GRUAJA ËSHTË ELEMENTI- STRUKTURA MË E FORTË BRENDA FAMILJES

# DITURIA ISLAME

NUMËR 275 | VITI 27 | QERSHOR 2013 | SHA'BAN 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

PA TË META ËSHTË LARTMADHËRIA E ATIJ QË ROBIN E VET E KALOI NË NJË PJESË TË NATËS PREJ MESXHIDI HARAMIT (PREJ QABES) GJER NË MESXHIDI AKSA (BEJTI MUKADDES)..

EL ISRA, 1



www.dituriaislame.net



# XHAMIA E ÇARSHISË NË RAHOVEC

E rindërtuar më 2006, ka një sipërfaqe më shumë se 600 m2. Xhamia ka hapësirë për 650 xhematlinj për falje të namazit, ndërsa me shfrytëzimin e bodrumit, deri në 1000 persona. Rindërtimi i xhamisë ka filluar në vitin 2002, me vullnetin dhe kontributin e xhematit. Ndërtimin e saj e ka ndihmuar Komiteti Saudit për Ndihmë Popullit të Kosovës nga Arabia Saudite (SJRC) me 150,000 €, nën mbikëqyrjen e BIK-së. Xhamia ka dy minare me lartësi 45 metra, ka një kube të madhe dhe 11 të vogla, ballkonin dhe bodrumin, në të cilin rregullisht vijojnë mësimbesimin më shumë se 500 nxënës. Kjo xhami vazhdon traditën e xhamisë së ndërtuar më 1608.





Në Tiranë, zhvilloi punimet Konferenca VI e Kryetarëve të Bashkësive Islame të Ballkanit (BIB), e organizuar nën kujdesin e Presidentit të Republikës së Shqipërisë, z. Bujar Nishani.Konferenca që për diskutim pati temën "Roli i Islamit dhe përfaqësuesve të fesë në zgjidhjen e problemeve sociale dhe shpirtërore", u organizua paraditen e 18 majit 2013. Qenë të pranishëm prijës dhe personalitete fetare e publike nga vendet e rajonit, përfaqësues të trupit diplomatik të akredituar në Tiranë si dhe të ftuar të tjerë. Në konferencë qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët.






DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www. dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Israja dhe Mi'raxhi



*Bota Islame më 5 qershor (26 rexheb) shënon një nga ndodhitë apo ngjarjet më të mëdha në historinë e ummetit islam, natën e madhe të Israsë dhe Mi'raxhit. Kjo ngjarje është regjistruar dhe mbetet një nga ndodhitë më të mëdha të historisë së Muhamed Mustafasë a.s.. Asnjë mysliman nuk dyshon as që vë në pyetje se Israja ka ndodhur në atë natë. Myslimanët këto ditë përjetojnë dhe vlerësojnë ditët dhe netët e këtyre muajve që dallojnë nga vlera e ditëve të muajve tjerë, pos atyre të muajit Shaban dhe Ramazan. Pra janë ditët e njërit nga tre muajt e mëdhenj apo të bekuar, të cilët Allahu i Madhëruar për të mirën e besimtarëve i bëri të bekuar. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate prej Mekës deri në Mesxhidul Aksa, Jerusalem) dhe Mi'raxh (ngjitje në shtresat e larta qiellore), përmendet si në Kur'an ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a.s. dhe në shenj respekti ndaj kësaj nate në fjalën e Allahut ndër kaptinat kuranore është edhe kaptina El-Isra, në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit). (El-Isra,1). Kurse Miraxhi në Kur'an përmendet vetëm si formë dëftimi në suren En-Nexhm. Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar(nga e vërteta) dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet. Që ka mendje precize dhe që u përqëndrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kutë) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha.*

*Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet. (En-Nexhm,1-18). Këto netë që festohen çdo vit në kohë të ndryshme, krahas përmasës fetare kanë edhe përmasa psikologjike dhe sociale. Po ta shohim çështjen nga pikëpamja fetare, edhe pse sipas disa dijetarëve në Kur'an nuk përmenden netët e mëdha, apo të mira të tjera përveç Natës së Kadrit, mund të themi se veprimtaritë që bëhen për shkak të këtyre netëve luajnë një funksion të rëndësishëm për sa i përket aspektit të ritualeve fetare dhe tradicionale.*

*Disa myslimanë këto net i festojnë duke marrë pjesë në programe dhe organizime që bëhen nëpër xhami anekënd Kosovës. Kurse disa të tjerë gjejnë mundësinë për të pasur së bashku me familjen një argëtim të vogël, duke bërë ëmbëlsira karakteristike të këtyre netëve në shtëpitë e tyre, ose duke i blerë ato të gatshme nëpër dyqane. Kjo natë për myslimanin bartë në vete mesazhe të fuqishme, ndër to është se Allahu xh. sh. , ia kumton (obligon) Pejgamberit a. s. faljen e pesë namazeve ditore, dhe përgëzimi për umetin (pasuesit) e Muhamedit a. s. se, përderisa ata nuk i bëjnë shirk – shok Allahut xh. sh. , do të jenë të falur.*

*Mr. Rexhep Suma*



# Gruaja është elementi- struktura më e fortë brenda familjes*

**Mr. Naim Tërnava (Myftiu i Kosovës)**

**Muhamedi a.s. në një hadith thotë:"Më i miri është ai që sillet më së miri ndaj grave, ato janë nënat e fëmijëve tanë".**

S'ka pikë dyshimi se i Madhi Zot e krijoi këtë gjithësi prej Jo në Po. Pra, ekzistencës i paraprіu mosekzistenca. Allahu krijoi Universin dhe gjithë ç'ka në të, në qiej, Tokë, ujë, çfarë shohim dhe kemi njohuri për të, dhe atë që mbetet jashtë kompetencës e mundësisë së arritjes njerëzore. Allahu xh.sh., me krijimin e Universit, përgatiti edhe kushtet e krijimit të njeriut të parë - Ademit a.s., Babës së njerëzimit, prej tij edhe Nënën e njerëzimit – Havanë, për t'i dhënë edhe më shumë domethënie e vlerë të merituar jetës mbi sipërfaqen e Tokës. Allahu xh. sh. Thotë: "Vetëm krijova njeriun në formën më të përsosur".

Nga ky ajet kuranor mësojmë se Allahu i dhuroi njeriut atribute, cilësi e veçori që nuk u dhuroi gjallesave të tjera, dhe kështu i besoi edhe mëkëmbësinë mbi sipërfaqen e Tokës. Atij i takoi përgjegjësia dhe udhëheqja e jetës individuale, familjare e shoqërore, ngase ai posedon mundësinë reale të organizimit të një rendi shoqëror, ku të respektoheshin të gjitha të drejtat e njeriut pavarësisht nga vendi, gjuha, besimi a ngjyra e njeriut.

Njeriu, si mashkulli ashtu edhe femra, u krijuan të lirë dhe duhet të jetojnë të lirë, me respekt të vazhdueshëm e të ndërsjellë në mes tyre. Allahu i krijoi njerëzit që të njihen e të respektohen në mes tyre.

Allahu xh. Sh. thotë: " O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat), e All-llahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El Hhuxhurat,13).

Allahu krijoi fise e kombe të ndryshme, që të njihen, respektohen e të çmohen në mes tyre, të gjithë njerëzit i krijoi të barabartë pa asnjë dallim, si për shpërblim ashtu edhe për ndëshkim. Ai thotë: "(Që në to shkruan) Se askush nuk e bart barrën e (mëkatit të) tjetrit. Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm ajo që ka punuar". (En-Nexhm,38-39).

Mund të theksoj se gruaja asnjëherë gjatë historisë njerëzore nuk mori vendin e merituar në raport me burrin, derisa erdhi Shpallja e fundit dedikuar njerëzimit mbarë përmes Muhamedit a.s., i cili proklamoi kondita e ligje të një sistemi të ri jetësor për mbarë njerëzimin. Në veçanti, një respekt i madh iu kushtua edhe femrës duke i dhënë të drejta të plota e të barabarta me burrin, deri atëherë të mohuara nga burrat, sistemet e ligjet e një shoqërie të paorganizuar e shkatërruese në raport edhe me gruan.

Ai u zgjua me një energji të paparë duke thirrur: "Pa dyshim, gruaja është e njëjtë, e ngjashme dhe e barabartë me burrin".

T'i hedhim një vështrim gjendjes së gruas para ardhjes së Muhamedit a.s. –para Shpalljes së fundit – Kur'anit.

Para ardhjes së Muhamedit a.s. dhe komunikimit të Shpalljes së fundit, në mbarë botën femra zotëronte shumë pak të drejta, pavarësisht se ku jetonte dhe çfarë sistemi e ligjesh ishte e detyruar t' nënshtrohej. Ishin pre e plotë e padrejtësive të burrave të tyre kudo që ndodheshin. Ajo shitej dhe blihej si mall tregtar; ajo detyrohej të martohej pa dashurinë e saj, ajo linte trashëgim por nuk trashëgonte

asgjë, ishte pronë e të tjerëve dhe vetë nuk zotëronte asgjë.

Para se të flasim për dhunën në familje, po sjellim disa të dhëna mbi gjendjen dhe pozitën e gruas në botë.

Në Indinë e vjetër gruaja nuk kishte të drejtën e martesës, të trashëgimisë dhe asnjë të drejtë në fushat e tjera; duke u nisur nga konsiderata për prirje të këqija, për karakter të dobët dhe moral të shëmtuar, ajo përshkruhej si një krijesë më e keqe se cikloni, se vdekja, helmi e gjarpri.

Në Iran martesa me motrën ishte e lejuar, madje një gjë e tillë edhe nxitej.

Në Kinën e vjetër gruaja nuk trajtohej si njeri, madje as emër s'i vihej; gruaja thirrej me numra si njëshi, dyshi, treshi e kështu me radhë, djemtë konsideroheshin të drejtë e vajzat jo.

Edhe në Angli e Evropë gjendja ishte e njëjtë, shumë tubime ishin mbajtur në mesjetë që të arrihej në të vërtetën për gruan, nëse ajo i përket gjinisë njerëzore apo është diçka tjetër. Në mes shekujve V-XI, burrat mund t'i shisnin gratë; gruaja vazhdimisht ishte vështruar si "djall". Ajo as që mund ta prekte Ungjillin, një situatë kjo që zgjati deri në kohën e sunduesit Henrikut VIII (1509-1547), kur edhe grave iu dha mundësia që të lexonin Ungjillin. Në Romën dhe Greqinë e vjetër gruaja konsiderohej si një mall i shkëmbyeshëm, i cili duhej të kalonte prej dore në dorë. Romakët argëtoheshin nga zbulime torturash të femrës;dhe pse ajo nuk kishte bërë asnjë krim, torturat ndaj saj ishin prej më të ndryshmeve, si: derdhja e katranit të valë në trup, lidhja e këmbëve për kuaj dhe detyrimi i tyre ta tërhiqnin në kahe të ndryshme e në këtë mënyrë të çahej përgjysmë e gjora, djegia e tyre në zjarr për së gjalli etj.. (Të gjitha këto të dhëna i gjejmë në Enciklopedinë e shekullit XX).

Në Gadishullin Arabik në kohën e injorancës zotëronte e njëjta situatë, ndoshta edhe më e dhimbshme në raport me gruan. Para Muhamedit a.s. - Shpalljes së fundit, gruaja trajtohej plotësisht si mjet i plotësimit të epsheve të burrit, ajo ishte e privuar nga të gjitha të drejtat. Nga pikëpamja materialiste konsiderohej si barrë, nga ajo shpirtërore si shkak turpi e poshtërimi, ligjet e asaj kohe në këtë pjesë të botës vajzën e varrosnin të gjallë. Këtë e argumenton edhe Kur'ani: "Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura të gjalla, për çfarë mëkati ato janë mbytur". (Et-Tekvir,8-9)

Islami si sistem fetar në strukturën e ligjeve të tij, femrën e ka sistematizuar në të gjitha format, qoftë ajo vajzë e vogël, jetime, vajzë e re, grua e re, grua plakë, e shkurorëzuar, grua e ve, nënë, motër - duke e bërë femrën element kyç të shoqërisë për t'i dhënë vlerën, rëndësinë, autoritetin, kufizimet dhe përgjegjësitë.

Islami i ka kushtuar femrës dhe rolit të saj në shoqëri një kujdes e rëndësi të madhe, që i siguronin respektin, krenarinë dhe pozitë të



lartë në shoqëri. Prej një pozite të nëpërkëmbur, të përbuzur e të urryer, prej një gruaje e cila konsiderohej plaçkë tregu, e cila kishte humbur shpresën e një trajtimi njerëzor, e jo më të rolit në shoqëri. Muhamedi a . s. zgjohet me një energji të paparë ndonjëherë në raport me femrën- gratë, për t'u dhënë vendin e merituar në shoqëri, duke i ngritur ato në pozitën e barabartë me mashkullin, atë pozitë që garanton edhe Kur'ani. Allahu thotë në shenjë të mashkullit dhe femrës: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në Botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre". (En-Nahl, 97).

Islami garanton se kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull a femër, do të shpërblehen për angazhimet dhe punët e tyre në këtë dhe në Botën tjetër. Islami na bën me dije se Allahu nuk humb mundin e askujt prej nesh, qoftë burrë apo grua. Burrat dhe gratë janë të barabartë në çdo obligim që ka urdhëruar Allahu xh. sh., me përjashtim të atyre rasteve që janë specifike për femrat. Allahu xh.sh. thotë: "Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër. . . ". (Ali Imran,195).

Islami urdhëron për dashuri e respekt ndaj gruas, e jo dhunë, urrejtje, sharje, çfarëdolloj qofshin ato. Mirësjellja me gra është urtësi e urdhëruar nga i Madhi Zot. Ai në Kur'anin famëlartë, para 14 shekujsh, në shenjë respekti, nderimi e dashurie në mes gruas dhe burrit, thotë:



"Dhe nga faktet e (madhërisë së) Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë". (Er-Rrum,21). Edhe Muhamedi a.s. në një hadith thotë:"Më i miri është ai që sillet më së miri ndaj grave, ato janë nënat e fëmijëve tanë".

Nga ky ajet kuranor mësojmë se gruaja është krijesa tek e cila burri gjen prehjen e tij; përmes kësaj prehjeje reflektohet mëshira dhe urtësia e të Madhit Zot që ka krijuar në mes çiftit bashkëshortor. Prandaj gratë meritojnë një respekt të veçantë, edhe nga fakti se ato, për nga numri, janë gjysma e njerëzimit, por edhe gjysmën tjetër e kanë lindur ato.

Femrën e shohim si krijesën më të çmuar, të dëlirë, por në të njëjtën kohë edhe më të përvuajtur. Gruaja (nëna), pavarësisht nga vështirësitë e shumta që mban mbi supe, në vazhdimësi përkujdeset për fëmijët, burrin, shtëpinë. Rëndësinë e saj e shohim në çdo aspekt të jetës, ajo është edhe shkaku pse jemi këtu ku jemi, është me ne dhe pranë nesh që nga momenti kur jemi në brendinë e saj (në mitrën e saj), në çastin e lindjes, gjatë kohës së fëmijërisë, kur ajo me netë të tëra mbetet pa gjumë. Nëna është ajo që na mëson edhe rrjedhën e jetës, dhe gjatë gjithë rrugëtimit janë këshillat e saj që na bëjnë t'i japim domethënie jetës.

Gruaja është elementi, struktura më e fortë brenda familjes, nëna-gruaja është ajo që gatuan një komb. Në këndvështrimin e Islamit ajo është aq e shenjtë, saqë Pejgamberi na thotë: "Xheneti është nën këmbët e nënës". Përpjekja për t'i dhënë asaj ndonjë vend a trajtim tjetër, është ta vulgarizosh atë. Ajo është edhe një heroinë dhembshurie, ajo dridhet mbi kokën e fëmijëve të saj, me ndjenjën e madhe të dhembshurisë që i ka falur Allahu xh. sh..

Megjithatë, gruaja është ajo që ka vuajtur dhe vuan së tepërmi nga trajtimi jo i drejtë i saj në shoqëri të ndryshme. Asaj, frika nga më e keqja i kufizon rrugën, kahun e jetës, kohën, drejtimin nga ecën ajo gjithherë me frikën e ushtrimit të dhunës edhe jashtë shtëpie, nga njerëzit e parrugë.

Nëpër luftëra të shumta e trazira, ajo keqtrajtohet pa farë mëshire, të shumtën e rasteve është viktimë e të tjerëve, dhe gruaja përjeton më të keqen, këtë e kemi përjetuar edhe ne në luftën e fundit në Kosovë.

Allahu xh. sh. e nderoi tërë gjininë femërore përmes Merjemes - nënës së Isait, kur edhe një nga kaptinat e Kura'nit e quajti "Kaptina Merjem", dhe kaptinën tjetër "Kaptina e grave". E kjo i shton edhe më dhe i ngre pozitën dhe rolin femrës në shoqërinë njerëzore, gjithnjë duke respektuar fjalët e Allahut dhe thëniet e Muhamedit a.s..

Islami i njeh dhe kujdeset për dallimet natyrore në mes tyre, duke respektuar specifikat e burrit e gruas dhe duke u dhënë vendin e merituar. Femra, sipas Islamit, ka të drejtën e arsimimit, të drejta civile, sociale, politike, ekonomike, kulturore etj., gjithnjë duke respektuar rolin që ajo mund ta ketë në shoqëri, dhe dhënien e kontributit në çdo pore të jetës.

Pavarësisht nga arritjet njerëzore në të gjitha fushat shkencore, nga arsimimi shumë i madh në krahasim me të kaluarën, prapëseprapë dhuna ndaj gruas brenda në familje dhe jashtë saj, mbetet shumë shqetësuese dhe alarmante për shoqëritë njerëzore, pavarësisht se ku jeton ajo, dhe çfarë besimi i takon. Të dhënat janë alarmante dhe shqetësues nëpër tërë botën. Burri, pa pikë mëshire, përdor fuqinë fizike, verbale, psikologjike, emocionale, ekonomike, shpirtërore etj., për të ushtruar dhunë ndaj gruas.

Unë, gjatë fjalës sime, përdora edhe ajete kuranore dhe hadithe të Muhamedit a.s., por shtrohet pyetja çfarë është gjendja e femrës sot edhe në shtetet islame. Unë them se në disa shtete të drejtat e femrës-gruas shkelen pa mëshirë, atyre u është nëpërkëmbur dinjiteti, ato gra jetojnë në errësirat e mashtrimit.

Ato nuk trajtohen sipas porosive të Allahut xh. sh. dhe porosive të Muhamedit a.s.. Ato nga dhuna e ushtruar mbi to, pranojnë çdo gjë që kërkohet prej tyre, pa pasur mundësinë që ta thonë atë që i mundon në shpirt. Një pjesë e grave nëpër vendet islame vuajnë edhe nga traditat dhe zakonet e tyre, të cilat, edhe pse bien ndesh me parimet islame, mundohen t'ia mbështesin fesë.

Edhe në shoqëritë evropiane, amerikane e të gjithë botës, sot kur u referohemi vlerave kulturore e qytetëruese njerëzore, në shumë konventa ndërkombëtare, të cilat i garantojnë femrës të drejtat e saj, megjithatë ato nuk respektohen. Jemi dëshmitarë se ndaj gruas ushtrohen padrejtësi të shumta dhe dhunë e vazhdueshme.

Muhamedi a.s., për të tillët, thotë:"Nuk i nderon gratë veçse një fisnik, dhe nuk i keqtrajton vetçse një i lig".

Dhunë ndaj grave ushtron vetëm i ligu, të cilit i mungon edukata, dhe tek i cili nuk ka zënë vend sa duhet Fjala e Zotit. Fatkeqësisht, dhuna ndaj femrave - grave është e shumtë dhe llojesh të ndryshme. Nuk guxojmë të kuptojmë me termin dhunë në familje vetëm çuarjen dorë mbi gruan, por dhuna është e natyrave të ndryshme, nga ata që mendojnë se problemet zgjidhen me dhunë.

Të flasim pak për shoqërinë kosovare dhe dhunën e ushtruar ndaj gruas. Dhuna është e llojit ekonomik, social., shpirtëror, moral, psikologjik, që manifestohen përmes kërcënimeve verbale dhe atyre fizike.

Hasim edhe në dhunë tejet banale: gruaja kërcënohet me shkurorëzim nëse nuk i lind djalë, vërtet një injorancë kjo e pa shembullt, e raste të tilla ka pasur dhe ka ende edhe sot, fatkeqësisht. Sharjet e vazhdueshme dhe kërcënimet për shkurorëzim, rrahja e fëmijëve, që shkakton trauma shumë të mëdha në aspektin psikologjik, një dhunë e cila nuk mund të justifikohet në asnjë mënyrë, duke menduar se kjo është rruga e zgjidhjes së problemeve e zënkave, të cilat kanë rezultuar shumë herë edhe me shuarje jete, dëmtime të shumta trupi etj..

Burri ushtron dhunë mbi gruan edhe kur është i dehur, nën presionin e përdorimit të substancave narkotike, të cilat përfundojnë tragjikisht.

Shtrohet pyetja: Ç'duhet bërë? Duhet të jemi spektatorë pasivë apo të veprojmë që së paku ta zbusim këtë dukuri të shëmtuar, e cila, fatkeqësisht, është e pranishme edhe në shoqërinë tonë kosovare tek të gjitha kategoritë e njerëzve, në qytet e fshat.

Bashkësia Islame, përmes 800 imamëve të saj, së paku për çdo të premte, përmes ligjëratave nëpër xhami, mundohet t'i udhëzojë besimtarët drejt e mirë, që ata të largohen nga çdo vepër e shëmtuar dhe e ligë, dhe të përqafojnë edhe më shumë mësimet e Kur'anit dhe hadithit, që ata të jenë njerëz të mirë dhe të kontribuojnë edhe më shumë për të ardhmen e vendit tonë. Po kjo nuk mjafton: Në pamundësi që të kontaktojmë me masën për çdo ditë, përmes mjeteve elektronike dhe të shkruara, rezultatet mbeten të zbehta. Duhet ta dimë të gjithë se, pa një edukim shpirtëror, nuk luftohen dukuritë negative në shoqëri. Duhet një bashkëpunim edhe më i madh në mes institucioneve të vendit me bashkësitë fetare, në mënyrë që të luftojmë dhunën në familje, dhunën ndaj grave, dhunën e prindërve ndaj fëmijëve, dhunën e fëmijëve ndaj prindërve, vetëvrasjen si dukuria e shëmtuar me e madhe pas luftës në Kosovë, vëllavrasjet, përdorimin e substancave narkotike, prostitucionin, përdorimin e alkoolit etj..

Asnjëherë nuk do të arrijmë rezultate të prekshme nëse u qasemi këtyre problemeve brenda shoqërisë sonë njëanshmërisht, për të pasur rezultate duhen bashkërenduar punët.

-Nuk luftohet dhuna në familje duke e mbajtur atë sekret; dhuna duhet denoncuar nga kushdo qoftë, e jo të pritet kjo vetëm nga viktima.

-Duhet rritur lufta kundër abuzuesve.

-Nuk duhen minimizuar ankesat e viktimës.

-Nga frika se po shkatërron folenë familjare dhe po i humb fëmijët, gruaja fsheh abuzimet, ajo pranon nënçmimin, rrahjen edhe fizike, nga ndjenja e dhembshurisë ndaj fëmijëve.

-Duhet nxjerrë dhuna nga gjiri i familjes ku është strukur.

-Dhuna të shumtën e rasteve është mbërthyer nga kodi i heshtjes.

-Dhuna në familje nuk duhet të jetë çështje e izoluar, po një sfidë me të cilën duhet të përballemi për ta zhdukur ose pakësuar në shoqërinë tonë.

Muhamedi a.s. shpeshherë ua kujtonte shokëve të vet thënien: "Siç keni ju të drejta mbi gratë, edhe ato kanë të drejta mbi ju".

Islami e ka shpëtuar gruan nga ferri i poshtërimit dhe nga nënshtrimi i plotë ndaj burrave, dhe e ka ngritur në shkallën më të lartë të feminitetit të ndershëm dhe të respektuar.

Roli i gruas, sipas Islamit, nuk është thjesht qëndrimi i saj në shtëpi dhe përkujdesja për fëmijët e shtëpinë, edhe pse ky është prej obligimeve prioritare. Ajo është edukatore dhe mësuese e brezit të ri. Ajo jep kontributin e saj në të gjitha poret e jetës.

Gruaja e pastër, që ka frikë Allahun, është konstruktive, produktive, syçelur, e ditur, e edukuar dhe e sjellshme. Ajo i kupton plotësisht detyrat ndaj Allahut, ndaj vetvetes, prindërve bashkëshortit fëmijëve e shoqërisë mbarë.

Me bashkëshortin ajo duhet të jetë grua ideale, inteligjente, e respektuar, tolerante dhe e dashur, e gatshme për ta nderuar atë dhe familjen e tij. Ajo mbush zemrën e tij me lumturi, paqe dhe qetësi.

Gruaja do të ishte e kënaqur sikur të gëzonte të gjitha të drejtat dhe dhuntitë që ia ka falur Zoti xh. sh..

* Fjala e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në tryezën e rrumbullakët "Roli i Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore", bashkorganizuar nga UNFPA- misioni në Kosovë dhe Kryesia e BIK-së, më 8 maj 2013 në Prishtinë

# Kuptimi dhe rëndësia e Natës së Miraxhit

**Dr. Hatixhe Ahmedi**

**Kjo edhe njëherë është dëshmi se Pejgamberi a.s., kur u ngjit në lartësi, pasoi pastrimi i shpirtit dhe i zemrës, në mënyrë që të përballonte takimin me Allahun, Ai Që i mundësoi të jetë në shkallën më të lartë të moralit, dhe të takohet në formën më të përkryer. Prandaj Miraxhi i Pejgamberit a.s. është njëkohësisht pastrim dhe ngritje edhe për popullin e tij, pra për Ymetin. Miraxhi nënkupton edhe namazin, pra afrimin tonë tek Allahu Fuqiplotë, dhunti e cila u urdhërua pikërisht në këtë natë.**

Në gjuhën arabe fjala "miraxh" nënkupton shkallë, ose të ngjitesh lart, të lartësohesh, të hipësh në lartësi, ndërsa në Islam kjo fjalë përfshin: ngritjen e Pejgamberit a.s. në lartësi të qiejve dhe pritjen e tij tek Madhëria e Allahut xh.sh.. Nata e Miraxhit, sipas shumicës së dijetarëve ka ndodhur më 26 Rexheb, kur Pejgamberi a.s., me ftesën e Allahut të Madhëruar dhe në shoqërim të Xhebrailit a.s., u ngrit nga Mesxhidi Harami (Qabeja) deri në Mesxhidi Aksa (Kuds – Jerusalem), dhe prej aty u ngrit në qiell, në lartësitë e mëdha qiellore, u ngrit deri tek Madhëria e Allahut xh.sh..Miraxhi është një ngritje, një spastrim i qartë i robit nga të gjitha ndjenjat e ulëta, nga ndjenjat dhe emocionet njerëzore duke arritur në shkallën më të lartë të devotshmërisë.Resulullahu, gjatë asaj nate, vizitoi vende të pakufishme në horizontin e lartë, kjo ishte edhe një dëshmi për njerëzimin se ai ishte i Dërguar i Allahut Fuqiplotë, i Cili arrin që brenda një nate t'ia publikojë fshehtësitë dhe bukuritë e Tij. Sipas transmetimeve thuhet se Resulullahut një natë, gjersa ishte në Qabe në vendin e quajtur Hixhr dhe Hatim, ndërsa sipas disa transmetimeve të tjera - gjersa ishte duke fjetur, ose në gjendje gjysmëfjetur e gjysmëzgjuar, i erdhi Xhebraili a.s. dhe ia hapi gjoksin, dhe, pasi ia lau me ujë Zemzemi, ia mbushi brendinë e tij me iman (besim) dhe me hikmet (urtësi) e e mbylli atë. Pra Pejgamberi a.s. udhëtoi nga Mesxhidi Harami (Qabeja) deri në Mesxhidi Aksa (Kuds – Jerusalem) dhe prej aty u ngrit në qiej, ku e pa Xhennetin dhe Xhehennemin. Ai në atë rast u bart nga një shtazë më e vogël se kali e më e madhe se gomari, që ishte e shpejtë dhe fluturonte si vetëtima, ndërsa depërtonte si bubullima, dhe atë e hodhi në pikën më të lartë që arriti të shkelë, kjo ishte një kafshë bartëse e Xhennetit, e cila quhej Burak. Në të gjitha katet qiellore Resulullahu u takua me të gjithë pejgamberët duke filluar nga Ademi (babai i njerëzimit), për të vazhduar Isa a.s., Jusufi a.s., Idrisi a.s., Haruni a.s. dhe Musa a.s., e më në fund për t'u takuar me pejgamberin Ibrahim a.s., i cili gjendej në qiellin e shtatë në Bejtul Ma'mur. Kur erdhi në Sidretul Munteha, vendi ku dëgjohen fëshfërimat e lapsave me të cilët shkruajnë melaiket, për të dalë pastaj para Madhërisë së Allahut. Pas kësaj Allahu i Madhëruar ia bëri farz faljen e 50 kohëve të namazit, dhe ai, duke u kthyer, i tregoi Musait a.s. se Allahu ia kishte bërë farz 50 kohë namaz, kurse Musa a.s. i tha se popullit të tij (Ymetit) do t'i vinte rëndë t'i falin nga 50 kohë namaz në ditë, dhe e porositi të kthehej dhe ta luste Allahun që ato t'i lehtësonte. Kur namazi arriti nga 50 kohë në 5 kohë në ditë, kjo erdhi falë lutjes së Pejgamberit a.s. para Madhërisë së Allahut xh.sh. dhe sipas porosisë së Musait a.s. i cili e njihte mirë njerëzimin meqë kishte qenë i dërguar tek Beni-Israilët. Në historinë islame ky dialog paraqet rëndësi të veçantë. Më pas Resulullahu zbriti në Mesxhidi Aksa, aty e prisnin të gjithë pejgamberët, të cilët i uruan mirëseardhje dhe i uruan Miraxhin. Në atë rast Pejgamberi a.s. u doli imam të gjithë pejgamberëve të tjerë dhe u fali dy rekate namaz e ua lexoi një ligjëratë (hutbe). Pastaj,



së bashku më Xhebrailin a.s., me mundësi (imkan) dhe me prani (vuxhub) (vendi ku përfundon gjithësia), shkuan në Sidretul Munteha. Pejgamberi a.s. aty pa duke rrjedhur katër lumenj, dy të fshehur e dy të hapur - lumi Nil dhe lumi Eufrat. Pastaj vizitoi vendin të cilin çdo ditë vijnë dhe e vizitojnë, luten nga shtatëdhjetë mijë melaike. Këtu çdo ditë vijnë në vizitë nga shtatëdhjetë mijë melaike të reja.

**Obligimi i faljes së namazit**

Një nga ngjarjet më të rëndësishme në ndodhinë e Natës së Israsë dhe të Miraxhit, që paraqet rëndësi të veçantë për myslimanët, është obligimi i faljes së namazit. Pra, Miraxhi ndahet në dy kahje: ajo horizontale - udhëtimi me Burak së bashku me Xhebrailin a.s. nga Mesxhidi Harami (Qabeja) deri në Kuds (Jerusalem) dhe vertikale - ngjitja nga Mesxhidi Aksaja për në hapësirat e larta e të pafundme qiellore dhe deri tek takimi me Allahun e Madhëruar. Ky udhëtim, në Kur'an në fillim të sures Isra përshkruhet kështu: "I pastër është Allahu që i mundësoi robit të Vet Muhammedit që brenda një nate të udhëtojë nga Mesxhidi Harami deri në Mesxhidi Aksa, rrethinën e së cilës e kemi bekuar, në mënyrë që t'jua tregojmë disa nga argumentet tona. Vërtet Allahu është Ai që dëgjon dhe sheh çdo gjë"! (El Isra, 1) Pra, pjesa e parë e rrugëtimit quhet Isra – udhëtim natën, ndërsa pjesa e dytë Miraxh – ngjitje drejt hapësirave qiellore, pra që ka kuptimin se Pejgamberi a.s. është ngritur në qiej dhe ka arritur të takohet me Allahun xh.sh..

Nata e Miraxhit, që për ne njerëzit është nata e arritjes dhe ngjitjes drejt mëshirës (rahmeh) që shpie në obligimin e faljes së pesë kohëve të namazit dhe, më vonë, këto të jenë motiv për përfitimin e kënaqësisë së Allahut (riza).

Kjo edhe njëherë është dëshmi se Pejgamberi a.s., kur u ngjit në lartësi, pasoi pastrimi i shpirtit dhe i zemrës, në mënyrë që të përballonte takimin me Allahun, Ai Që i mundësoi të jetë në shkallën më të lartë të moralit, dhe të takohet në formën më të përkryer. Prandaj Miraxhi i Pejgamberit a.s. është njëkohësisht pastrim dhe ngritje edhe për popullin e tij, pra për Ymetin. Miraxhi nënkupton edhe namazin, pra afrimin tonë tek Allahu Fuqiplotë, dhunti e cila u urdhërua pikërisht në këtë natë.

Miraxhi paraqet rëndësinë gjithashtu sepse paraqet rrugëtimin që do ta shpjerë zemra dhe shpirti i atij njeriu me faljen e namazit, d.m.th. paraqet lidhmërinë e tij me të padukshmen, me botën qiellore, rrugëtim që secili njeri do ta praktikojë më pastaj pesë herë në ditë. Kjo është nata që na obligon të afrohemi me lutje më të shumta, sepse Pejgamberi a.s. na e paraqiti si një natë kur Allahu nuk refuzon lutjen e myslimanëve. Prandaj le të jenë të ngritura më shumë se çdoherë duart tona gjatë kësaj nate të bekuar.

Kjo natë gjithashtu paraqet edhe një herë përfaqësimin e Ymetit – neve popullit nga ana e Pejgamberit a.s. tek Allahu xh.sh.. Pra, ky takim ndodhi pikërisht në natën e 26 të muajit Rexheb, sipas kalendarit Hixhri, kur njeriu u avancua dhe u veçua nga të gjitha krijesat e tjera me anë të namazit, sepse Allahu i dha mundësinë e falënderimit ndaj Qenies së Tij të Lartë. Namazi paraqet pastrimin e botës së brendshme të njeriut, e pastrimi i botës së tij të brendshme paraqet ose dërgon drejt krijimit të një bote të pastër me ndërgjegje dhe shpirt të lartë.

# Israja dhe Miraxhi

**Mr. Fitim Gashi**

**Israja dhe Miraxhi ishin një rast dhe provim i mirë për t'i pastruar radhët e myslimanëve nga të gjithë ata që ishin të luhatshëm, dhe për të forcuar edhe më shumë bindjen e pasuesve të sinqertë të Muhamedit a.s..**

Njëra nga ngjarjet më madhështore në historinë e njerëzimit, e cila u realizua në një mënyrë të jashtëzakonshme, vetëm për të Dërguarin e fundit të Allahut - Muhamedin a.s., e të cilën myslimanët e përkujtojnë shekuj me radhë, është nata e Israsë dhe Miraxhit. Në këtë natë, i Dërguari i Allahut u ftua nga ana e Krijuesit të Tij prej Mekës në Kuds, e prej atje për t'u takuar me Të në hapësirat e larta qiellore, i pritur dhe i mirëseardhur me respektin dhe nderimet më të larta, për të parë vetë me sytë e tij tërë atë që ka krijuar Allahu Fuqiplotë, dhe për t'u bindur në fitoren përfundimtare të Islamit dhe ardhmërinë e tij të ndritshme. Allahu i Lartësuar përmend këtë ndodhi në Kur'anin fisnik, ku thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij Që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'i treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit). (El Isra, 1). Po ashtu, lidhur me Miraxhin i Lartëmadhërishmi në suren En-Nexhm thotë: "Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kute) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që i shpalli. Zemra nuk e mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Pranë së cilës është xhenetul Me'va (kopsht strehimi). Atëherë kur Sidrën e mbuloi ç'e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi), vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet". . (En-Nexhm,7-18). S'ka dyshim se Israja dhe Miraxhi janë nga mrekullitë më të dalluara të Muhamedit a.s., që ngacmojnë logjikën e njeriut të shëndoshë për të medituar më shumë rreth Krijuesit dhe Fuqisë së Tij të pakufishme, ndërkaq për besimtarin përbëjnë stimulim për forcimin e besimit dhe ngritjen e shkallës së vetëdijes së tij fetare.

**Kuptimi i Israsë dhe Miraxhit**

Isra është udhëtimi tokësor, brenda natës, të cilin ia mundësoi Allahu të dërguarit të Tij, Muhamedit a.s., prej Meke në Kuds, prej Mesxhidul Haramit (Qabesë) deri në Mesxhidul Aksa (Palestinë). Ndërkaq, Miraxh është udhëtimi prej Toke në qiell, prej Kudsit në qiejt e lartë, deri në atë horizont qiellor, ku nuk ka arritur asnjë njeri, deri në Sidretu-l-Munteha, thellësi qiellore për të cilat di vetëm Allahu Fuqiplotë.

**Koha dhe arsyet e ndodhjes së Israsë dhe Miraxhit**

Dhjetë vjet pas Shpalljes, në një nga periudhat më të vështira të pejgamberisë së Muhamedit a.s., kur torturat, maltretimet dhe persekutimet ndaj tij dhe pasuesve të tij kishin arritur kulmin, kur pengohej falja në Qabe, pengohej kumtimi i fesë hapur: Kur Pejgamberi a.s. u detyrua t'i dërgonte disa pasues të tij në Habeshe (Etiopi) për shkak se në Mekë gjendja sa vinte e rëndohej më shumë. Kur atij i vdiqën xhaxhai-Ebu Talibi dhe bashkëshortja-Hatixheja, njerëzit e përkrahnin



më së shumi. Kur i Dërguari i Allahut u përgatit dhe shkoi në Taif me shpresën se atje do të gjente përkrahje, po pësoi edhe më keq. Pas të gjitha këtyre ngjarjeve, në atë gjendje, Allahu Fuqiplotë ia mundësoi atë udhëtim të dërguarit të Tij dhe e mori atë në fqinjësi të Tij, që të bëhej ngushëllim dhe relaksim për të nga ajo që kishte përjetuar, të bëhej kompensim për atë që u maltretua, dhe t'ia bënte me dije se, nëse e kishin braktisur njerëzit në tokë, ta dinte se atë e mbështesnin ata që janë në qiell, nëse do ta refuzonin njerëzit. Allahu i uroi mirëseardhje, pejgamberët e tjerë e ndoqën dhe e morën për imam të tyre[1]. Ai udhëtim qe një kompensim, nderim dhe mbështetje e fuqishme nga ana e Allahut xh. sh. për të dërguarin e Tij. Po ashtu, ai udhëtim ishte edhe përgatitje për të dërguarin e Allahut për periudhën e ardhshme, atë të shtetndërtimit në Medinë. Kjo, ngase i dërguari i Allahut pas një kohe do të bënte hixhretin, e periudha pas hixhretit do të ishte xhihadi dhe rezistenca e armatosur, sepse i dërguari i Allahut do të ballafaqohej me të gjithë arabët të cilët do ta pengonin dhe sulmonin bashkërisht, si dhe do të hapeshin fronte të shumta kundër thirrjes së tij botërore.

**Përshkrimi i Israsë dhe Miraxhit**

Në bazë të transmetimeve, kjo ndodhi përshkruhet në këtë mënyrë: Pasi iu pastrua zemra në Mekë, i dërguari i Allahut, në përcjellje të Xhibrilit, u nis me Burakun (mjet udhëtimi) për në Bejtul Makdis-Palestinë. Pas arritjes atje, e lidhi Burakun për hallkën e derës së xhamisë dhe aty fali namaz bashkë me pejgamberët e tjerë, duke qenë imam i tyre. Sipas disa dijetarëve këtë namaz Muhamedi a.s. e kishte falur bashkë me pejgamberët pasi kishte zbritur prej Miraxhi. Pastaj, së bashku me Xhibrilin, u nis për në horizontet e larta qiellore, dhe në qiell u takua me pejgamberët e mëparshëm, të cilët e përshëndetën dhe i uruan mirëseardhje dhe rikonfirmuan besimin në pejgamberinë e tij. Ai u takua me: Ademin a.s., Jahjanë a.s., Isain a.s., Jusufin a.s., Idrisin a.s., Harunin a.s., Musain a.s., dhe në qiellin e shtatë u takua me Ibrahimin a.s. dhe pastaj u ngrit në horizontet e tjera të Allahut deri në pikën më të lartë - Sidretu-l-Munteha, për të cilën di vetëm Allahu Fuqiplotë. Në Miraxh, Muhamedi a.s. ka kontaktuar me Allahun e Lartësuar pa ndërmjetësues. Aty u bë farz namazi pesë kohë. Aty Muhamedi a.s. ka parë Xhenetin dhe Xhehenemin si dhe banorët e tyre, aty iu treguan disa forma të dënimit të mëkatarëve, si p.sh.: Ngrënësit e pasurive të jetimëve-bonjakëve i pa me buzë si turinj devesh, të cilët përtypnin kafshata të zjarrit të Xhehenemit dhe gurë të skuqur, që gulfonin nga shpinat e tyre. I pa shfrytëzuesit e kamatës me barqe tejet të mëdha, që nuk mund të lëviznin vendi. Po ashtu i ka parë laviret tek mbanin në dorë mish të mirë e të pastër dhe mish të qelbur, ato hanin mishin e qelbur dhe e linin të mirin, etj..[2]

**Mësimet dhe porositë nga Israja dhe Miraxhi**

Sigurisht, mësimet dhe porositë nga kjo ngjarje madhështore janë të shumta, ndër to:

**1. Durimi-qëndrueshmëria**

Myslimani duhet të jetë gjithherë durimtar e i qëndrueshëm, dhe në asnjë mënyrë e rrethanë nuk duhet të ketë vend për dëshpërim dhe pesimizëm në zemrën e tij, sepse ndihma dhe mbrojtja e Allahut është e pakontestueshme për besimtarët e drejtë dhe të sinqertë. Israja dhe Miraxhi erdhën në formë respekti dhe nderimi për Muhamedin a.s. e po ashtu si konfirmim

për qëndrueshmërinë dhe misionin e tij. Kjo ndodhi erdhi pas disa ngjarjeve që i ndodhën Muhamedit a.s. . Kur i vdiq xhaxhai, i cili, edhe pse nuk e besoi, e mbronte në çdo rrethanë, kur i vdiq gruaja e tij fisnike, e cila i besoi e para dhe i dha përkrahje të madhe shpirtërore; kur u prit shumë brutalisht në Taif nga popullata e vendit dhe u persekutua, po megjithatë duroi dhe ishte shumë i qëndrueshëm në fenë e Allahut. Pas të gjithave, erdhën Israja dhe Miraxhi, për të treguar se Allahu i Lartësuar nuk e kishte lëshuar prej dore, ai nuk kishte pse të brengosej, sepse me të ishte Allahu, dhe për këtë e nderoi me ngritjen e tij në sferat e larta qiellore, bile atje ku nuk kishte shkuar as meleku më i dalluar-Xhibrili. Për këtë arsye, çdo besimtar që ecën gjurmëve të Muhamedit a.s. dhe punon për këtë fe me sinqeritet, duhet të ketë durim dhe ta dijë se Allahu është në anën e tij.

**2. Pastrimi i radhëve të myslimanëve**

Pejgamberi a.s. ishte në prag të një periudhe të re, periudhës së hixhretit dhe asaj të shtetndërtimit në Medinë. Allahu i Lartësuar dëshironte që themelet e para të asaj periudhe të fillonin në baza të shëndosha dhe të forta. Israja dhe Miraxhi ishin një rast dhe provim i mirë për t'i pastruar radhët e myslimanëve nga të gjithë ata që ishin të luhatshëm, dhe për të forcuar edhe më shumë bindjen e pasuesve të sinqertë të Muhamedit a.s..

**3. Besimi i vërtetë**

Nga rasti i shokut më të afërt të Muhamedit a.s., Ebu Bekrit, e kuptojmë më së miri se si duhet të jetë besimtari i vërtetë, praktikisht mësojmë se besimtar i vërtetë është ai që I nënshtrohet plotësisht Allahut të Lartësuar dhe zbaton me përpikëri tërë atë për se Allahu dhe i dërguari i Tij e urdhërojnë.

Besimtari i vërtetë nuk bën të jetë i luhatshëm dhe as të ketë ndonjë dilemë për të vërtetat islame, veçse duhet të jetë i bindur plotësisht, ashtu siç ishte Ebu Bekri r.a., i cili, kur mori vesh nga pabesimtarët për Isranë dhe Miraxhin, nuk dyshoi aspak, por tha: Nëse këtë e ka thënë i dërguari i Allahut, atëherë e ka thënë të vërtetën.

**4. Rëndësia e namazit**

Namazi është një prej shtyllave më të rëndësishme të Islamit. Rëndësia e tij kuptohet edhe nga vetë vendi dhe rrethanat ku është bërë obligim. Përderisa të gjitha obligimet e tjera fetare janë bërë obligim në Tokë, namazi është i vetmi obligim dhe adhurim i cili është bërë farz në qiell, gjegjësisht natën e Miraxhit, dhe me të drejtë namazi quhet "Miraxh i besimtarit". Çdo besimtar përpiqet ta ripërtërijë Miraxhin, ngritjen e tij shpirtërore, që në fakt është rilindja e tij shpirtërore. Dhe ashtu sikur Muhamedi a.s. në miraxh kontaktoi me Allahun e Lartësuar, po ashtu edhe çdo besimtar në namaz kontakton me Allahun dhe ngrihet mbi këtë botë materiale në botën e afërt të Allahut. Për këtë arsye myslimanët duhet t'i kushtojnë kujdes maksimal namazit dhe nuk duhet ta lënë pas dore në asnjë mënyrë.

**5. Kalimi i udhëheqjes te Muhamedi a.s.**

Vetë namazi i të dërguarit të Allahut në Bejtul-Makdis, imam i të dërguarve të tjerë, ka domethënien dhe mesazhin e vet, gjegjësisht flet se udhëheqja kishte kaluar te një i dërguar tjetër-te Muhamedi a.s., dhe se sheriati i tij-Sheriati Islam ka anuluar të gjitha legjislacionet e mëhershme, ai është gjithëpërfshirës dhe me karakter mbarëkombëtar. Kjo pejgamberi, e cila është mëshirë për mbarë njerëzimin, për të gjitha krijesat dhe për të gjitha vendet dhe kohët, është e përhershme dhe e patjetërsueshme deri në Ditën e Gjykimit.

**6. Vlera e Mesxhidi Aksasë**

Nga vetë udhëtimi i Muhamedit a.s. prej Mekës në Kuds-Palestinë, e pastaj ngritja e tij prej aty në sferat qiellore, vërehet rëndësia e këtij vendi dhe e xhamisë Aksa. Kjo lidhje e fortë në mes Qabesë dhe Aksasë, të cilën Allahu e bekoi me rrethinën e saj, dhe e cila ishte kibleja e parë e myslimanëve, është bërë që ta dijë myslimani se të dy vendet- xhamitë janë të shenjta dhe se kujdesi dhe mbrojtja e tyre është detyrim dhe përgjegjësi e çdo myslimani. Myslimanët e kanë obligim të detyrueshëm ta çlirojnë këtë vend, i cili përbën pjesë të pandashme të kulturës, qytetërimit dhe Islamit në përgjithësi.

**7. Kultivimi i vlerave dhe largimi nga dukuritë negative**

Nga ajo që pa Muhamedi a.s. në Miraxh, gjegjësisht disa lloje të njerëzve duke u dënuar për mëkatet e tyre, si: ngrënësit e pasurive të jetimëve, shfrytëzuesit e kamatës, laviret etj., shihet qartazi se Islami në përgjithësi, e kjo muxhize në veçanti, synon edukimin e mirëfilltë të individit, formimin e karakterit të fortë islam dhe largimin e myslimanit nga të gjitha dukuritë negative.

Nga kjo kuptojmë se ndodhitë në Islam, nuk janë thjesht vetëm një ngjarje historike, po ato rrëfime kanë për qëllim të kalitin shpirtin e besimtarit, të kultivojnë tek ai vlera të larta edukative-morale dhe ta largojnë atë nga çdo gjë që është e dëmshme për personalitetin e tij dhe për shoqërinë në përgjithësi.[3]

[1]. Es-siretu en-nebevijetu-ard vekai ve tahlil ahdath, Alij Muhamed Es-salabi f. 226-227. Darul marife. Bejrut. Bot. 4. 2006. [2] . Shih: Muhamed a'dham el-besher-es-siretu en-nebevijetu fi thevb xhedid, Muhamed Ahmed Hudar f. 165-169. Dar Metabiul ahram. Kajro. Pa vit të botimit. [3]. Es-siretu en-nebevijetu-ard vekai ve tahlil ahdath, Alij Muhamed Es-salabi f. 227-230.

# Hadithi i Xhibrilit (1)

**Dr. Musa Vila**

### Islami, Imani, Ihsani dhe shenjat e kiametit

عن عُمَر بْنُ الْخَطَّابِ قَالَ بَيْنَمَا نَحْنُ عِنْدَ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ ذَاتَ يَوْمٍ إِذْ طَلَعَ عَلَيْنَا رَجُلٌ شَدِيدُ بَيَاضِ الثِّيَابِ شَدِيدُ سَوَادِ الشَّعَرِ لَا يُرَى عَلَيْهِ أَثَرُ السَّفَرِ وَلَا يَعْرِفُهُ مِنَّا أَحَدٌ حَتَّى جَلَسَ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَأَسْنَدَ رُكْبَتَيْهِ إِلَى رُكْبَتَيْهِ وَوَضَعَ كَفَّيْهِ عَلَى فَخِذَيْهِ وَقَالَ يَا مُحَمَّدُ أَخْبِرْنِي عَنْ الْإِسْلَامِ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ الْإِسْلَامُ أَنْ تَشْهَدَ أَنْ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَأَنَّ مُحَمَّدًا رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَتُقِيمَ الصَّلَاةَ وَتُؤْتِيَ الزَّكَاةَ وَتَصُومَ رَمَضَانَ وَتَحُجَّ الْبَيْتَ إِنْ اسْتَطَعْتَ إِلَيْهِ سَبِيلًا قَالَ صَدَقْتَ قَالَ فَعَجِبْنَا لَهُ يَسْأَلُهُ وَيُصَدِّقُهُ قَالَ فَأَخْبِرْنِي عَنْ الْإِيمَانِ قَالَ أَنْ تُؤْمِنَ بِاللَّهِ وَمَلَائِكَتِهِ وَكُتُبِهِ وَرُسُلِهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ وَتُؤْمِنَ بِالْقَدَرِ خَيْرِهِ وَشَرِّهِ قَالَ صَدَقْتَ قَالَ فَأَخْبِرْنِي عَنْ الْإِحْسَانِ قَالَ أَنْ تَعْبُدَ اللَّهَ كَأَنَّكَ تَرَاهُ فَإِنْ لَمْ تَكُنْ تَرَاهُ فَإِنَّهُ يَرَاكَ قَالَ فَأَخْبِرْنِي عَنْ السَّاعَةِ قَالَ مَا الْمَسْئُولُ عَنْهَا بِأَعْلَمَ مِنْ السَّائِلِ قَالَ فَأَخْبِرْنِي عَنْ أَمَارَتِهَا قَالَ أَنْ تَلِدَ الْأَمَةُ رَبَّتَهَا وَأَنْ تَرَى الْحُفَاةَ الْعُرَاةَ الْعَالَةَ رِعَاءَ الشَّاءِ يَتَطَاوَلُونَ فِي الْبُنْيَانِ قَالَ ثُمَّ انْطَلَقَ فَلَبِثْتُ مَلِيًّا ثُمَّ قَالَ لِي يَا عُمَرُ أَتَدْرِي مَنْ السَّائِلُ قُلْتُ اللَّهُ وَرَسُولُهُ أَعْلَمُ قَالَ

فَإِنَّهُ جِبْرِيلُ أَتَاكُمْ يُعَلِّمُكُمْ دِينَكُمْ.

Tregon Omeri r.a.:“Përderisa ne, një ditë ishim ulur pranë Resulullahut s.a.v.s., u shfaq papritmas një njeri me rroba shumë të bardha, me flokë shumë të zez. Tek ai nuk shiheshin gjurmët e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njihte, përderisa ai u ul te Pejgamberi s.a.v.s., duke i mbështetur (duke i afruar) gjunjët me gjunjët e tij, dhe duke i vënë shuplakat mbi kofshët e tij, i thotë: “O Muhamed! Më thuaj se ç’është Islami? Resulullahu u përgjigj: Islami do të thotë që ta adhurosh Allahun dhe të mos I bësh rival Atij në adhurim dhe se Muhamedi është i Dërguar i Tij, të kryesh rregullisht faljen e namazit, të japësh zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të vizitosh Qabenë (të kryesh haxhin), nëse ke mundësi”. Ai i tha: “Të vërtetën e ke thënë”. E ne çuditeshim me të, ai vetë pyeste dhe vetë e konfirmonte. Ai e pyeti: “Më thuaj se ç’është Imani (Besimi)”? Ai (Pejgamberi a.s.) iu përgjigj: “Të vërtetosh besimin në Allahun, në Melekët e Tij, në Librat e Tij, në të Dërguarit e Tij, në Ditën e Fundit (Kiametin) dhe të besosh në caktimin, në të mirën dhe të keqen e Tij (në dijeni të Tij)”. Ai (njeriu) i tha: “Të vërtetën e ke thënë”. Dhe e pyeti: “Më thuaj se ç’është Ihsani (përkushtimi më i lartë, i plotë në përsosmëri)”? Ai a.s. iu përgjigj: “Që ta adhurosh Allahun sikur të jesh duke e parë Atë, ngase, edhe nëse ti nuk e sheh Atë (atëherë adhuroje Atë me mendjen se, edhe pse ti nuk e sheh Atë), Ai të sheh ty”. Ai (njeriu) e pyeti: “Më thuaj kur do të jetë Ora (Çasti i fundit i kësaj bote)”? Ai a.s. iu përgjigj: “Ai që po pyetet nuk është më në dijeni se pyetësi”. Ai (pyetësi përsëri) e pyeti: “Më thuaj cilat janë shenjat e saj”? Ai a.s. iu përgjigj: “Kur robëresha të lindë padronin dhe kur të shohësh këmbëzbathurit, të zhveshurit, të varfrit, barinjtë e deleve të hahen (krenohen) për ngritjen e ndërtesave të larta e të shumta. Pastaj u largua, e unë qëndrova një kohë të gjatë (pa e parë të Dërguarin a.s.) e pastaj më tha: “O Omer, a e di se kush ishte pyetësi”? Unë i thashë: Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri! Ai a.s.. tha: “Vërtet ai ishte Xhibrili, erdhi tek ju për t’jua mësuar fenë”.[1]

**Pse quhet hadithi i Xhibrilit?**

Këtë hadith dijetarët islamë shpesh e kanë quajtur si hadith i Xhibrilit për shkak të paraqitjes së Xhibrilit në mënyrë objektive, në formën e një burri të panjohur. Xhibrili të gjithë ashabët – pjesëmarrësit i befasoi me paraqitjen e tij përmes modelit dhe elegancës që reflektonte nga ana objektive. Po ashtu i befasoi me pyetjet bazë që ia parashtronte Resulullahut, e që vetë pyeste dhe vetë i konfirmonte në formën e një njeriu përplot dije dhe korrektësi. Kur kishte ardhur Xhibrili, Resulullahu a.s.nuk e kishte njohur. Për këtë tregon ai: "Nuk më ka ardhur i personifikuar (Xhibrili) e Unë të mos e njoh atë, përveç kësaj here".Atë e kishte njohur vetëm pasi ishte larguar nga kuvendi i Tij. Askujt, e as Resulullahut a.s. nuk u kishte shkuar ndërmend se ky njeri që po pyeste ishte Xhibrili a.s., i cili kishte ardhur nga qielli me këtë paraqitje dinjitoze për t'ia mësuar themelet dhe bazat e fesë Islame. Emri Xhibril është me prejardhje joarabe, nga gjuha e vjetër siriane, që d.m.th. – Abdullah (rob i Zotit). Detyra e tij ishte bartja e dërgatës nga Allahu xh.sh. tek të dërguarit e Tij. Resulullahu e kishte parë Xhibrilin në formën e tij të vërtetë dy herë. Një herë në tokë, në kodrën e Mekës El-Harra, në fillim të dërgatës pas ndërprerjes. Paraqitja e tij ishte aq madhështore, saqë kishte mbuluari tërë qiellin. Dhe herën e dytë e kishte parë në qiell, në Sidretul Munteha (në qiellin e shtatë), në Natën e Israsë dhe Miraxhit. Kjo paraqitje e Xhibrilit në formën e njeriut tregon se melekët kanë mundësi të personifikimit apo të personalizimit në çfarë forme të dëshirojnë. Por ato personifikohen vetëm në formë të krijesave të bukura, ndryshe nga exhinët, të cilët më së shumti personifikohen në forma të neveritshme, trishtuese dhe të këqija. Xhibrili paraqitej në formën më të bukur të mundshme. Këtë e tregon edhe ky transmetim: "Ai (Xhibrili) ishte njeriu me fytyrën më të bukur, njeriu me erën më të këndshme, sikur teshën e tij të mos e prekte ndyrësira".[2] Në disa raste i ishte paraqitur Profetit a.s. në formën e ashabit Dehjetul Kelbij. E ky i fundit ishte i njohur për pamjen dhe madhështinë e bukurisë që posedonte. Me paraqitjen e Xhibrilit në këtë formë të bukur mahnitëse, Allahu xh.sh. deshi që besimtarëve t'ua mësonte disa rregulla dhe norma se si duhej të dukej kërkuesi i diturisë, nxënësi, studenti etj., për nga pastërtia e veshjes dhe e trupit; se si duhet të dukej besimtari i cili ia mësyn xhamisë, me formën e bukur, pastërtinë e rrobave, erën e këndshme. Ai na mësoi formën dhe etikën e pyetjes dhe të dialogut, metodën e dialogut që ka ndikim më të ndjeshëm në shpirtin e njeriut sesa metoda e ligjërimit. Vetë ulja e Xhibrilit në formën e namazit (teshehudit) para Profetit a.s., jep të kuptohen shumë gjëra të etikës.

**Fjalët e panjohura në hadith**

Fjala "bejnema" – përderisa, është një pjesëz e kohës rrënja e së cilës është "bejne", që d.m.th. derisa ishim. Kësaj pjesëze i shtohet pjesëza për ta penguar veprimin e saj. Lejohet të thuhet "bej jen" – derisa, pa shkronjën – mim. Fjala "xhulusun" – shoqërim, ulur, është paskajore me kuptim "xhalisune", e njëjësi është "xhalisun – i ulur. Fjala "inde" – tek, pranë është një parafjalë që emrin pas saj e detyron të jetë në rasën gjinore. Kjo parafjalë tregon afërsi objektive dhe shpirtërore. Siç është edhe ajeti : "Tek ai është baza e librit", pra posedues i diturisë së librit. Prej parafjalëve gjinore asnjë nuk mund të paraprinë në strukturën e fjalisë, përveç parafjalës "min" – prej. Në hadithin bazë kjo tregon afërsinë e ashabëve me Resulullahun a.s.. Fjala "dhate jevmin"– një ditë, shumësi i jevmun është "ejjamun"– ditët, e rrënja e saj është "ejvamun", ku shkronja vav shkrihet në elif për shkak se është prej shkronjave të dobëta. Ndërsa, rrethanori "dhate" është e gjinisë femërore, e gjinia mashkullore është "dhu" – që ka kuptimin e pronarit "sahib". Ajo që këtë pjesë të gjinisë femërore e ka bërë t'i bashkëngjitet "jevmun" emrit të gjinisë mashkullore, është fjalia e cila imagjinohet: – në një orë të kohës së asaj dite. Fjala "talea" është folje që ka kuptimin: është shfaqur, është paraqitur, ka dalë, ka aguar, ka lindur. Këtu kemi të bëjmë me aspektin metaforik, ku kemi një krahasim në mes shfaqjes së personit me shfaqjen e diellit . Ngase folja talea është shfaqur, në mënyrë dominuese në gjuhën arabe përdoret për lindjen e diellit. Kjo folje tregon për vlerën dhe madhështinë e Xhibrilit, që krahasohet me vlerën dhe rolin e Diellit për jetën njerëzore. Fjala "rexhulun" – rexhul d.m.th. një njeri, person, burrë. Qëllimi në hadith është për Xhibrilin a.s., që është personifikuar në formë të një burri. Shprehja – me rroba shumë të bardha apo teshat e tij shkëlqenin nga pastërtia e ngjyrës së bardhë. Kjo pamje e tij ka bërë që të mendojnë se ai ishte prej banorëve të Medinës, i cili kishte bërë një rrugë të shkurtër dhe që ishte i mbrojtur nga pluhuri dhe ndyrësitë e tjera. Kjo është metonimi, epiteti që aludon pastërtinë dhe njëherësh aludon se ai kishte ardhur nga një mjedis i afërt, e jo nga një udhëtim i largët dhe i lodhshëm. Megjithatë asnjë prej ashabëve nuk e njohën, dhe as Profeti a.s.. Sikur të kishte ardhur nga ndonjë vend i afërt (Medina), ata do ta njihnin, e sikur të kishte ardhur nga një udhëtim i largët, atëherë shenjat do të vëreheshin në trupin, flokët dhe rrobat e tij. Askujt nuk i kishte shkuar mendja se ai kishte ardhur nga pastërtia e qiellit. Shprehje "fe esnede" – i ka ngjitur, i ka mbështetur, i ka lidhur "elsaka" nga afërsia, që është afruar me gjunjët e tij. Fjala "kefejhi" ka kuptimin e shuplakës me gishtat . Është emëruar dora "keffun" – pengesë, shuplakë, për arsye se përmes saj mbrohet i tërë trupi dhe pengohen të këqijat fizike ndaj trupit. Fjala "fahidhejhi" ka kuptimin e kofshëve të Resulullahut a.s.. Vënia e të dy duarve mbi kofshët e Resulullahut kishte për qëllim që ardhja e tij të ekzagjerohej, të tërhiqte vëmendjen dhe t'ia përforconte supozimin se vërtet

ishte person – bedevi, që vinte nga shkretëtira. Ashabët, duke u mbështetur në këtë paraqitje, urrenin pozicionin dhe uljen e Tij, të Xhibrilit. Shprehja "felebithtu melijen" qëndrova një kohë të gjatë – pa e parë të Dërguarin, thuhet tri ditë. Pra, Omeri ishte informuar vetëm pas tri ditësh se pyetësi, ai që e kishte pyetur Resulullahun a.s., kishte qenë Xhibrili. Në një transmetim tjetër autentik thuhet se, pasi u largua personi, Profeti a.s. u tha: – "ma ktheni personin tek Unë". Ata u ngritën për ta kthyer, por nuk panë gjë. Atëherë Profeti a.s. u tha: "Ky ishte Xhibrili, erdhi për t'ua mësuar njerëzve fenë e tyre.[3] D.m.th. Profeti a.s. i informoi ata se ai ishte Xhibrili menjëherë pasi ishte larguar nga kuvendi – mexhlisi. Këtu shtrohet pyetja nëse ka kundërshtim në pamje të parë në mes të dy versioneve. Përgjigjja është: Këtu nuk ka asgjë kontradiktore në mes dy versioneve, sepse Omeri e kishte braktisur kuvendin menjëherë pasi njeriu – pyetësi ishte larguar. Pastaj Profeti a.s. kërkoi nga ashabët që kishin ngelur aty, ta sillnin përsëri pyetësin, por nuk panë gjë, e atëherë u tregoi se ai ishte Xhibrili, pra kur Omeri nuk ishte i pranishëm. E pas tri ditësh, kur Profeti a.s. e takoi Omerin, iu drejtua vetëm atij me fjalët: "O Omer, a e di se kush ishte pyetësi? Omeri i tha: "Allahu dhe i Dërguari i Tij më së miri e dinë". Profeti a.s. tha: "Ai ishte Xhibrili, erdhi t'jua mësojë fenë tuaj". Pra, Profeti a.s. i informoi ata që kishin ngelur aty nga ashabët menjëherë pas ndodhisë - se ai ishte Xhibrili, kurse Omerin e informoi në ditën e tretë, sepse ai ishte larguar nga kuvendi menjëherë pasi kishte shkuar pyetësi dhe tri ditë nuk ishte parë me Resulullahun a.s.. Fjalia "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri" tregon për një edukatë në shkallë të lartë që posedonin ashabët karshi Resulullahut. Kjo, sepse të veshurit e dijes Allahut dhe të Dërguarit a.s., është me etikë më të lartë sesa të thuhet 'nuk e di'. Shprehja -fenë tuaj. Kjo pjesë e hadithit tregon se fjala – fe- përmbledh Islamin në tërësi, duke përfshirë besimin, veprimet e gjymtyrëve, Ihsanin, Kiametin dhe shenjat e tij.

**Pse Resulullahu u thirr "O Muhamed!"?**

Në këtë hadith dhe në disa versione të tjera Xhibrili e kishte thirrur Resulullahun a.s. me emër – O Muhamed! Transmeton Nesaiu se Xhibrili një herë tjetër ishte shprehur kështu:"Selam (Paqja qoftë me ju) o Muhamed!" Pejgamberi a.s. ia ktheu selamin. E Ai e pyeti: "A të afrohem, o Muhamed!" Pejgamberi a.s. i tha: "Afrohu". Këtë e përsëriti disa herë: "A të afrohem, o Muhamed!" Përderisa vuri duart e tij mbi gjunjët e tij". Kjo thirrje në emër "O Muhamed!" nga ana e Xhibrilit, bie në kundërshtim me ajetin e Kur'anit:"Mos e konsideroni thirrjen e të Dërguarit, sikurse thirrjen tuaj për njëri-tjetrin". (En-Nur, 63). Atëherë, si mund të ndodhë që meleku Xhibril ta thyente një urdhër të cilin e kishte bartur vetë deri në Tokë tek Resulullahu. Për këtë kemi disa përgjigje:

- Thuhet se kjo ndalesë, ta thërrasësh në emër Resulullahun, nuk i përfshin melekët. Kjo është ndalesë vetëm për njerëzit – besimtarët;
- Thuhet se ndalesa ka ardhur më vonë. Deri atëherë nuk ishte e ndaluar thirrja me emër: "O Muhamed!".[4]
- Thuhet se Xhibrili a.s. kishte ardhur si mësues dijeje, e mësuesit i lejohet që nxënësin e tij ta thërrasë në emër, me shprehjen "O Filan...!"

Ne si nxënës, studiues, pasues të tij, duhet të kemi kujdes të veçantë se si e përdorim emrin e Resulullahut. Duhet të tregohemi me një etikë dhe edukatë të lartë. Duhet të shprehim butësi, bujari, fisnikëri dhe respekt për emrin e Resulullahit a.s.. Në përdorimin e emrit të Tij është një kod i etikës dhe mirësjelljes së veçantë për Të. Në bashkëngjitje të emrit të Tij duhet të shprehen cilësitë profetike ose salavate, lutjet e paqes për të dhe për të dërguarit e tjerë. Vlen të përmendim emrat me të cilët mund të thërritet Ai: Resulullahu a.s., I Dërguari i Allahut, i Dërguari a.s., Pejgamberi a.s., Profeti a.s., Muhamedi a.s..

**Shpjegimi i hadithit dhe analiza e tij**

Thënia në hadith "- më trego ç'është Islami" është një pyetje që brendapërbrenda ngërthen esencën e Islamit, që nënkupton se adhurimi duhet t'I dedikohet vetëm Allahut duke mos i bërë rival Atij. Dhe predikimi që bën Muhamedi a.s., është mesazh nga Allahu i Madhërishëm. Pra, Resulullahu a.s. Islamin e kishte komentuar si veprim të gjymtyrëve të jashtme, që manifestohet me gjuhë, fjalë dhe vepër. Pastaj tregoi se ka të bëjë me kryerjen e namazit si detyrim në kohë të caktuar me të gjitha rregullat e tij. Pastaj tregoi se dhënia e pasurisë, që është hise e të varfërve dhe nevojtarëve, është detyrim ashtu sikur janë edhe dëshmia dhe namazi.
Po ashtu tregoi se pjesë e pandashme e Islamit është agjërimi i ramazanit dhe kryerja e riteve të Haxhit brenda mundësive fizike dhe materiale. Kështu, Islamin e kishte ndarë në veprime trupore, që janë: namazi dhe agjërimi, dhe në veprime materiale - që është dhënia e zekatit, dhe, në mes tyre, është një veprim edhe trupor edhe material, që është Haxhi. Vlen të theksohet se të gjitha detyrimet e jashtme dhe të dukshme janë nën ombrellën e quajtur Islam. Këtë e dëshmon fjala e Resulullahut a.s. "Mysliman është ai që nga gjuha dhe dora e tij, myslimanët janë të shpëtuar".[5] Se Islami merret me çështjet e jashtme, këtë e konfirmon edhe ky hadith: Një person e pyeti Profetin a.s..: "Ç'është më e dobishmja nga Islami"? Ai a.s. iu përgjigj: "Të shpërndash ushqim dhe përshëndetje (selam) për atë që e njeh dhe atë që nuk e njeh".[6] *(vijon)*

[1] "Sahihu Muslim", v. 1, f.36, nr.8. [2] Sunen En-Nesaij, v.15 f.176. [3] "Sahihu Muslim", v.1 f.39, nr.9. [4] Esh-Shibrahitij, "Sherh El-Erbeine hadithen lin-Nevevij", f.64. [5] "Sahihul Buharij", v. 1 f.15, nr.9. [6] "Sahihul Buharij", v.1 f. 48 nr.27



# Të drejtat e femrës në ekonomi dhe trashëgimi

**Mr. Sadat Rrustemi**

**Diskriminim jashtëzakonisht të madh femrës në vendin tonë i ka bërë e drejta zakonore-kanuni, në të gjitha poret e jetës. Kanunet ishin norma të pashkruara, të cilat ushtronin efekt regresiv. Nga më të njohurat ishin Kanuni i Lekë Dukagjinit ose Kanuni i maleve, Kanuni i Skënderbeut dhe Kanuni i Labërisë, që kishin shtrirje kryesisht në Shqipëri si dhe në zonën e Rrafshit të Dukagjinit deri në Kosovë. Si rrjedhojë e të gjitha normave zakonore shqiptare, gruaja për një kohë të gjatë mbeti në pozitë inferiore, dhe ato zakone ndikuan drejtpërsëdrejti në pabarazinë gjinore në familjet shqiptare.**

Duke konsideruar obligim fetar dhe moral shkoqitjen e një dileme të tillë, dhe zbardhjen e drejtësisë karshi një realiteti të pamohueshëm se feja islame është e pastër nga shpifje të tilla, - në vijim, para se të flas mbi të drejtën e trashëgimisë së femrës në Islam, do të sjell në pika të shkurtra një kronologji nga e kaluara se si u trajtua e drejta pronësore dhe trashëgimia e femrave në shoqëritë para zbritjes së Kur'anit, e më pastaj në shoqëritë bashkëkohore, posaçërisht në traditën shqiptare, për ta përfunduar me qëndrimin e Islamit lidhur me këtë çështje. Në bazë të fakteve religjioze që janë të njohura, mund të pohojmë se femrës nuk iu dha e drejta e plotë trashëgimore në asnjërën nga të dy fetë, jude e krishtere.

Sipas referencave hebraike-Dhjatës së vjetër, femra nuk konsiderohet pjesëmarrëse aktive në trashëgimi. Këtë na e vërteton edhe ky fakt: Nëse një prind ka fëmijë dy gjinish - djem e vajza, vetëm djemtë trashëgojnë, kurse, po të mos kenë djem, trashëgimia u takon vajzave. Kjo, me përjashtim nëse prindi vdes dhe vajzat janë të mitura, atëherë djemtë kanë për obligim të përkujdesen për to si dhe t'u ndihmojnë atyre nga pasuria prindërore e trashëguar derisa të arrijnë pjekurinë ose të martohen ato. Në një version tjetër thuhet se një grup nga judenjtë, të njohur si Sadukijjin (jetuan në Jemen para dërgimit të Muhamedit a.s.) vajzën e konsideronin pjesëmarrëse në trashëgimi, për se disa prej tyre pohonin se femrës-vajzës i takon pasuria e barabartë me djalin, ndërsa të tjerët pohonin se asaj i takon sa gjysma e djalit. Kurse nëna, gjyshja, gruaja, motra dhe vejusha nuk mund të trashëgonin asgjë, me përjashtim tek disa prej tyre që motra, nëse nuk ka vëllezër, mund të trashëgojë. Nga ajo që u theksua sipër, mund të përfundojmë se tek hebrenjtë, nëse babai ka lënë vetëm një vajzë, asaj i takon tërë pasuria; nëse ato janë më shumë se një, pasurinë e mbetur të babait e ndajnë përgjysmë, me kusht që në trungun familjar të mos ketë mashkull trashëgues, sepse, nëse ka të paktën ndonjë nga nipat trashëgues, atij i takon tërë pasuria e vajzës-vajzave nuk u takon asgjë.[1] Ndërkaq, për sa u përket të krishterëve lidhur me pjesëmarrjen e femrës në trashëgimi, edhe pse ata janë më liberalë se sa hebrenjtë, të shumtën e rasteve ata e privojnë femrën nga trashëgimia. Ajo çfarë theksohet në referenca krishtere lidhur me çështjen që jemi duke diskutuar, është se femrës së krishterë nga pasuria i ndajnë më të shumë në formë të testamentit, siç thuhet në Mesazhin e Patriarkut Jusuf Habeshi drejtuar prijësit të komisionit për thirrje në besimin e shenjtë, dërguar me 29/09/1840:"Gjykatësit në Mal (në Liban) po veprojnë për çdo çështje sipas Sheriatit islam, posaçërisht në ndarjen e trashëgimisë së vajzave. . . ", pastaj tha: "Më parë ishte e njohur tek të gjithë ata në Mal, sikur tek të pasurit edhe tak të varfrit, vajza nuk trashëgon asgjë nga i ati i saj, përveç me anë të testamentit".[2]

**Trashëgimia te fetë tjera**

Kurse për ata të krishterë që femrën e konsiderojnë si pjesëmarrëse në trashëgimi, femrat që mund të përfitojnë, janë vajzat e



pamartuara dhe të martuara (të cilat trashëgojnë sa gjysma e vëllezërve). Ky ligj pason nga e Drejta romake dhe jo nga Bibla. Kurse një komunitet i krishterë Serianit ortodoks, i shtrirë në Siri, Turqi, Irak, Indi etj., për vajzën ndajnë sa gjysma për djalin, mbesave, gruas, nënës i takon një e treta (disa të krishterë nuk e konsiderojnë nënën trashëgimtare, përveç nëse vdes babai, dhe atëherë ajo trashëgon me djemtë sa një hise e tyre), motra, pa marrë parasysh a është prej babai a prej nëne, pasurinë e ndan në masë të barabartë me vëllezërit e saj, po ashtu trashëgojnë gjyshja prej babai/tri të katërtat dhe gjyshja prej nëne/një të tretën e pasurisë.[3] Gjendje të mjerueshme kishin edhe femrat në vendet arabe në periudhën e injorancës-para dërgimit të Muhamedit a.s., ku ajo ishte e privuar nga të drejtat më elementare, sidomos nga të drejtat pronësore dhe trashëgimia; në fakt femra dhe djemtë e vegjël, që nuk thërriteshin për mbrojtjen e vendit, nuk konsideroheshin nga trashëgimtarët. Këtë e vërteton edhe thënia e Omerit r. a: ″Për Allahun, në periudhën e injorancës femrat nuk i konsideronim për asgjë, derisa Allahu zbriti për të drejtat e tyre atë që zbriti, dhe ua ndau atyre atë që ua ndau″. {Buhariu 4629, Muslimi 1479}. Prandaj ardhja e Islamit mposhti teorinë injorante të arabëve, përmes zbritjes së citateve{shih: Nisa, 7}, dhe ankesën që i bënë gratë Muhamedit a. s, për privimin e tyre nga trashëgimia. Njofton Xhabiri, r. a.: ″Gruaja e Sa'd Ibn Rebias shkoi tek Profeti a.s., me dy vajzat që kishte me Sa'din, dhe i tha: O i Dërguar i Allahut, këto janë dy vajzat e Sa'd ibn Rebias, babai i tyre luftoi me ty në Uhud dhe ra dëshmor, por xhaxhai i tyre ua mori tërë pasurinë dhe nuk u la asgjë. Ato nuk mund të martohen pa pasuri″. Profeti a.s. i tha: ″Allahu do të vendosë për këtë″. Kështu zbriti citati{Nisa, 11}. Profeti a.s. e njoftoi xhaxhain e tyre dhe e urdhëroi: ″Jepu dy vajzave të Sad'it dy të tretat dhe nënës së tyre një të tetën dhe, ç'mbetet - është jotja″. {Termidhiu, 2092 hadith i mirë}. Kurse, për sa i përket pjesëmarrjes së femrës në trashëgimi në shoqëritë e tjera, sikurse në antikë, mundë të themi se pushteti i mashkullit ndaj femrës, qoftë si bashkëshorte, vajzë, motër a nënë, ishte i njëjtë me qëndrimin ndaj robërve dhe shërbëtorëve, pa farë të drejtash shoqërore, veçanërisht për trashëgimi; kjo ishte e njëjtë si te grekët dhe filozofët athinas. Ndërkaq, te Romakët e lashtë hasim se ligji romak femrës (së pamartuar) i siguronte të drejtën e pronësisë dhe mbrojtje në marrëdhëniet e biznesit, po ashtu dhe në të drejtën romake, nëse nuk kishte akt trashëgimie, trashëgimia ndahej midis trashëgimtarëve, në mënyrë të barabartë midis djemve dhe vajzave. [4] Nëse martohej ajo, pasuria e saj i kalonte burrit. Sipas këtij rregulli, ajo nuk gëzonte të drejtën të punonte punë zyrtare, të ishte dëshmitare, garante ose të ushtronte ndonjë detyrë tjetër që sillte profit. Sikurse në vendet e tjera, edhe në vendet e Lindjes femra nuk gëzonte të drejtat e saja për sa i përket trashëgimisë. Kështu ishte në Indi e në vende të tjera. Sipas kodit të Hamurabit (mbretit babilonas 1795-1750 p.e.r.) në trashëgiminë e babait nuk merrnin pjesë vajzat, përveç si prikë. Ndërkaq, femra persiane e shtresës së mesme trashëgonte nga babai vetëm në periudhën paramartesore përpjesëtimisht barabar me djemtë, kurse ajo e familjes mbretërore posedonte prona të shumta. Femra në Egjiptin e vjetër kishte një status më të mirë sesa motrat e saja në vendet e tjera, ajo gëzonte edhe të drejtën e trashëgimisë e të shitblerjes, të bënte kontrata, etj.. [5] Gjendje ekonomike jo të kënaqshme kishte dhe femra evropiane deri vonë, ngase shoqëritë ndikoheshin drejtpërdrejt nga Krishterimi. Kjo formë u zbatua edhe në kohën e reformacionit-humanizmi dhe renesanca në shek. XV-XVIII, dhe vazhdoi deri në shekullin e iluminizmit francez dhe në fillimin e revolucionit anglez[6]. Ndërkaq, në një gjendje më të keqe në vendet evropiane gjendej femra e pamartuar; ajo deri në shekullin njëzet nuk gëzonte të drejtën e pronës private, të lidhte kontratë me persona të tjerë ose të dispononte çfarëdo lloj pasurie. Me ligjin anglez pasuria e patundshme që posedonte gruaja, të cilën e zotëronte gjatë kohës së martesës, bëhej pronë e burrit të saj, njëkohësisht ai kishte të drejtë të merrte qiranë e tokës si dhe për përfitime të tjera që sillte ajo

pasuri, gjatë tërë jetës bashkëshortore. Ky ligj u zbatua deri vonë, dhe në të më pastaj gjykata angleze bëri disa ndryshime formale, si këto: ndaloi transformimin e pasurisë së patundshme të burrit pa miratimin e gruas së tij, po megjithatë ai gëzonte të drejtën të ushtronte autoritet të plotë mbi pasurinë e saj dhe ta administronte atë sipas vullnetit të tij. Ky ligj, me pak ndryshime, funksionoi deri në shekullin e nëntëmbëdhjetë.[7]

**Femra në sistemet e kaluara ishte inferiore dhe e margjinalizuar**

Edhe në shtetet skandinave deri nga fundi i shekullit të shtatëmbëdhjetë femra ishte e degraduar, sidomos në të drejtën e pronës, sepse burri i saj i administronte pasurinë. Ndërkaq, ligji francez deri në vitin 1838 nuk i njihte të drejtën gruas së martuar për kontratë, ajo duhej të siguronte doemos pëlqimin e burrit që të bënte ndonjë veprim me pasurinë e saj. Po ashtu, sipas kodin civil francez, nga momenti i lidhjes së kurorës martesore femra sanksionohej nga shumë të drejta personale, fillimisht i ndërrohej mbiemri dhe, përmes këtij veprimi, pasuria e saj transferohej tek burri, i cili e menaxhonte atë. Ta themi që, për shkak të parregullsive të shumta në trashëgimi, Franca dërgoi një grup ekspertësh ligjorë në Arabinë Saudite për t'u aftësuar në fushën e trashëgimisë. Nga ligji francez u ndikuan edhe Gjermania, Holanda, Britania, Portugalia, Belgjika dhe disa shtete të Amerikës Latine si Brazili.[8]

Nga tërë sa u tha më sipër, mund të përfundojmë se femra në të gjitha sistemet e kaluara ishte inferiore dhe e margjinalizuar, nuk ishte pjesëmarrëse e plotë në trashëgimi, me përjashtime të vogla në disa konfesione fetare. Kjo gjendje e femrës vazhdoi deri në gjysmën e dytë të shekullit të njëzetë, kur u miratuan më shumë se njëqind dokumente, traktate të OKB-së dhe dokumente të tjera universale, të adaptuara nga agjenci të specializuara, si dhe nga organizata ndërkombëtare, siç janë: Deklarata Universale për të Drejtat e Njeriut (e vitit 1948), Konventa për Eliminimin e të Gjitha Formave të Diskriminimit ndaj Grave (CEDAW, e vitit 1979), pastaj UNIFEM-Organizata e Kombeve të Bashkuara për Gratë[9], të cilat kanë të bëjnë kryesisht me të drejtën e femrave dhe me barazinë gjinore, dhe objekti i trajtimit të tyre, ndër të tjera, janë të drejtat e pronësisë, fitimit e menaxhimit, e drejta e trashëgimisë etj. - që të gjitha këto organizata raportojnë se në tërë botën mbretërojnë pabarazi themelore ndërmjet grave dhe burrave në zotërimin e pronësisë, si dhe në qasjen ndaj resurseve ekonomike. Këtë e vërteton edhe Raporti për Vakuumin Gjinor i Forumit Botëror Ekonomik për vitin 2011.[10] Diskriminim jashtëzakonisht të madh femrës në vendin tonë i ka bërë e drejta zakonore-kanuni, në të gjitha poret e jetës. Kanunet ishin norma të pashkruara, të cilat ushtronin efekt regresiv[11]. Nga më të njohurat ishin Kanuni i Lekë Dukagjinit ose Kanuni i maleve, Kanuni i Skënderbeut dhe Kanuni i Labërisë, që kishin shtrirje kryesisht në Shqipëri si dhe në zonën e Rrafshit të Dukagjinit deri në Kosovë. Si rrjedhojë e të gjitha normave zakonore shqiptare, gruaja për një kohë të gjatë mbeti në pozitë inferiore, dhe ato zakone ndikuan drejtpërsëdrejti në pabarazinë gjinore në familjet shqiptare.[12] Sipas normës kanunore, femra-vajza, motra, nëna, gruaja, gjyshja, halla, mbesa, nuk kishte të drejtë trashëgimie, çfarëdo lloj pasurie të ishte ajo si: tokë-përfshirë arat, vreshtat, livadhet, pyllin etj.. Në Kanunin e Lekë Dukagjinit, lidhur me trashëgiminë e gruas, shkruan: "Gruaja shqiptare farë trashigimi s'ka te prindja, as më plang as në shpi, kanuja e xen gruen si nji tepricë në shpi"[13] ;"As te prindja as te burri gruaja s'hin në pjesë të trashigimit"[14]. Po ashtu Kanuni nuk e konsideron as vajzën nga trashëgimtarët:"Kanuja njef per trashëgues djalin e jo vanjzen"[15] Ndërsa, lidhur me bijat, motrat, hallat, pohon:"Me dalë fare mashkullimi i njij shpije e njëqind me pasë dalë aso dere, s'ka tager me u perzie në trashëgim të prindes as këto, as bijt e bijat e tyne"[16]. Këtë që theksuam më lart, e miraton edhe Kanuni i Skënderbeut, i cili femrën e përjashton tërësisht nga trashëgimia.[17]

Femra, në të vërtetë, tek shoqëritë botërore deri në kohë të vonshme konsiderohej si një plaçkë pa vlerë dhe ajo, përderisa kishte një status të tillë, parimisht nuk mundë të posedonte pasuri dhe aq më pak të trashëgonte, ngase ajo vetë ishte objekt trashëgimie në disa kultura. E vetmja fe që i dha të drejtën e pronësisë së plotë femrës dhe e bëri trashëgimtare, është Islami, siç do ta kuptojmë nga shkrimet e ardhshme.

[1] Elmunib Mustafa, nidham elmevarith fi eljehudije vennesranije ve elislam, disertacion magjistrature në Uiversiteti i Azharit 1992, f. 58-70. [2] Elmer'tu bejne elfikhi velkanun, f. 26-27. [3] Po aty, f. 108-112. [4] Dr. Bahtije Gërbeshi Zylfiu, Hyrje në studime gjinore, "Dukagjini"-Pejë, Prishtinë 2008, f. 120, 135, [5] Hajrullah Koliqi, Gruaja ndër shekuj, Prishtinë 2009, f. 33. [6] Gruaja nër shekuj, f. . 123. 178. [7] Dr. Jamal A. Badawi, vedijetul mereti fil Islam, f. 49. [8] Elmusteshar Salim elBehnesavi, elmer'etu bejne elislami ve elkavanin elalemije, bot 1, 1424h 2003, Darul vefa'ë, f. 54-57, dhe: Elmer'tu bejnel fikhi velkanun, f. 31. [9] Dr. Fuad Abdulkerim elAbdulkerim, Kadaja elmer'ti fil mutemerat ed-devlije, bot 1-1430h2009-Bahithat, v1, f. 152[10] Shih:Samiti ndërkombëtarë i gruas 4-6 tetor 2012, Prishtinë –Partneriteti për ndryshim, Draftë Dokument i punës në Samit, f. 2. [11] Hamit Beqja, Gruaja, kjo qenie e shenjtë, Lilo, Tiranë 2002, f. 37. [12] Hyrje në studime gjinore, f. 191. [13] Shtjefen Gjeçovi, Kanuni i Lekë Dukagjinit, bot. "KUVENDI" Tiranë 1999, f. 14. [14] Po aty, f. 26. [15] Po aty, f. 26. [16] Po aty, f. 26. [17] Kanuni i Skanderbegut, Mblodhe e kodifikue nga Imzot Frano Illia, Botim i Argjipeshkvisë së Shkodrës-Shkodër 1993, f. 69-75.

# Maksimat ligjore dhe lidhshmëria e tyre me financat islame

**Dr. Islam Hasani**

**Pejgamberi a.s. thotë: Barra për të sjellë dëshmi rëndon mbi atë që akuzon, ndërsa betimi është për atë që e mohon akuzën.**

Maksimat ligjore janë rregulla të përgjithshme, të cilat u adresohen të gjitha detajeve me të cilat kanë të bëjnë. Ato janë një grup i çështjeve të jurisprudencës nën disa rregulla të përgjithshme, nga të cilat secila zgjedh apo i përgjigjet një numri të madh të pyetjeve. Mustafa Zerka, njëri nga dijetarët bashkëkohorë më të famshëm maksimat ligjore i përkufizon si parime të përgjithshme të fikhut (jurisprudencës islame), të cilat janë prezantuar në një format të thjeshtë, të përbërë nga rregullat e përgjithshme të Sheriatit në një lëmë të caktuar në lidhje me të. Funksionimi i maksimave ligjore është për të ndihmuar të kuptuarit se si mund të përdoren problemet dhe parimet për të arritur në përfundimin e rregullave të shumta të fikhut. Maksimat ligjore janë formuluar duke u bazuar në evidencë nga Kur'ani apo Syneti. Për shembull, thënia e Pejgamberit a.s.: "Barra për të sjellë dëshmi rëndon mbi atë që akuzon, ndërsa betimi është për atë që e mohon akuzën". (Tirmidhiu) Përveç evidencës së drejtpërdrejt nga Kur'ani apo Syneti, maksimat ligjore formulohen gjithashtu duke u bazuar në parime primare dhe të përhershme, që janë parime të drejtësisë së pastër apo ligj natyral, mbi të cilat mbrohet interesi i njeriut. Këto parime janë themeluar si ligje të mira edhe para ardhjes së Muhamedit a.s.. Ato janë parime universale dhe të përhershme të drejtësisë, të cilat nuk dallojnë nga një shoqëri tek tjetra dhe në përgjithësi këto parime janë të konfirmuara edhe nga Sheriati.[1] Juristët në historinë e Ligjit islam në shkrimet e tyre kanë vlerësuar rëndësinë e maksimave ligjore. Që nga koha e shokëve të Muhamedit a.s., këto maksima janë vërejtur në ixhtihadin e tyre. Omeri r.a., kur e dërgoi Abu Musa Eshariun si guvernator, e porositi: Njihi të ngjashmet me ngjasimet dhe sistemoji çështjet sipas meritave (në gjykim). Përgjatë historisë juristët kanë zhvilluar maksima ligjore islame të ndryshme për të zgjidhur shumë çështje. Disa nga maksimat ligjore janë të gjera dhe përfshijnë gati të gjitha çështjet me aplikimin e tyre të përgjithshëm, ndërsa disa të tjera janë të aplikueshme vetëm në disa lëmenj dhe disa çështje brenda atyre fushave specifike. Maksimat ligjore, të bazuara në rregullat e përgjithshme të fikhut, luajnë një rol shumë të rëndësishëm në bankim dhe financa islame të kohës së tanishme. Çështjet moderne rreth financave islame që paraqiten kohë pas kohe e që nuk kanë ndonjë shembull për t'u krahasuar në tekstet klasike, duhet të gjejnë mbështetje në ligjin islam. Zgjidhja e këtyre çështjeve mund të gjendet në aplikimin e maksimave ligjore duke zhvilluar parametrat dhe parimet themelore të bankimit dhe financave islame.[2] Në përgjithësi, janë pesë maksima ligjore që konsiderohen si më të pranueshmet, që përfshijnë shumicën e çështjeve të fikhut[3]. Këto shpjegohen shkurtimisht në vijim:

### I. Çështjet vlerësohen sipas qëllimit (El-Umuru bi mekasidiha)

Kjo maksimë bazohet në hadithin e famshëm, në të cilin raportohet se Pejgamberi

a.s. ka thënë: "Punët gjykohen sipas qëllimit dhe secili person gjykohet sipas qëllimeve të tij". (Buhariu) Kjo maksimë sugjeron se punët a fjalët e një personi duhet të interpretohen sipas qëllimit të fjalëve dhe punëve të tij. Fjalët dhe punët shërbejnë vetëm si manifestim i qëllimit. Sipas kësaj rregulle, vetëm fjalët dhe veprimet e njerëzve që kanë burimin nga qëllimi i vepruesit, konsiderohen si të tilla, kurse fjalët që nuk burojnë nga qëllimi, nuk mund të konsiderohen si të tilla. Si rrjedhojë, pasi të përfundojnë, të gjitha punët e njerëzve duhet të vlerësohen në përputhshmëri me qëllimin e tyre. Prandaj, çdo transaksion duhet të bëhet në ujdi me qëllimin e rënë dakord për transaksion. Qëllimi i palëve në një kontratë a transaksion, është i përshtatshëm në përcaktimin e efektit ligjor.

**Qëllimi dhe shprehja e dukshme**

Maksima nxjerr në pah disa pyetje, të cilave u duhen dhënë përgjigje, me rastin e dallimit në mes të asaj që është synuar dhe asaj që është shprehur në marrëveshje. Në raste dallimi ndërmjet radhitjes së fjalëve dhe kuptimit të tyre, përparësi duhet t'i jepet kuptimit të synuar dhe jo kuptimit fjalë-për-fjalë të fjalisë. Nëse ka mospërputhje ndërmjet qëllimit dhe asaj që është shprehur në marrëveshje, atëherë përparësi do të ketë kuptimi që nxirret nga leximi i tyre. Ekziston një hadith, i cili shpjegon këtë situatë: "Në gjykojmë në bazë të asaj që është e dukshme, Allahu gjykon qëllimet e brendshme".

**Aplikimi i maksimës**

Rregullat që nxirren nga kjo maksimë, janë aplikuar nga dijetarët e hershëm në raste të ndryshme:

Obligimi i një personi, i cili i gjen në rrugë gjërat e dikujt tjetër dhe i merr ato, varen nga qëllimi i tij, pse i ka marrë ato gjëra. Nëse qëllimi i tij ka qenë që t'ia kthejë ato pronarit të tyre, duke i lajmëruar të tjerët për gjetjen e tyre, ai konsiderohet si kujdestar dhe, nëse prishen ato gjatë kohës sa kanë qenë në përkujdesje të tij, ai nuk obligohet t'ia kompensojë pronarit. Mirëpo, nëse ai i merr ato gjëra dhe nuk e lajmëron askënd për gjetjen e tyre, ai konsiderohet si një uzurpator dhe, nëse prishen ato, obligohet t'i kompensojë.

Një veprim i njeriut gjykohet nga këndi i qëllimit që synon të arrijë. Kjo do të thotë që, për t'i dhënë vëmendje ndonjë veprimi a transaksioni të veçantë, duhet të jetë në ujdi me qëllimin që e nënkupton atë veprim apo transaksion.

**Kjo maksimë mund të aplikohet në interpretimin e kontratave**

Në kontrata, vëmendje i kushtohet qëllimit e kuptimit dhe jo fjalëve dhe formave. Për shembull, është e njohur se kontrata për shfrytëzimin e ndonjë gjëje quhet kontratë e qiradhënies (lizing), nëse pagesa është përcaktuar në përputhshmëri me shfrytëzim të këtij lloji.

Nëse dy persona bëjnë një kontratë dhe është e dukshme që ata kanë caktuar një shumë për qira, kontrata trajtohet si një kontratë e qiradhënies, ashtu siç tregon kuptimi real i saj dhe jo si një kontratë e kredidhënies, edhe nëse fjalët e kontratës mund të kenë kuptim kredidhënie.

Një shembull tjetër, një person kultivon dhe u shet rrush konsumatorëve apo prodhuesve të alkoolit, një punë e cila, për nga veprimi, është e njëjtë, por dallon për nga qëllimi, shitja konsumatorëve të ndryshëm është e lejuar, por shitja prodhuesit të alkoolit është e ndaluar. Në këto raste, është qëllimi që përcakton punën e një personi që të jetë e lejuar apo e ndaluar.

**II. E sigurta nuk duhet të anulohet nga e dyshimta (el-jekinu la juzalu bishek)**

Kjo maksimë sjell udhëzim për rregullin që duhet të adaptohet për t'i trajtuar çështjet që rrjedhin si rezultat i ekzistimit të dyshimit lidhur me një çështje të caktuar. Në esencë, rregullat që janë themeluar bazuar në fakte të vërtetuara, mbesin të aplikueshme dhe të përshtatshme që të punohet me to, ato mund të zëvendësohen apo të anulohen me ligje të tjera, të cilat kanë argumente më të forta se ato. Këto ligje nuk mund të anulohen apo të vihet në pikëpyetje ligjshmëria e tyre thjesht për shkak të dyshimeve të ndonjë personi rreth fakteve me të cilat është themeluar ky ligj. Ligji mbetet në fuqi dhe praktikimi i tij do të zbatohet derisa të vërtetohet e kundërta. Kjo është për arsye se baza e dyshimit, në krahasim me bazën e asaj që është vërtetuar me fakte, është në pozitë më të dobët, dhe nuk ka mundësi ta anulojë të vërtetën që është themeluar me fakte të vërtetuara.[4]

**Evidenca dhe domethënia e maksimës**

Kjo maksimë është zhvilluar dhe formuluar bazuar në disa ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s.. Disa prej tyre janë: "Shumica prej tyre veprojnë vetëm sipas hamendjes. Me të vërtetë hamendja nuk ka vlerë në krahasim me të vërtetën. Allahu, pa dyshim di mirë atë që punojnë ata". (Junus, 36).Ky ajet tregon dhe nënvizon se jobesimtarët vazhdojnë të mbesin në gjendje të dyshimit. Dyshimi që ata përjetojnë, nuk mund ta tejkalojë të vërtetën. Prandaj, ata që ndjekin të dyshimtën, nuk do të jenë kurrë të suksesshëm dhe nuk do t'i udhëzojë ata në rrugë të drejtë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse tek ndonjëri prej jush paraqitet harresa gjatë namazit, dhe jeni në dyshim

apo nuk jeni të sigurt nëse keni falur 3 apo 4 rekate, duhet të llogaritni se keni falur vetëm 3 rekate dhe ta plotësoni rekatin e katërt sipas rregullave. Ky hadith është bazë e maksimës se e vërteta nuk anulohet nga dyshimi. Në rastin e përmendur, personi është i sigurt se i ka falur së paku tri rekate; dyshimi i tij është për rekatin e katërt. Ky hadith nënvizon se nuk ka vend për dyshime dhe, nëse një person është në dyshim për ndonjë gjë, ai duhet të lërë anash dyshimet dhe të bazohet në atë që është e sigurt rreth asaj me se ballafaqohet.

**Kushtet e maksimës**

Elementi i sigurisë që ka ekzistuar në çështjen me të cilën ballafaqohet një person, në të vërtetë është element më i fortë se dyshimi, meqë dyshimi rreth një pune paraqitet normalisht si një ndodhi pasuese apo sekondare. Elementi i vërtetësisë që ka ekzistuar në një çështje të caktuar, nuk eliminohet për shkak të dyshimit, dhe njëkohësisht vendimet duhet të mbështeten në gjëra të vërtetuara.

**Aplikimi i maksimës**

Maksima është e aplikueshme në mënyrë të drejtpërdrejt në adhurim dhe në çështje të tjera:

• Në rastin e abdesit, maksima nënvizon se statusi i abdesit që merr një person, konsiderohet me vlerë derisa të mos vërtetohet e kundërta. Gjendja e abdesit e atij personi nuk do të ndërpritet si me vlerë për shkak të dyshimit të ngritur. Vendimi për pavlefshmërinë e tij duhet të mbështetet me fakte të vërtetuara.

• Në rastin kur një person ka dyshime për numrin e rekateve të falura gjatë namazit, Pejgamberi a.s. ka treguar se çështja duhet të zgjidhet bazuar në fakte dhe vërtetësi. Personi duhet të pranojë numrin e rakateve të falura, që ai beson se i ka falur kurse duhet të plotësohen ato për të cilat nuk është i sigurt.

• Në rast të një kontrate të borxhit, personi konsiderohet se ka borxh ende ndaj huadhënësit nëse ai nuk është në gjendje të sigurojë dëshmi për pagesën e bërë. Është fakt i ditur se kontratat e financimit a huazimit nga institucionet financiare, mbështeten me dokumente dhe evidenca të shkruara. Në rast mospajtimi rreth shlyerjes së borxhit, borxhliu duhet të ofrojë dëshmi pagese ose, përndryshe, borxhi, duke u bazuar në këtë rregull, konsiderohet i papaguar.

• Në lidhje me kontratën e martesës, marrëdhëniet në mes burrit dhe gruas mbesin të ligjshme përderisa nuk ka evidencë të fortë, për deklarim të divorcimit të tyre.

**III. Dëmi duhet të largohet**

Kjo maksimë e ka origjinën në thënien e Pejgamberit a.s.: Dëmi nuk duhet të ekzistojë dhe as të imponohet. Kjo maksimë është njëra nga shtyllat e jurisprudencës islame. Rregulli formon bazën e ligjit të zgjedhjes, kthimin e mallrave me defekte, kompensimin dhe dëmshpërblimin. Është e nevojshme që qeveria të detyrojë me ligj dhe ta menaxhojë në atë mënyrë që do të regjistronte gjërat që janë të dëmshme, dhe të regjistrojë në listë të zezë tregtarët që përfshihen në aktivitete ilegale dhe antishoqërore. Një rregull tjetër që është i ngjashëm me këtë maksimë ligjore, është 'gjërat e palejuara duhet të ndalohen pa marrë parasysh përfitimin'. Ka situata kur një veprim parashihet të ketë përfitime të ndryshme, mirëpo shkakton dëm dhe padrejtësi në shoqëri. Në këtë situatë, sipas Sheriatit, ky veprim duhet të ndalohet, edhe pse ekonomikisht mund të jetë i arsyeshëm. Tregtimi me gjëra të ndaluara dhe fitimi me metoda të ndaluara mund të rrisin punësimin dhe të sjellin të hyra, mirëpo gjërat e palejuara duhet të eliminohen, sepse eliminimi i dëmit ka prioritet në krahasim me përfitimet që sjell ky veprim. Bixhozi mund të jetë një aktivitet efektiv për grumbullim të fondeve, por, pa marrë parasysh përfitimet ekonomike, duhet të ndalohet, sepse, sipas mësimeve të Sheriatit, përfitimet ekonomike kanë më pak rëndësi se mbrojtja e popullit nga korrupsioni dhe çoroditja.[5]





### Aplikimi i maksimës

Kjo maksimë aplikohet për të sanksionuar opsionin e defektit, që synon mbrojtjen e blerësit nga dëmi. Nëse personi A blen një veturë apo ndonjë makineri tjetër dhe e zbulon se ato janë me defekte të mëdha ai ka të drejtë ta ndërpresë kontratën. Por ekziston supozimi sipas rregullave të Sheriatit se blerësi e ka kryer kontratën e blerjes me kusht se objekti i shitjes nuk ka qenë me defekt.

### VI. Vështirësia/vuajtja sjell lehtësi

Kjo maksimë bazohet në Kur'anin famëlartë: "... Ai, ju ka zgjedhur dhe nuk ju ka bërë ju në fe kurrfarë vështirësie...". (El Haxh, 78).

Vuajtje për personat fizikë është definuar një situatë në të cilën veprimi sipas një vendimi të Sheriatit, mund të shkaktojë humbje jete apo shpie në një punë të ndaluar. Kjo maksimë ka të bëjë me domosdoshmëri. Dijetarët kanë bërë dallime në mes të asaj që është darura (e domosdoshme) dhe haxhe (e nevojshme). Darura është një kërkesë e domosdoshme që, nëse nuk plotësohet, mund të shkaktojë vështirësi të mëdha, që mund të rezultojnë me humbje jete. Haxhe, në anën tjetër, është një nevojë që, nëse nuk plotësohet, nuk shkakton vështirësi të mëdha. Një maksimë tjetër që ka të njëjtin kuptim, thotë kështu: "domosdoshmëria i bën gjërat e ndaluara të lejohen".[6]

### Kushtet e maksimës

Përballja me vështirësi mund të jetë për shkak të detyrimit, fatkeqësisë dhe vuajtjeve të përgjithshme, paaftësisë fizike, injorancës, harresës, sëmundjes dhe udhëtimit, por duhet të zotërojnë këto kushte:

- Domosdoshmëria nuk duhet të jetë spekulative a imagjinare;
- Për personin në nevojë nuk ka ndonjë alternativë të ligjshme, përveçse kërkohet për lehtësim;
- Zgjidhja nuk duhet të cenojë të drejtat e të tjerëve duke i uzurpuar pasuri, duke shkaktuar vdekje apo gjëra të tjera të padrejta;
- Duhet të ketë arsye të fortë, siç është mbrojtja e jetës ose e ndonjë pjese të trupit, për të lejuar ngrënien a pirjen e diçkaje të ndaluar ose veprimin e ndonjë pune të ndaluar;
- Sipas ekspertëve, duhet të jetë zgjidhje e vërtetë dhe duhet të jetë opsioni i vetëm, pa ndonjë alternativë të lejuar.

### V. Tradita është bazë për gjykim

Kjo maksimë ligjore tregon se praktikat e traditës së një shoqërie për nga fjalët dhe punët, vlerësohen dhe njihen nga Sheriati si rregull, me të cilin duhet të punohet nëse nuk ka ndonjë tekst hyjnor që e ndalon atë. Për t'u konsideruar tradita bazë për gjykim, duhen plotësuar këto kritere:[7]

- Tradita nuk duhet të jetë në kundërshtim me parimet e Sheriatit;
- Tradita duhet të jetë e aplikueshme në shoqëri në mënyrë të vazhdueshme;
- Tradita duhet të ketë qenë e njohur në momentin kur është ndërmarrë aktiviteti a transaksioni;
- Të dy palët kontraktuese duhet të mos kenë rënë në ujdi me ndonjë kusht, i cili është ndryshe nga tradita. Nëse palët janë pajtuar ndryshe nga tradita, atëherë aplikimi i traditës nuk njihet si rregull për të gjykuar me të. Kjo maksimë është formuluar duke u bazuar në ajete kuranore dhe në disa hadithe. Prej tyre është edhe hadithi në vijim. Raportohet nga Aisheja r.a. se Hindi (nëna e Muavijes) i kishte thënë Pejgamberit a.s. se burri i saj ishte shumë dorështrënguar, a është gabim nëse i marr para atij në mënyrë sekrete? Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Merr aq sa është e nevojshme për veten tënde dhe fëmijët e tu, sipas traditës (mjaft sipas traditës)". (Buhariu) Në një hadith tjetër, Ibn Mesudi transmeton: "Ajo për se Myslimanët pajtohen se është e mirë, është e mirë tek Allahu". (Ahmedi).

Duke iu referuar transaksioneve bashkëkohore të financave islame, ka shembuj të mirë, për të cilët dijetarët myslimanë kanë rënë dakord rreth implementimit të produkteve bankare duke i aprovuar dhe duke i modifikuar ato, që të jenë në shërbim të popullit dhe zhvillimit ekonomik të vendit.

# Dhënia e zekatit për të mbeturit në rrugë (udhëtarë)

**Mr. Ejup Haziri**

**Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfrit, edhe atij në kurbet, po mos shpenzo tepër e pa rrugë". (El Isra, 26)**

Në shkrimet e kaluara kemi shpjeguar shtatë grupet përfituese të zekatit, kurse në vazhdim është grupi i tetë përfitues i zekatit, që ka të bëjë me udhëtarët e mbetur në rrugë. Ky grup është njëherazi grupi i fundit dhe përmbyllës i fondacioneve të zekatit.

Në këtë punim do të trajtojmë çështjen e personit të mbetur në rrugë, gjegjësisht të udhëtarit, i cili s'ka mjete për t'u kthyer në vendin e tij, prandaj, për të mos mbetur në një situatë aq delikate dhe të vështirë, atij i caktohet një pjesë nga zekati. Se sa duhet t'i caktohet pjesa e zekatit dhe çështje të tjera që ndërlidhen me këto, do të jenë temë diskutimi në këtë punim.

**Trajtimi hyjnor për udhëtarët-të mbeturit në rrugë**

Kur'ani famëlartë i kushton rëndësi të posaçme edhe këtij grupi, ashtu sikur grupeve të tjera. Në shumë vende në tema të ndryshme Kur'ani flet për bamirësinë dhe ndihmën për të mbeturit në rrugë, thënë ndryshe, për udhëtarë. I Madhërishmi thotë: "Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfrit, edhe atij në kurbet, po mos shpenzo tepër e pa rrugë". (El Isra, 26). Po ashtu urdhëron që personit të tillë t'i ndihmohet: "Andaj, jepja të afërmit atë që i takon, e edhe të varfrit edhe udhëtarit, e kjo është shumë më e dobishme për ata që veprojnë për hir të Allahut dhe të tillë janë ata të shpëtuarit". (Er-Rrum, 38). Në kaptinën Bekare Allahu urdhëron që edhe udhëtarët të jenë pjesëmarrës në përfitimin e pasurisë. Në kaptinën En-Nisa (ajeti 36) urdhëron që udhëtarët të ndihmohen. E, përveç kësaj, është shumë me rëndësi të theksohet fakti se për këtë grup, Kur'ani përcaktoi ndihmë edhe nga pasuria që fitohet në luftë, nga e cila një pjesë u takon edhe udhëtarëve (shih më tepër, El Enfal, 41). E, përfundimisht, bëri që një pjesë nga zekati t'i dedikohet këtij grupi.[1] Ai tha: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj. ) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u duhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et-Tevbe, 60). Nga kjo nënkuptohet se Islami është përkujdesur me një brengë të veçantë për udhëtarët dhe të mbeturit në rrugë; për këtë ka sigurisht edhe urtësi. E urtësia kryesore është fakti se Islami ka thirrur njerëzit që furnizimin-rriskun ta kërkojnë aty ku munden përmes mjeteve të ligjshme, sikurse ka urdhëruar që ta kërkojnë diturinë kudo që të gjendet ajo. Po ashtu ka thirrur edhe për luftë të shenjtë, kur ajo është e nevojshme dhe e domosdoshme, ose për udhëtime që kanë për qëllim adhurimin, siç mund të jetë Haxhi apo umreja. Kur të gjitha këto dhe të tjera që nuk i kam përmendur këtu, të përmblidhen, atëherë kuptohet edhe më mirë edhe urtësia që Allahu i kushton rëndësi të posaçme këtij grupi. Sidoqoftë, një trajtim të tillë dhe një përkujdesje kaq madhore për udhëtarët, të mbeturit në rrugë dhe të huajt, për shkaqe të ndryshme, nuk e gjejmë tek asnjë fe tjetër dhe tek asnjë legjislacion tjetër, përveç tek Islami. Sidomos kur të kihet parasysh kohë e hershme, kur rrethanat ishin krejtësisht të tjera dhe kushtet e jetesës ishin krejtësisht ndryshe nga

këto të kohës moderne, kur mungonin restorantet, hotelet, vendet e pushimit, informimi përmes mjeteve teknologjike dhe shumë gjëra të tjera.

**Çfarë nënkuptohet me termin "i mbetur në rrugë"?**

Shumica absolute e juristëve myslimanë janë të mendimit se termi "Ibnus-sebil-i mbetur në rrugë", ka të bëjë me personin që ka udhëtuar nga vendi i tij në ndonjë vend tjetër dhe nuk ka mundësi financiare për t'u kthyer tek familja e tij, edhe nëse është i pasur në vendin e tij, e arritja e tij në vendin e vet i pamundësohet për shkak të mungesës së mjeteve të nevojshme.[2] Ose ai që ka mjete, po nuk i ka me vete, pavarësisht nëse ndodhet në atdheun e vet apo në ndonjë vend të huaj, ose ai që ka dhënë para hua, por nuk mund t'i kthejë ato, ose nuk ka kaluar afati për kthimin e tyre.[3] Rruga e udhëtarit kërkohet që të mos jetë bërë për ndonjë veprim mëkati, sepse përndryshe nuk do të meritojë ndihmën dhe nuk futet në fondacionin e zekatit; kërkohet që udhëtimi i tij të jetë bërë në situata të lejuara, të preferuara dhe të domosdoshme, si haxhi, dhënia e zekatit apo ndonjë vizitë e rëndomtë, e të ngjashme me këto.

Mirëpo ka mendime që ky grup ndërlidhet dhe futet tek grupi paraprak "fi sebîlil-lah-në rrugën e Allahut", ngase "Ibnus-Sebili" futet në "fi sebilil-lah", e veçimi këtu nga ai paraprak apo mospërfshirja me një emër të vetëm, vjen si pasojë e veçantisë së tërheqjes së vëmendjes së këtij grupi,[4] ndonëse ky mendim gjen pak mbështetje, për shkak se grupet janë të ndara dhe se secili grup, ndonëse mund të ketë afërsi me grupin tjetër, megjithatë mbetet i veçantë dhe i ndarë nga të tjerët, e ky është njëherazi edhe mendimi i shumicës së juristëve.

**Kushtet që duhet të plotësohen**

Jo çdo udhëtari i jepet nga zekati, po, për t'iu dhënë nga fondi i zekatit, kërkohet të plotësohen kushte të ndryshme, e kushtet që duhet të plotësohen, do t'i përmend në vijim:

-Që ai të jetë mysliman, ngase zekati merret nga myslimanët dhe u dedikohet atyre, pra merret nga shtresa e pasur dhe u shpërndahet shtresave të varfra. Me përjashtim të grupit që kemi përmendur në shkrimet më herët "El-Muel-lefeti kulubihim-Për përfitimin e zemrave të tyre", që kemi thënë se u jepet jomyslimanëve për t'u përfituar zemrat ose për të shmangur dëmin e tyre ndaj myslimanëve.

-Që në kohën konkrete (në udhëtim apo në vendin ku ka udhëtuar) të mos posedojë pasuri që i mundëson kthimin në vendin e tij, ndonëse ai mund të jetë i pasur në vendin e tij.

-Që udhëtimi i tij të mos jetë për ndonjë veprim mëkati. Në këtë kontekst me qëllim mëkati, tregti të paligjshme apo rebelimi ndaj urdhrave të Zotit, pa marrë parasysh gjendjen e tij të vështirë, atij nuk i ndahet pjesa e zekatit, për shkak se udhëtimi i tij ka qenë për shkak të mëkatit dhe, nëse e ndihmon atë, po bëhesh pjesëmarrës në mëkat, ngase po ndihmon mëkatin dhe mëkatarin.[5] Përveç situatës kur ai pendohet sinqerisht për veprën që ka bërë, dhe atëherë mund të futet nën ombrellën e përfitimit të fondit të zekatit.

Ndërsa, kur udhëtimi është për të kryer ndonjë detyrim, si Haxhi, vizita e prindërve dhe familjarëve apo ndonjë vizitë e dijetarëve dhe njerëzve të mirë, ose nëse vizita është thjesht udhëtim i lejuar, si tregtia e të ngjashme me të, - atëherë, parimisht, personave të tillë, në rast të ndonjë vështirësie financiare, u ndihmohet nga fondi i zekatit për udhëtarët e rastit.

Dijetarët e kanë trajtuar edhe çështjen e udhëtimit të ndokujt për piknik, pa ndonjë shkak tjetër, dhe një pjesë e juristëve kanë thënë se nuk i lejohet t'i ndahet atij nga pjesa e zekatit, përderisa në shkollën hanbelite për këtë çështje transmetohen dy mendime; i pari: lejohet t'i jepet atij nga fondi i zekatit, e i dyti, që konsiderohet mendim më i fuqishëm në shkollën e tyre: nuk lejohet, për shkak se nuk ka qenë e nevojshme për një gjë të tillë dhe ai nuk e ka pasur të domosdoshëm një udhëtim të tillë.[6] Disa të tjerë janë të mendimit se atij i jepet nga fondi i zekatit, ngase nuk futet në rangun e udhëtimit të shoqëruar me mëkate. Polemika më e madhe në këtë tematikë është në mes juristëve shafiitë dhe hanbelitë.[7]

-Që të mos jetë në gjendje të marrë borxh nga dikush. Ky kusht është i veçantë për disa nga malikitë (po ashtu për disa shafii), të cilët mendojnë se, nëse udhëtari i rastit gjendet në një situatë të tillë, ai në rend të parë duhet të kërkojë borxh nga dikush, kuptohet nëse është në gjendje për ta kthyer atë borxh (po që se është i pasur në vendin e tij). Kjo, megjithëse të tjerët nuk e shohin një gjë të tillë si kusht. Ndonëse hanefitë, sipas asaj që transmetohet, nuk e parashohin këtë kusht, megjithatë janë të mendimit se, nëse është në gjendje ta kthejë borxhin e marrë hua, është më mirë sesa të marrë nga zekati, ndonëse një gjë e tillë nuk kërkohet.[8]

Pra, ai që i del ndonjë pengesë gjatë udhëtimit dhe mbetet në rrugë për shkak të pamundësisë së sigurimit të mjeteve materiale, nëse është i pasur në vendlindjen e tij, merr borxh nga dikush dhe familja e tij nga pasuria e tij ia shlyejnë borxhin. Megjithatë, këtë kusht e parashohin vetëm disa nga malikitë dhe shafiitë, për shkak se udhëtarit dhe të mbeturit në rrugë, i caktohet një shumë nga fondacioni i zekatit ashtu siç ka paraparë Allahu i Madhërishëm në ajetin e grupeve përfituese të zekatit. Madje është interesante se dijetarët e njohur të mëvonshëm të këtyre dy shkollave juridike nuk përkrahin mendimin se ata duhet të marrin borxh e familjarët e tyre t'ua kthejnë borxhin borxhlinjve, por mendojnë se atyre u takon pjesa e zekatit, edhe nëse janë të pasur, por me vete nuk kanë pasuri të mjaftueshme.

**A kthehet pasuria e marrë në rast të qëndrimit në një vend?**

Juristët myslimanë e kanë trajtuar edhe çështjen nëse udhëtarit i është dhënë pasuri nga zekati, sa për t'u larguar nga vendi ku ka mbetur pa pasuri dhe për të shkuar në vendin e tij, mirëpo ai pas marrjes së parave nuk është larguar por ka vazhduar të qëndrojë në atë vend. Shumica e shkollave juridike, me përjashtim të hanefive, janë të mendimit se ai duhet ta kthejë shumën e marrë, përveç situatës kur edhe në vendlindje është i varfër. Si arsyetim japin moslargimin e tij nga vendi ku ka qenë udhëtar, ndonëse paratë i janë dhënë me qëllim që ai të shkojë në vendin e tij. Malikitë bëjnë këtë sqarim: "Nëse i ka harxhuar paratë, atëherë një gjë e tillë nuk kërkohet prej tij". Ndërsa hanefitë, sipas mendimit më të saktë, nuk kërkojnë që ai ta kthejë atë shumë.[9]

**Sa i jepet udhëtarit-Ibnus-sebil-it?**

- Udhëtarit i jepet pasuri (nëse është e nevojshme edhe rroba) aq sa i nevojiten atij për t'ia arritur qëllimit të tij ose derisa të shkojë në vendin ku e ka pasurinë e vet, në rast se ka para në ndonjë vend të caktuar.
- Në rast se udhëtimi është i gjatë, ai mund të ndihmohet edhe me ndonjë mjet transporti, për ta kaluar rrugën sa më mirë. Madje dijetarët e hershëm kanë trajtuar edhe çështjen e blerjes së mjetit, gjegjësisht të ndonjë kafshe udhëtimi, në rast se një gjë e tillë është e nevojshme; kjo për shkak se dihet që në të kaluarën si mjete transporti konsideroheshin kafshët, që sot është e panevojshme dhe e pazbatueshme... Sot mjetet janë shumë të sofistikuara: vetura, trena, anije dhe aeroplanë.
- I jepet atij pa marrë parasysh se a është i aftë për punë apo jo.[10]

**Ibnus-Sebili në kohën aktuale-moderne**

Mendimtari dhe juristi bashkëkohor Jusuf Kardavi shtron me të drejtë këtë pyetje: "A ka ibnus-sebil-udhëtar të mbetur në rrugë në kohën aktuale"? Përgjigja e tij është kjo: "Disa dijetarë dhe mendimtarë bashkëkohorë janë të mendimit se grupi "Ibnus-sebil" nuk ka ndonjë shtrirje në kohën aktuale, për faktin se mjetet e komunikacionit janë lehtësuar, shpejtuar dhe janë shumëfishuar, kurse bota është bërë si një qytet. Sot ka shumë mjete që ia lehtësojnë njeriut rrugën drejt mallit-pasurisë së tij nga cilido vend në botë, qoftë përmes transfertave të ndryshme ose përmes bankave". Megjithatë, Kardavi është i mendimit se grupi "ibnus-sebil" ka një shtrirje edhe në kohën aktuale në mënyra të ndryshme, si:

- Ka disa njerëz që janë të pasur, mirëpo nuk kanë llogari bankare, prandaj si mund marrë ai para, po qe se ndodhet në ndonjë vend të largët? Shembulli i tij që mbetet për shkaqe dhe situata të ndryshme, si për shembull në ndonjë fshat të thellë apo në shkretëtirë, e nuk mund të arrijë në qytet për të marrë nga banka aq sa i duhen. Sigurisht se një situatë e tillë i përgjigjet plotësisht ibnus-sebil, ndonëse ai është i pasur, por është larg pasurisë së tij, andaj edhe e meriton ndihmën. Megjithëse një situatë e tillë mund të jetë shumë e rrallë në kohën tonë.
- Ka prej njerëzve që detyrohen të largohen nga vendlindja dhe nga pasuria e tyre, qoftë nga okupatorët e huaj, a udhëheqësit e shfrenuar, apo nga liderë pabesimtarë, të cilët i persekutojnë njerëzit e mirë dhe reformues e i nxjerrin prej shtëpive dhe pasurive të tyre pa kurrfarë të drejte. Këta njerëz i gjen duke ikur në vende tjera për të ruajtur e mbrojtur besimin dhe lirinë e tyre, natyrisht të privuar nga pasuria e tyre. Kanë qenë të pasur, po pamundësohen ta marrin pasurinë e tyre, dhe kështu ata bëjnë pjesë në "ibnus-sebil".[11] Shembuj të tillë ka të shumtë, prandaj nuk mund të deklarojmë se ky grup nuk ekziston sot, ndonëse ajo mënyra klasike e mëhershme ka pësuar ndryshime drastike dhe në kohën aktuale shembujt e së kaluarës mund të përsëriten rrallë. Megjithatë forma të tij mund të ekzistojnë edhe në kohën aktuale, madje edhe shumë, sidomos në vende të pazhvilluara, vende të thella e rurale dhe në shkretëtira ku orientimi është shumë i vështirë.

**Përfundim**

Ky ishte grupi i tetë përfitues i zekatit, të cilin u munduam ta paraqesim në formë të përgjithshme, dhe njëherazi është grupi i fundit dhe përmbyllës i grupeve a fondacioneve të zekatit. Vlen të theksohet se secilit grup ia kemi kushtuar nga një temë të posaçme, me përjashtim të grupit të shtatë që ia kemi kushtuar dy tema, si dhe jemi munduar që ajkën e tematikës së grupeve përfituese të zekatit ta paraqesim në mënyrë të ekuilibruar, pa u zgjatur shumë në polemika, por jo edhe duke i anashkaluar tërësisht. Përmendja e mendimeve të katër shkollave juridike mendoj se kanë pasuruar dhe begatuar tematikën në fjalë. Pra, tematika e dhënies së zekatit për tetë grupet përfituese të zekatit, mendoj që është shtjelluar në shkallën e duhur.

(1) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v. 2, f. 671. (2) Për shkak të përkufizimeve të shumta dhe të ndryshme në lidhje me Ibnus-sebil, kam përzgjedhur mendimin që përmendet më së shpeshti në librat e Fikhut, madje nga katër shkollat juridike, ndonëse ka mendime të shumta për këtë çështje. (3) Tuhmaz, Fikhu Hanefi, f. 447-448. (4) Ibnu Nexhim, El-Bahru Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v. 6 f. 61. (5) Madje disa nga malikitë mendojnë se edhe nëse ekziston frika se ai mund të vdesë, nuk i ndihmohet, për shkak se udhëtimi i tij ka qenë për qëllim mëkati. Ndërsa pjesa tjetër e juristëve janë të mendimit se po qe se ekziston frika se personi i tillë mund të vdesë, atëherë atij i jepet nga zekati edhe në rast se nuk pendohet nga mëkati, ngase, nëse ka gabuar ai, atëherë të mos gabojmë ne ta lëmë atë të vdesë. (6) El-Mevsuatu-l Fikhijetu el-Kuvejtijetu, Vizaretu-l Evkaf Veshuun el-Islamijetu, bot. II-të, Darus-Selasil, Kuvajt, v. 23 f. 324. (7) Shih më tepër: Neveviu, El-Mexhmu', v. 6 f. 314 e tutje. (8) Dusuki, Sherhul Kebir, v. 1 f. 497; Ibn Abidin, v. 2 f. 61. (9) Dusuki, Sherhul Kebir, v. 1 f. 497; Ibn Abidin, v. 2 f. 62; Ibn Kudame, El-Mugni, v. 6. 436 e tutje. (10) Kardavi, Jusuf, Fikhu'z Zekah, v. 2 f. 681. (11) Po aty, v. 2 f. 282-283.

# Sukuku islam (Letrat me vlerë)

**Dr. Rexhep Ismajli**

**Sukuku islam konsiderohet njëri ndër produktet më të njohur në tregun e kapitalit. Tashmë sukuku është bërë realitet, si obligim individual dhe internacional, për të siguruar burime të nevojshme financiare si dhe harmonizimin e investimeve në mes tri dilemave: rentabiliteti, likuiditeti dhe siguria nga rreziqet.**

Duke shfaqur interes për sukukun islam, është bërë shumë më e dukshme nisja e treguesve të tij për të nxjerrë një seri rregulloresh dhe legjislacionesh që i rregullojnë ato, përfshirë këtu edhe disa vende islamike. City group dhe Dow Jones kishte nisur si treguesin e parë botëror të instrumenteve (Sukuk) islamike gjatë Forumit Islamik Financiar Global të vitit 2006.Komisioni gjithashtu emetoj letrat me vlerë të mallrave në Emiratet e Bashkuara Arabe në vitin 2005, dhe lista e përfshirjes së sukukut islam, nga autoritetet e Tregut Capital (Capital Market Authority (CMA) emetuar në Malajzi në vitin 2004, të kontrolluar sipas rregullores të sukukut islamik (Guidelines on the offering of islamic securities). Dhe kështu sukuku islam ka treguar rritje të jashtëzakonshme gjatë 6 viteve të fundit, i dominuar shumë shpejtë në rritjen e segmentit (SUKUK) në tregun e financave islame, duke arritur versionin e madhësisë të sukukut islamik botëror gjatë fundvitit 2007 në shumën 97.3 miliardë dollarë, shumica e ardhur nga Malajzia dhe shtetet e Gjirit Arab.Rritja e madhësisë së versionit Makro (sukuk) në Evropë, në Lindjen e Mesme, Afrikë dhe Azi me 71 %, ka arritur në 32.65 milardë dollarë në vitin 2007 krahasuar me vitin paraprak 2006.Kjo kishte ngritur numrin e çështjeve të sukukut nga 109 në vitin 2006 deri 119 në vitin 2007, ndërsa vëllimi i transaksioneve është rritur mesatarisht nga 175 milionë dollarë në vitin 2006, në 269.8 miliardë dollarë në vitin 2007, pjesa më e madhe nga këto instrumente është derdhur në sektorin e shërbimeve financiare, duke arritur në vëllimin e përgjithshëm në 31%, bazuar në pasuritë e patundshme me 25%, si dhe energjia dhe shërbimet me 12% .Në të njëjtën kohë është forcuar sukuku me pjesëmarrjen si strukturë dominuese në aspektin e madhësisë të versionit, që sipas disa të dhënave ka arritur 10.13 miliardë dollarë që nga marrëveshja e saj, në eksportim ka arritur në 54 nga 22 - sa ishte më parë, si rezultat i pjesëmarrjes së tij në version.Është e mundur që sovraniteti sukuk të fitojë popullaritetin me versionet e tij në Japoni, Tajlandë, në Mbretërinë e Bashkuar.[1] Sukuku islam nuk kufizohet vetëm mbi bizneset, por është zgjeruar për të përfshirë edhe qeveritë, si shembull Malajzia dhe Sudani i kanë nxjerrë sukuket për të financuar thesarin publik. Jo vetëm këto shtete kanë derdhur dhe nxjerrë sukukun por edhe disa nga vendet e Perëndimit, si për shembull, shtetet e Saksonisë së Epërme (Saxony Anhalt) të Gjermanisë kanë nxjerrë për herë të parë sukukun islam në një shtet joislamik në vitin 2004, me vlerë 100 milionë euro.[2]

**Praktimi i sukukit në shtetet perendimore**

Gjithashtu një numër i konsiderueshëm kompanish në Mbretërinë e Bashkuar dhe në ShBA, kanë praktikuar sukukun islam gjat viteve të fundit, si p.sh. Banka Botërore më 2005 ishte e para me nxjerrjen e sukukut islam të monedhës vendore në vlerë 760 milionë ringgit të Malajzisë ose 200 milionë $, siç parashihet të rritet edhe më shumë në treg zhvillimi i sukukut islam me ngritjen e kërkesave, duke bashkuar standardet e letrave me vlerë (Sukuk), për të arritur sasinë e pritshme në tregun e sukukut islam mbi 150 miliardë $ të vitit 2010, dhe krejt kjo reflekton në orientimin e botës ndaj sukukut islam, që merr qasje për pjesëmarrje në të gjithë sektorët. Në bazë të kësaj, jemi munduar të sqarojmë sukukun islam për sa i përket konceptit

të tij, veçoritë e tij,synimet, rëndësinë, llojet, modelet e tij, mekanizmat e nxjerrjes në qarkullim dhe mekanizmat e shpërndarjes së fitimeve e humbjes si dhe të falimentimit, menaxhimit të keq, trajtimin e zeqatit dhe llogarisë së tij, mbikëqyrjen financiare të legjitimuar.Për t'ju njohur më mirë me sukukun islam, do të konceptojmë prejardhjen e tij në aspektin gjuhësor dhe terminologjik.

**Koncepti i sukukut islam**

1. Sukuk në aspektin gjuhësor vjen nga shumësi sakke që do të thotë instrument ligjor apo sukuk certifikatë financiare, e cila ka ardhur gjithashtu nga fjala e Allahut fesaket vexhheha, që do të thotë (Goditje – në fytyrën e saj ), ose Sake, që rrjedh nga persishtja dhe do të thotë shkrim; gjithashtu i përshtatet edhe fjala çek.Në të kaluarën të ardhurat quheshin – Sekake ishin të nxjerra të shkruara në letër, prandaj fjala (Sakke) do të thotë Letër ligjore e shkruar nga pronari i furnizimit për personin që i takon ajo pjesë e pasurisë, ose janë shkruar gjërat që i merrte nga pronari i tij, si ato ushqimore e të tjera.[3] Përshtatshmëria e një Çeku (Check) kthehet edhe në historikun e disa vepruesve nga udhëheqësit shtetërorë, të cilët në ato çeqe shkruanin gjërat furnizuese dhe gjëra të tjera me shkrim për njerëzit, duke ua shitur ato para se t'i kishin në posedim, në një mënyrë të përshpejtuar; kjo ishte formë e ndaluar, sepse shisnin pa posedime.[4] Është transmetuar nga Maliku, Allahu qoftë i kënaqur me të, se kishte dëgjuar që në kohën e sundimtarit Mervan, u kishte lëshuar njerëzve instrumente (sukuk) në ushqime për skamnorët, dhe njerëzit i kishin përdorur ato për shitjen e tyre në mes njëri-tjetrit, para se t'i merrnin (trashëgonin pasuritë e tyre). Zejd bin Harithi dhe një burrë nga shokët e Muhamedit a.s. i thanë Mervanit: A je duke lejuar kamatën, o Mervan! Ai ua ktheu: Larg qoftë, po cila është ajo? Ato instrumente (sukuke) që po i shesin njerëzit, pastaj janë duke i shitur para se t'i kenë poseduar (ato procedura që ishin lëshuar). Mervani kishte dërguar menjëherë kujdestarët e tij që t'i kapnin ato gjëra nga duart e njerëzve dhe t'i kthenin tek pronarët e tyre[5]. Siç ka ardhur në Termidhij Hadithi: Nuk ka shitje pa posedim. Andaj fjala Sake në bazament ka ato të drejta që janë të shkruara në letër, mirëpo në mënyrë alegorike përdoret për të drejtat ose borxhet fikse të vërtetuara, për të garantuar aktin e së drejtës apo të borxhit.Këtë e ka dëshmuar edhe koha jonë, kur njihen si instrumente të investimit, që janë rrjedhojë e një procesi të njohur sekuritisacion për garantimin e investimit, ku kompletohet ndarja e pasurisë nga senati dhe përfitimet, ose nga të dyja së bashku në njësi të vlerës së barabartë dhe nxjerrjen e instrumentit (sukuk) në vlerën e saj.

2. Sakk në aspektin terminologjik do të thotë Letër me vlerë; fillon në aksione e obligacione dhe çdo instrument (Sukuk) apo dokument ka një vlerë monetare.[6] Kjo letër me vlerë sipërfaqësisht është letër e shtypur, e cila përmban të dhëna si: prejardhja e saj, vlera e saj nominale etj., por ajo në thelb është një e drejtë dhe detyrim, sipas të cilit pronari i saj ka atë të drejtë t'i marrë ato që gjenden në të, deri në afatin e caktuar, ose ajo në thelb është obligim pagesor i këtyre të hyrave dhe kësaj vlere.Në botë paratë dhe ekonomia këmbehen me termin sake ose sukuk (instrumente a instrument) të obligacionit a obligacioneve, dhe krejt qëllimi i kësaj letre me vlerë është për të mbrojtur të drejtën e patjetërsueshme nga rënia konstante. Instrumenti përfshin aksionet e obligacionet dhe çdo instrument ka një vlerë, në të cilën aksioni përfaqëson pjesën e kapitalit aksionar të kompanisë dhe mbështet borxhin e kompanisë, për të merituar përfitimin nga kompania të një pjese nga aktivitetet e saj, ndërkohë që vetëm përkrahja nuk sjell përfitimin, ngase është e palegjitimuar në legjislacionin islam. Dijetarët bashkëkohorë preferuan përdorimin e fjalës sukuk (instrumente) nga fjala obligacion, duke i quajtur instrumente (sukuk) mbi mjetet e investimeve të cilat përfaqësojnë pronën bazë ose përfitimet e pronësisë apo të dyja së bashku, gjithnjë duke marrë parasysh dispozitat ligjore islame, që mënjanojnë elementet e kamatës, bën dallimin në mes sukukut (instrumenteve) dhe obligacioneve, të cilat përfaqësonin borxhin e huadhënësit, kjo absolutisht ishte një përpjekje për ndarjen e instrumentit (sukuk) nga obligacionet konvencionale kamatore. I quajtën standarde legjitime për autoritetin e kontabilitetit dhe auditimit, për institucionet financiare islame, në instrumente islame me emrin instrumente investuese si të dalluara nga aksionet dhe obligacioni i kredisë, duke e përkufizuan me: Dokumente me vlerë të barabartë, që përfaqësojnë aksionet e përbashkëta në pronësi të objekteve, ose përfitime apo shërbime, ose pronësi të aseteve në projekte specifike, apo aktivitete në investime private, kështu që, pas përmbledhjes së vlerës së instrumentit (sukuk), mbyllet dera (IPO) dhe për atë fillon përdorimi i hedhur në qarkullim. Kështu Akademia Botërore e Jurisprudencës Islame kishte nxjerrë vendimin e saj edhe mbi obligacionet e huadhënësve, që janë: Mjete investimi, që përbëhen nga copëzimi i kapitalit në aksione të barabarta dhe spektri i lëshimit të instrumenteve financiare në kapital të njësive të barabarta të regjistruara në emrat e pronarëve të tij si aksione të zakonshme të poseduara në kapital, që i mundëson secilit prej tyre të bëhet pronar në të.[7]

[1] Studimet Bazike 2007, dhe parishikimi i së ardhmes për vitin 2008.[2] Sukuku Islam në mes teorisë dhe praktikës, nga Dr.Eshref Muhamed Devabeh,Daru- Selam f.9-11.viti 2009. [3] Imam Errazi në: Mukhtar Esahah,,f.367,shtëpia botuese (Libri Arab) Bejrut Liban.[4] Dr. Ahmet Sherbani në: Leksioni Ekonomik Islam, shtëpia botuese Brezi,Bejrut –Liban 1401h, f.255-256.[5] Malik bin Enesi në: El-muveta, .v. 2, f, 641, të vërtetuar nga Muhamed Fuad abdu El-Bakij, shtëpia botuese (Rigjallërimi i librit arab 1412 h).[6] Enciklopedi shkencore dhe praktike për bankat islame, vëllimi 2, faqe 241,botimi i parë, 1398 h.[7] Sukuku Islam në mes teorisë dhe praktikës, nga Dr.Eshref Muhamed Devabeh,Daru- Selam f.16-17.viti 2009.

# PALESTINA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Palestina ndodhet në jugperëndim të kontinentit të Azisë, përkatësisht në pjesën jugore të bregdetit lindor të detit Mesdhe. Pozita gjeografike e Palestinës ka një rëndësi të madhe strategjike dhe konsiderohet pikë-ndërmjetësimi me vlerë të theksuar, ngase luan rolin e urës lidhëse ndërmjet tri kontinenteve: Evropës, Azisë dhe Afrikës. Sot Palestina zyrtarisht përfshin dy rajone: Rripin e Gazës dhe atë të Bregut Perëndimor. Rripi i Gazës – territor i Autoriteteve Palestineze – kufizohet me dy shtete fqinje: me Egjiptin me një gjatësi prej 11 km dhe me Izraelin në një gjatësi deri në 51 km. Bregu Perëndimor – territori i Autoriteteve Palestineze – kufizohet gjithashtu me dy shtete fqinje: me Izraelin në një gjatësi 307 km dhe me Jordaninë në një gjatësi deri në 97 km. Vendi mori emrin e vet Palestinë, nga palestinezët e lashtë, të cilët, pasi kishin emigruar nga ujdhesat e sotme greke, rreth vitit 2000 p. e. s. u vendosën në zonat bregdetare të Palestinës. Historianë të njohur grekë dhe latinë, siç ishte dhe Herodoti, territorin e bregdetit palestinez e quajtën Palestinë[2].

**Jerusalemi (Kudsi):** Kryeqyteti i Palestinës ndodhet afërsisht në pjesën qendrore të shtetit,i cili, për nga sipërfaqja dhe numri i banorëve, konsiderohet qyteti më i madh historik i vendit, si dhe më i rëndësishmi si qendër fetare dhe ekonomike. Jerusalemi ka 933.113 banorë banorë (2012)[4].

**Përhapja e fesë Islame në Palestinë**

Gjatë jetës së Muhamedit a.s. thirrja islame kishte arritur afërsisht në tërë Siujdhesën Arabike, kështu

**Të dhëna statistikore[*]:**

• Emri ndërkombëtar në anglisht: State of Palestine.
• Emri zyrtar: Shteti i Palestinës.
• Sistemi i qeverisjes: Autoriteti Kombëtar Palestinez.
• Sipërfaqja: 10, 020 km².
• Numri i banorëve: 4. 300. 000 (2011).
• Dendësia: 667 (banorë në 1 km²).
• Feja: Bregu Perëndimor: Myslimanë 75%, hebrenj 17%, të krishterë 8%. Rripi i Gazës: Myslimanë 99.3%, të krishterë 0. 7%.
• Kryeqyteti: Jerusalemi (llogaritet edhe qyteti më i madh i vendit), Ramallah – Qendra e Autoriteteve Kombëtare Palestineze dhe e Bregut Perëndimor –, Gaza – Qendra e Administrimit në Rripin e Gazës.
• Qytete të tjera: Bejt-Lahm, Gaza, Halil, Xhenin, Eriha, Nablus, Rafah, Ramallah, Tulkerm, Bejrhanun etj..
• Grupet etnike: Bregu Perëndimor: Palestinezë arabë. Gaza: Palestinezë arabë 83%, hebrenj 17%.
• Gjuhët kryesore: Arabe (gjuhë zyrtare), hebreje dhe angleze.
• Njësia monetare: Dinari jordanez, dollari amerikan dhe monedha izraelite, siç është: Shekeli Israelit (1. 00 ILS = 0. 212 EUR).
• Data e pavarësisë: 10 tetor 1993 – Themelimi i Autoriteteve Kombëtare Palestineze. Më 15 nëntor 1988 – Shpallja e Pavarësisë.
• Festë kombëtare: 15 nëntor 1988 (Dita e shpalljes së Pavarësisë së shtetit).

që nuk kishte krahinë të kësaj siujdhese ku të mos flitej për thirrjen islame. Pas vdekjes së Muhamedit a.s. dhe me ardhjen e Ebu Bekrit r.a. në krye të Shtetit Islam, myslimanët vazhduan dërgimin e thirrjes islame jashtë Siujdhesës Arabike. Ebu Bekri r. a., si halif i myslimanëve, në vitin 12 h / 633 m, për të çliruar shtetet e Shamit – Jordania, Siria, Palestina dhe Libani – dërgoi disa batalione ushtarake nën komandën e Amr ibn Asit, Jezid ibn Ebi Sufjanit, Sherahbil ibn Husnes, Ebu Ubejde ibn Xherrahit dhe Halid ibn Velidit r.a.. Jezid ibn Ebi Sufjani në Vadi Arabije, në jug të Detit të Vdekur, mposhti romako-bizantinët dhe vazhdoi fitore të tjera deri në Gaza në vitin 13 h / 634 m.. Amr ibn Asi kundër romako-bizantinëve arriti fitore të mëdha, njëra prej të cilave ishte edhe fitorja në Exhnadin në vitin 13 h / 634 m, për të vazhduar me çlirimin e Nablusit, Amvasit, Refhit, Fahlit, Bejsanit, Leddit dhe Jafas. Ndërkohë myslimanët në Sham u informuan për vdekjen e Ebu Bekrit r.a. dhe për ardhjen në pushtet të Umerit r. a., i cili ushtritë myslimane në Palestinë i urdhëroi të vazhdonin të luftonin për të përfunduar çlirimet. Ai e pati urdhëruar Halidin r.a. që të bashkonte ushtritë islame në një ushtri të vetme. Halidi u përlesh me romako-bizantinët në njërën prej betejave vendimtare të kohës, - betejën e Jermukut, e cila fitoren e myslimanëve e solli në një moment vendimtar në historinë e Palestinës, kur u realizua dëbimi i romako-bizantinëve prej saj. Mandej, patriarku i Jerusalemit Safrunius kishte vënë kusht që qytetin– atëherë quhej Ilija – t'ia dorëzonte vetë halifit të myslimanëve Umerit r. a.. Halifi iu përgjigj kërkesës së patriarkut dhe, pasi në Medinë la Aliun r.a. zëvendës, erdhi në Palestinë, ku shkroi dekretin




mbi sigurinë e të krishterëve, që përfshinte edhe kishat dhe objektet e tyre fetare. Që nga ajo kohë, fise arabe nga Siria, Hixhazi, Nexhdi dhe Jemeni popullzuan territoret palestineze dhe shumica e popullatës u bë myslimane dhe gjuhë zotëruese u bë gjuha arabe. Ndërkaq, pas sundimit të Hulefai -Rashidinëve, përkatësisht në kohën e sundimit të Emevinjve (41 – 132 h/ 661 – 750 m) Palestina i përkiste krahinës së Damaskut. Nga monumentet më të mëdha të asaj kohe është Kubetu s-sahreti – Kupola e Shkëmbit –, të cilën e ndërtoi halifi emevit Abdul Melik ibn Mervan në vendin prej nga u ngrit Muhamedi a.s. në qiell natën e Israsë dhe Mi'raxhi-t. Gjithashtu është edhe Mesxhidu-l Aksaja, ndërtimin e të cilit e përfundoi El Velid ibn Abdul Meliku, një ndërtim që qëndron deri sot. Po ashtu është edhe qyteti Remle, aty ku Sulejman ibn Abdul Meliku ndërtoi pallatin e tij të njohur dhe Mesxhidu-l Ebjed. Kurse, pas sundimit të Emevinjve, respektivisht në kohën e Abasinjve (132 – 656 h / 750 – 1258 m) Palestina kontrollohej nga abasinjtë me seli në Bagdad. Prej halifëve të kësaj dinastie që vizituan Palestinën, ishin halifi Me'mun dhe halifi Mehdi. Gjatë sundimit të abasinjve, procesi i përhapjes së Islamit dhe të gjuhës arabe u rrit dukshëm. Ky ishte edhe rezultat i kontributit të brezave të rinj myslimanë, që jetonin në këto rajone nën ombrellën e shtetit abasit[5].

### Historia e Palestinës

Sipas vlerësimeve historike, Arabët kenanas ishin populli i parë që banonin në Palestinë gjatë mijëvjeçarit të tretë p.e.s.; ata si qytetarë të këtyre krahinave jetonin në shtetet dhe qytetet e Shamit, siç ishte Eriha. Vendndodhja gjeografike e Palestinës në qendër të rrugës që lidh tri kontinentet: Azinë, Evropën dhe Afrikën, e ka bërë atë që të jetë vend i tubimit fetar dhe i ndikimit kulturor për Egjiptin, Sirinë, Mesopotaminë dhe Azinë e Vogël. Palestina gjatë shekujve ka qenë gjithashtu edhe arenë e luftërave në mes fuqive të mëdha në rajon, dhe ndikuese në mbizotërimin e perandorive fqinje, siç ka qenë Egjipti në mijëvjeçarin e tretë p. e. s.. Pra, Palestina ka qenë gjithnjë në shënjestër të të gjitha fuqive të mëdha në të kaluarën e lashtë para erës sonë, siç kanë qenë: Faraonët e Egjiptit, babilonasit, asirianët, persianët, grekët e vjetër, romakët e vjetër, si dhe të erës sonë, siç kanë qenë: romako-bizantinët, myslimanët, britanikët, francezët dhe, së fundi, hebrenjtë. Që nga çlirimi i Kudsit nga myslimanët në kohën e halifit të drejtë - Umerit r.a.në vitin 16 h / 637 m, e deri në okupimin e tij nga francezët dhe britanikët e, në fund, nga hebrenjtë - Palestina ka qenë islame, edhe pse ndryshonin sunduestit myslimanë, që ishin: Hulefai-Rrashidinët, Emevinjtë, Abasinjtë, Tuluninjtë, Ahshedinjtë, Fatiminjtë, Selxhukët, Memalikët dhe Turqit, me përjashtim të periudhës së Kryqëzatave (1099 – 1187). Në vitin 1917 Britania pushtoi Kudsin dhe formoi një qeveri ushtarake. Pastaj, që nga viti 1933 është rritur imigrimi i hebrenjve në Palestinë, si pasojë e acarimit të lëvizjes naziste në Evropë. Mandej, në vitin 1936 u formuan lëvizje kombëtare të udhëhequra nga El Haxh Emin El Husejni, për të udhëhequr revolucionin palestinez kundër kolonializmit britanik, si dhe kërkuan reduktimin e imigrimit hebraik. Për shkak të këtyre lëvizjeve në rajonet e Palestinës, u mbajtën dy konferenca në Londër, njëra në vitin 1946 e tjetra në vitin 1947. Mirëpo të dy këto konferenca dështuan për të arritur një mirëkuptim midis arabëve dhe hebrenjve. Si rrjedhojë, Kombet e Bashkuara miratuan ndarjen e Palestinës në dy shtete, një arab dhe një hebre. Pastaj, në vitin 1948 në tokën e Palestinës u shpall shteti i Izraelit, i cili u njoh nga Bashkimi Sovjetik dhe Shtetet e Bashkuara, por u mohua nga shtetet arabe. Në të njëjtin vit u zhvilluan luftime të ashpra në mes arabëve dhe hebrenjve, që çuan në tërheqjen e ushtrive arabe nga Palestina[6].

### Gjendja ekonomike

Autoritetet Kombëtare Palestineze që nga themelimi i tyre në vitin 1994, kanë trashëguar një ekonomi të brishtë dhe të varur, e cila vuan nga infrastruktura e munguar ose e dobët dhe e kufizuar krahas deficitit të përhershëm në bilancin tregtar[7].

(1) Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 181. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 78, 79. Logos-a, 2009, Shkup. (2) shahd. lamuntada. com. (3) www. paldf. net (4) www. marefa. org (5) azharitv. netIbn Haldun; Tarihu ibni Haldun, pjesa e dytë, f. 443. Daru Ihjai-T-turathi-l Arebij-ji, pa vit botimi, Bejrut, Liban. (6) www. palestinehistory. com. (7) www. mne. gov



# Sfida e arsimit në Kosovë

**Dr. Zija Abdullahu**

**Sfidë e edukatës në arsim është më se evidente edhe tek ne, sepse ne vetë jemi dëshmitarë nëpër institucionet tona arsimore, të humbjes së disiplinës, shfaqjes së sjelljeve divijante, përdorimit të alkoolit, lëndëve narkotike, prostitucionit, korrupsionit e shumë dukurive të tjera negative.**

Sfidat me të cilat përballet arsimi sot në Kosovë, janë të shumta dhe të ndryshme. Nga këto mund të përmendim: mungesa e objekteve të mjaftueshme të shkollave, mungesa e buxhetit, mungesa e riparimeve të objekteve ekzistuese, mirëmbajta e tyre, mungesa e kuadrove profesionist, ndryshimi i shpejtë i planprogrameve mësimore, disiplina e dobët, ballafaqimi me devijime të ndryshme morale, si korrupsioni, alkooli, prostitucioni, droga etj.. Mirëpo, sipas mendimit tim, sfida më me rëndësi dhe më aktuale me të cilën ballafaqohet arsimi në Kosovë, është edukata e cila është bazë e arsimit dhe e formimit të personalitetit pozitiv të njeriut. Sikur dihet, edukata si lëndë mësimore ekziston gati në të gjitha nivelet e arsimit. Mirëpo lindin pyetjet: Sa është në gjendje kjo edukatë të rrënjosë te individi ndërgjegjen dhe përgjegjësinë, në mënyrë që ai të jetë një individ i dobishëm e jo i dëmshëm për shoqërinë? Sa efikase është ajo që t'i përmirësojë dukuritë devijuese të nxënësve a studentëve gjatë shkollimit të tyre si dhe pas kësaj periudhe? Deri në ç'masë mund të kultivohet kjo edukatë te personi, në mënyrë që të jetë udhërrëfyese për tërë jetën e tij? Apo mos ndoshta nxënësit do ta hedhin atë në shportën e harresës si shumicën e lëndëve profesionale, të cilat i harrojnë pak kohë pas provimit! Këto dhe pyetje të tjera rreth kësaj edukate duhet të na shqetësojnë të gjithë, si Ministrinë, institucionet e arsimit, të lartë, të mesëm dhe të ulët, studentët, nxënësit, prindërit, si edhe të gjithë ata që mendojnë për edukimin e brezave të ardhshëm, të cilët janë ardhmëria e vendit tonë. Arsimi pa edukatë morale, sa do i mirë dhe me nivel të lartë qoftë, prapëseprapë mbetet pa frytin e pritur. Një arsim pa edukatë të mirëfilltë, kultivon individë të shkathët, por vetëm në aspektin negativ të moralit. Ata do të posedojnë aftësi, por më shumë për të keq sesa për të mirë, për të mos thënë tërësisht për të keq. Shembull tipik i arsimit pa vlera morale dhe edukatë të mirëfilltë, qe ai në Shqipërinë komuniste, ku pamë se çfarë ndodhi dhe çfarë pasojash solli, e kjo u reflektua më së miri atëherë, kur individët e liruar nga prangat e frikës së pushtetit, derisa edhe pemët dhe drunjtë me të cilat ishin zbukuruar rrugët, i prenë dhe i grabitën. Kjo sfidë e edukatës në arsim është më se evidente edhe tek ne, sepse ne vetë jemi dëshmitarë nëpër institucionet tona arsimore, të humbjes së disiplinës, shfaqjes së sjelljeve divijante, përdorimit të alkoolit, lëndëve narkotike, prostitucionit, korrupsionit e shumë dukurive të tjera negative.

**Rezultati i mungesës së edukatës adekuate**

Edukata ekzistuese nëpër programe arsimore, nuk solli rezultatet e pritura, pra nuk formoi individë të ndërgjegjshëm dhe me përgjegjësi! Prandaj lind nevoja për një edukatë alternative, e cila të formonte individ të cilët, çfarëdo amaneti t'u besohet, do ta kryejnë atë dhe do ta përsosin në mënyrën më të mirë të mundshme. Vlera të tilla do t'i gjejmë në edukatën fetare, gjegjësisht në edukatën islame, suksesi i së cilës sipas historisë është i garantuar dhe i dëshmuar. Kjo edukatë do ta çlirojë njeriun nga veset e këqija, sjelljet e devijuara dhe dukuritë e shëmtuara, sepse e lidh atë me Zotin, i Cili do të jetë prezent

pandërprerë në mbikëqyrjen e tij. Prandaj individi bën përpjekje vazhdimisht që me këtë lidhshmëri të arrijë kënaqësinë e Tij, i Cili në Kur'anin famëlartë thotë (Shih:El Kehf, 110). Morali nuk është vetëm pjesë e fesë islame, por thelb dhe shpirt i saj, sepse sistemi islam në esencë bazohet në parime morale e etike. Madje morali i mirë është element kryesor i të gjitha misioneve pejgamberike. Këtë e konfirmoi Pejgamberi a.s. kur tha: "Në të vërtetë jam dërguar ta plotësoj fisnikërinë morale".[1] Në Islam morali është i lidhur ngushtë me besimin, dhe çdo vepër e mirë dëshmon për nivelin e besimit të mirë, dhe anasjelltas. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimi është shtatëdhjetë e ca, apo gjashtëdhjetë e ca degë. Më e larta është thënia se nuk ka zot tjetër pos Allahut, dhe më e ulëta largimi i dëmit nga rruga. Turpi është degë e besimit".[2] Pra, besimi dhe edukata janë të pandashme, meqë edhe turpi konsiderohet degë e besimit. Sado që të pohojë dikush se ka besim të lartë, po në realitet ai është larg moralit të mirë, pohimi i tij është i kotë. Ibadetet ose adhurimet në Islam, kanë funksionin e lartësimit të moralit, sepse në jetën e besimtarit formojnë motiv subjektiv për punë të mira, dhe ndalim nga ato të këqijat. Këtë funksion e kanë të gjitha adhurimet e kushteve islame, si namazi, zeqati, agjërimi dhe haxhi. Allahu xh.sh. thotë:"... Dhe fale namazin! Vërtet që namazi të ndalon nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar...". Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: "Atij të cilin nuk e ndalon namazi i tij nga shthurja dhe nga veprat e irrituara, te Allahu asgjë nuk i shtohet pos largimit nga Ai".[3] Ndërkaq për agjërimin tha: "Kush nuk largohet nga gënjeshtra dhe vepra e saj, te Allahu, ai nuk ka nevojë të largohet nga ushqimi dhe pija e tij".

**Shoqëri e shëndosh**

Ndërsa ndaj dukurive shkatërruese individuale dhe shoqërore të shfaqura në shoqëri, si korrupsioni, alkooli, prostitucioni, droga e fenomene të tjera irrituese, dihet qartë se qëndrimi islam është i rreptë. Ai i çrrënjos ato me një efikasitet shumë më të shpejtë dhe më pak të kushtuar se çdo përpjekje tjetër. Në edukatën fetare nxënësit, por edhe të tjerët, do të marrin shembuj nga jeta e pejgamberëve, kështu që do ta mësojnë këmbënguljen në parime nga Nuhi a.s., vizionin e gjerë nga Ibrahimi a.s., shkathtësinë nga Musai a.s., durimin nga Jusufi a.s., dhe Ejubi a.s., butësinë nga Isai a.s., ndërsa të gjitha këto cilësi së bashku do t'i gjejnë te shëmbëlltyra e moralit njerëzor te Pejgamberi a.s., për të cilin Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet, ti je në piedestalin më të lartë të moralit". Prandaj Pejgamberi a.s.. ka thënë: "Në të vërtetë më të mirët nga ju janë me moralin më të mirë",[4] po ashtu ka thënë: "Nuk ka asgjë më të rëndë në peshore sesa morali i mirë".[5] Këta dhe shumë hadithe të tjera na flasin për vlerën e moralit dhe edukatës që duhet ta posedojë myslimani. Nëse njeriu i nënshtrohet këtij morali dhe kësaj edukate, pa mëdyshje do të jetë bërthamë e një shoqërie të shëndoshë, do të rrezatojë mirësi dhe do të ndalojë çdo dukuri të shëmtuar në këtë shoqëri.

Ndoshta mund të lindë pyetja: Pse duhet të jetë kaq e rëndësishme edukata dhe vlerat morale e etike, ndonëse shoqëria vazhdon të ekzistojë edhe pa këto vlera?! Kjo rëndësi buron nga vetë qenia njerëzore, sepse të gjitha krijesave të tjera, përveç njeriut, aq sa u mungon feja, po aq u mungon edhe morali. Pra, njeriu është e vetmja qenie që interesohet për moralin, dhe një shmangie nga morali e fut atë në radhët e krijesave të tjera fizike, ndërsa Zoti nuk deshi ta lërë atë në një gradë të tillë, prandaj e ngriti me moral dhe edukatë të lartë. Edukata e mirëfilltë me burim hyjnor, që formon njeri me vlera etike, është imperativ i kohës dhe situatës. Të gjithë popujt e përparuar e kanë kuptuar vlerën e edukatës fetare dhe efektet e saj pozitive, si për individin po ashtu edhe për kolektivin shoqëror, prandaj e kanë futur atë në sistemin e tyre të arsimit si lëndë fetare. Madje, kjo lëndë praktikohet edhe rreth e përqark në vendet e rajonit përpos në dy shtetet tona shqiptare. Vallë, a jemi ne shumë më të mençur se ata?!! Apo duhet pritur derisa të dalë situata jashtë kontrollit, dhe atëherë t'i kërkojmë këto vlera dhe parime hyjnore, veçse, pa dyshim, pas një çmimi të madh dhe humbjesh, si materiale ashtu edhe të resurseve njerëzore. Pikërisht atëherë do të detyrohemi t'i pranojmë ato, ashtu siç u detyruan bankat konvencionale ta pranonin sistemin bankar islam me burim hyjnor, madje edhe të hapnin degë nëpër bankat e tyre. Por, siç dihet, kjo ndodhi pas një humbejje marramendëse të pasurisë, e cila, nëse do të përkthehet në vlerë të buxhetit të Kosovës, qytetarët e saj nuk do të kishin nevojë të paguanin tatime për afër 700 vjet. Individët me një edukatë fetare të lartpërmendur, jo vetëm që do ta vlerësojnë dhe ngrenë nivelin e arsimit, po do të jenë më produktivë në të gjitha fushat e jetës së tyre edhe pas arsimimit. Për rrjedhojë, nëse nuk do të zhduken tërësisht sfidat aktuale morale, pa mëdyshje që ato do të pakësohen deri në minimum. Ndoshta do të ishte në dobi t'i citojmë fjalët e Gabriela Mistralit, fituese e çmimit Nobel në letërsi, e cila thotë: -"Shumë gjëra në këtë jetë mund të presin, por jo fëmija, atij nuk mund t'i themi nesër, se koha e tij është sot".

[1] Bejhekiu në Sunenul Kubra, babu: Bejanuk mekarimil ahlaki, nr. i had. 19331.[2] En-Nesaiju në Sunen, kitabu: El-Iman ve sherai'ihi, babu: dhirku shuabil iman, nr. had. 4919.[3] Et-Taberani, el-Mu'xhemul kebir, men ismuhu Abdullah, nr. had. 10820.[4] Muslimi në Sahih, kitabu: el-fadail, babu: kethretu hajaihi, nr. had. 4285.[5] Ebu Davudi në Sunen, kitabu: el-edeb, babu: fi husnil huluki, nr. had. 4166.

# Kontributi i hoxhallarëve në çështjen kombëtare

**Refik Gërbeshi**

**Intelektualët shqiptarë islamë – hoxhallarët, janë të njohur për kontributin e tyre shkencor, por edhe historik në vende të ndryshme të botës. Ata ishin të inkuadruar denjësisht edhe në çështjen kombëtare shqiptare në etapa të ndryshme të historisë. Që nga periudha e hershme e Rilindjes, përmes alfabetit, arsimimit e ngritjes së vetëdijes kombëtare e deri tek zhvillimet e fundit, pjesëmarrja e tyre ishte e dukshme në shumë sfera.**

Përplasjet fetare në shoqërinë njerëzore, po dhe në atë ballkanike, i takojnë së kaluarës së lashtë, të cilën paraardhësit tanë - ilirët e përjetuan kur po ndaheshin kishat si dhe alarmimi nga kalimi i turmave të mëdha që kalonin nëpër territoret e tyre gjatë marshimit për në tokën e shenjtë. Mirëpo, me kalimin e kohës dhe me kontributin e rilindësve tanë, u shtrua rruga e aspiratës për lirinë kombëtare pa dallime fetare, duke bërë thirrje për mbrojtjen e njëri-tjetrit për shkak të afërsisë së gjakut.[1] ”Nuk dua ndarje dhe grindje fetare, të gjithë jemi shqiptarë” - thoshte Mehmet Ali Pasha, një frymë kjo që shoqëroi popullin nënë monitorimin e prijësve nëpër kohë. Ngatërresat, konfliktet ballkanike nuk ishin dhe aq të karakterit fetar, por ato “janë përgjithësisht me origjinë raciale, dhe jo fetare”[2] - Siç e vinte në pah gazetarja, studiuesja ballkanike me origjinë angleze, Edith Durham. Me gjithë propagandën pansllaviste se gjoja po i mbrojmë të krishterët, ajo ishte thjesht një dredhi politike. Edhe tek shqiptarët mund të kishte ndonjë pengesë nga fanatizmi fetar apo xhelozia në mes bejlerëve, por kryesisht propaganda e fuqive sunduese pretenduese, dhe sidomos intrigat e fqinjëve, ka raste kur ishin pengesë në aspiratën e përbashkët shqiptare për liri. Mbreti Zog kishte arritur që të kishte institucione fetare të qeta, gjë që nuk kaloi pa u rënë në mendje edhe italianëve që t'i kishin ato në konsideratë[3]. Por, nga ana tjetër, shumë personalitete me origjinë shqiptare kanë dhënë kontribut në mënyra të ndryshme për zhvillimin e mendimit islam në Perandorinë Osmane dhe për integrimin e kombit shqiptar.[4] Por jo vetëm kaq, ata asnjëherë nuk e harruan origjinën e tyre kombëtare, të cilën Islami nuk e mohon në asnjë mënyrë. Hoxhallarët kanë dhënë kontribut të veçantë për ekzistencën e popullit dhe të kombit shqiptar në të gjitha etapat historike. Në përpjekjet dhe në luftën e gjatë për ruajtjen e identitetit kombëtar, ata kanë marrë pjesë në të gjitha ngjarjet më të rëndësishme. Shumë prijës fetarë, duke qenë të udhëhequr nga mulla Ymer Prizreni, iu kundërvunë vendimeve nga Stambolli, atëherë kur fati i Shqipërisë rrezikohej, duke qenë deputetë në parlamentin osman, themeluan Komitetin Qendror të Stambollit dhe u krijua arteria e shqiptarisë - Lidhja e Prizrenit (1878-1881)”. Një fakt i njohur nga historia është edhe se nga 40 firmëtarët e Pavarësisë, 27 ishin myslimanë. Ata kishin edukatë dhe njohje të thellë të Islamit, disa prej tyre ishin liderë të mirëfilltë,[5] imamë të xhamive.

**Hoxhallarët luftuan qysh në ditët e para të Rilindjes Kombëtare**

Disa prijës shpirtërorë fetarë të të tri feve, që ishin të pranishëm në nënshkrimin e Pavarësisë, janë: Haxhi Vehbi Agolli, Hafiz Ibrahim Dalliu, Myfti Vehbi Dibra e Sheh Ahmet Pazari , Dom Nikoll Kacorri, Gjergj Fishta, etj.. Që nga momenti i ngritjes së Flamurit të pavarësisë në Vlorë dhe në shumë qytete të tjera, si dhe në vitet në vijim, dallojnë emrat e liderëve fetarë, kështu që lirisht mund të themi se ishin hoxhallarët tanë që luftuan qysh në ditët e para të Rilindjes Kombëtare, krahas intelektualëve e politikanëve tanë të mëdhenj. Kështu, së bashku me ideologun e shquar rilindës Sami Frashrin, ishte mulla Haxhi Zeka, që rroku armët për ta vënë në jetë

bashkimin e vilajeteve shqiptare në një. Së bashku me Ismail Qemal bej Vlorën ishte H. Vehbi Dibra që ngriti flamurin në Vlorë e luftoi kundër serbo-malazezve[6]. Ato ditë kur shteti i sapo ngritur shqiptar kishte nevojë për mbështetje, prijësit fetarë: H. Ibrahim Repishtin, H. Sabri Bushatin e shumë hoxhallarë të tjerë, i gjen në vendin e duhur që morën armët dhe i dolën në mbrojtje atdheut. Ishin hoxhallarët që kontribuuan në kryeqytetin e shqiptarëve Tiranën në vitet më të vështira: Zyber efendi Hallulli, Ismail efendi Ndroqi e Ali efendi Dërhemi[7], që ishin imamë, po edhe kryetarë- udhëeqës të Tiranës.

Pjesëmarrës të Kuvendit Kushtetues të janarit 1924 ishin prijësit islamë shqiptarë: Hafiz Ismet Dibra, Hafiz Ibrahim Rrepishti, i cili në vitin 1925 u zgjodh deputet në Parlamentin shqiptar, Hafiz Xhemal Mullai.[8] Zhvillimet politike shoqërore në Shqipëri, dhe vendosja e diktaturës së shtetit monist, cenonte interesat e të gjitha shtresave dhe të drejtat e masave popullore, prandaj hoxhallarët që nuk mund të pajtoheshin me regjimin ateist, komunist e diktatorial, do të arrestoheshin e të burgoseshin. Shqipëria dhe Islami janë dy nocione që detyrimisht qëndrojnë pranë njëri-tjetrit. Faik Konica ka thënë: "Të mos ishte Islami, populli shqiptar do të ishte shumë më tepër në numër, por jo shqiptarë". Edhe tek Balli Kombëtare si edhe tek NDSH-ja roli i prijësve fetarë është kyç. Kurse në trojet shqiptare të mbetura jashtë shtetit, roli i hoxhëve për organizimin e jetës patriotike, pajtimin e gjaqeve si edhe UÇK-në, ishte një mbështetje e fortë.




**Tempujt dhe shtypi fetar**

Vatra ku takoheshin burrat për adhurim e studim, ishte pa dyshim edhe hapësirë e kontributit për çështjen madhore kombëtare, prandaj xhamitë e medresetë i gjen në ballë të tempujve ku takoheshin, ku kuvendonin dhe merreshin hapat e mëtejmë për të ardhmen e popullit. Duke filluar që nga të shkruarit me shkronja shqip, hoxhët prinin në aktivitetin e themelimit të kështjellës bazë të një kombi - gjuhës. Edhe përpjekja për të kontribuar në zgjerimin e propagandës shqiptare kishte rrugën e mësimit të leximit si dhe botimit të revistave e gazetave. Si mendimtar dhe bartës i vizionit të Islamit ndër shqiptarët, kuptoi se Islami në Shqipëri duhej t'i hynte një rruge të re për të vazhduar misionin dhe rolin e tij mirëbërës e qytetërues në ndërtimin e së ardhmes së atdheut. theksonte: "Injorancën s'mund ta justifikojmë me pleqërinë tonë, as me mungesën e shkollave në atdheun tonë, sepse jemi urdhnue për të studiua deri kur të vdesim, jemi urdhnue me udhtue deri në vendet më të largëta për të studiue[9]. Dokumentet historike tregojnë se Shqipëria kishte mbi 1600 xhami, të cilat, krahas funksionit të tyre primar, kanë shërbyer edhe për zhvillimin e mbledhjeve, takimeve e kuvendeve me karakter social-kombëtar, ndër të cilat është edhe Lidhja e Prizrenit, e zhvilluar në xhaminë "Bajrakli". E tillë ishte gjendja në Medresenë e Prizrenit, e njohur për edukimin që u ofronte brezave të rinj, në frymën fetare e kombëtare, sepse aty ligjëronte edhe një prej figurave më në zë në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, intelektuali e patrioti myderriz Ymer Prizreni. Edhe në lëvizjet e zhvillimet e fundit, LDK dhe Këshilli i Pajtimit të Gjaqeve mbanin takimet në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, gjegjësisht nëpër xhami të ndryshme anë e kënd Kosovës". Fryma e Lidhjes së Prizrenit vazhdonte të gjëllinte në shumë veprimtari kulturore. Nja 30 gazeta dhe revista në gjuhën shqipe qenë botuar deri në vitin 1908, si brenda ashtu edhe jashtë perandorisë, ndërkohë që ishin çelur edhe një numër shkollash shqipe[10]". Në publicistikë botoheshin shkrime e gazeta nga hoxhët, që qarkullonin në popull, si gazeta "Dajti" (1924). Revista "Zani i Naltë" ishte revista e parë zyrtare e Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, themeluar në vitin 1923, menjëherë pas ngritjes së institucionit të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë. Ajo u botua nga viti 1923 deri më 1939. Ishte revistë historiografike, letrare, patriotike dhe atdhetare, ku botonin shkrime e artikuj autorë, të cilët lanë gjurmë të pashlyera në publicistikë. Gjithashtu edhe roli




i jashtëzakonshëm i prijësve islamë në arsim e publicistikë, me shkrime në revista, si "Zani i Naltë", "Kultura Islame", "Njeriu", "Drita Islame" etj., që ishin nxitje për përdorimin e shkronjave shqip. Po ashtu edhe shkrime për filozofinë politiko-historike të shqiptarëve. Botimi i revistës islamo-shqiptare "Zani i Naltë"[11], që, duke u bazuar në mësimet e Kur'anit për diturinë, përhapte porosinë se duhej hapur rruga e dijes dhe ngritjes. Më pastaj u botuan revista "Kultura Islame" dhe "Njeriu", organe të Komunitetit Mysliman të Shqipërisë. Këto botime ishin një pasqyrë e vërtetë e vlerave të inteligjencies myslimane të asaj kohe krize mendimesh e ideologjish. Në vargun e hoxhallarëve dijetarë, shkrimtarë dhe atdhetarë, pa dyshim, kishte një numër të pafund publicistë.

**Disa nga figurat e rëndësishme të hoxhallarëve**

Na duhet të themi disa, ngase numri i hoxhallarëve kontributdhënës është pothuaj sa ishte numri i tyre në tërësi, meqë gati secili hoxhë pasohej, dëgjohej e respektohej, dhe, nga ana tjetër, secili ishte aktiv në ngritjen e vetëdijes së popullit jo vetëm në çështje fetare, po edhe në sosh sociale, shoqërore e kombëtare, në veçanti.

Nga emrat më të shquar të kulturës islame që kontribuuan për besimin dhe kombin, janë: H. Vehbi Dibra (Agolli), Hafiz Ali Korça, Sheh Ibrahim Karbunara, Hoxha Kadri Prishtina, Ymer Haxhi Prizreni, Ferit Voskopola, Xhemal Naipi, Hafiz Ibrahim Dalliu, Ismail Efendi Ndroqi, Said Najdeni, Zyber Halluli, Daut Boriçi etj.[12] Tek secili gjen frymëzim e model për t'u pasuar, ngase me përkushtimin me të lartë ishin në krye të detyrës së tyre, duke mbrojtur kombin edhe nga propaganda e madhe që sillnin ndër ta për të mos lejuar krijimin e një kombi shqiptar të fortë në këto troje. E veçantia binte edhe mbi të qenët pjesëtarë të fesë islame. Ishin hoxhallarët tanë, krahas intelektualëve e politikanëve tanë të mëdhenj, që luftuan qysh në ditët e para të Rilindjes Kombëtare. Ata ishin edhe "kalorës" e luftëtarë deri në vdekje duke arritur gradat më të larta të qenies njëri shehid dëshmor. Në të gjitha ngjarjet me karakter historik dhe politik do të vërejmë se prania e prijësve myslimanë-hoxhallarëve ishte e pashmangshme në ruajtjen dhe kultivimin e traditës dhe identitetit, prandaj prijësit fetarë myslimanë kanë dhënë një kontribut të veçantë për ekzistencën e kombit shqiptar. Kurse nga qarqe shkencore shqiptare, janë lënë anash e janë mbuluar sidomos ata me titujt hoxhë, myderriz, myfti mualim etj.. Këtë anashkalim e kanë vërejtur shumë studiues. Madje, njëri prej tyre, me të drejtë, shfaq habinë se si mund të anashkalohen e të mohohen ata burra të mëdhenj të kombit. Nuk mund të anashkalohen eruditi i madh i Rilindjës - Hoxha Tahsini, pastaj Ymer Prizreni e Daut Efendi Boriçi në Lidhjen e Prizrenit, Hafiz Ibrahim Shkupi i Kongresit të Manastirit,[13] Myfti Vehbi Dibra e Sheh Ahmet Pazari të shpalljes së Pavarësisë më 1912 dhe ngritjes së Flamurit, pastaj Hafiz Ali Korça e Ismail Efendi Ndroqi të Kongresit të Durrësit më 1918, Mutesin Këlliqi i Kongresit të vitit 1920, Mulla Idriz Gjilani e Ilaz Broja të periudhës së Ballit Kombëtar, hafëz Rizah Gërbeshi e mulla Sadri Prestreshi të NDSh-së, mulla Jonuz Zejnullahu, mulla Jakup Hasipi etj. të luftës së fundit të UÇK-së.

Duke filluar nga më të hershmit e deri tek ata të kohëve tona, hoxhallartë kanë biografitë dhe bëmat e tyre të rralla për çështjen kombëtare, prandaj studimi dhe ndriçimi i veprimtarisë tyre na shtrohet detyrë e përgjegjësi.

[1] Jacques Edvin ,"Shqiptarët histori e popullit shqiptar nga lashtësia deri në ditët e sotme" md. Tiranë 184, 257 - 293 [2] Edith Durham, Brenga e ballkanasve, f. 10, Tiranë 2000 [3] Historia e popullit shqiptar 4,f. 31, Tiranë 2008 [4] Mr. Qemajl Morina, "Feja kultura dhe tradita islame, f. 35, Prishtinë 1995 [5] Ali Zaimi (Konferencë 22 nëntor 2012) në universitetin Bedr të Tiranës [6] http://.fmsh-al. org [7] Ibid [8] Ibrahim Hasnaj (Hima), "Hafiz Ibrahim Dalliu-jeta dhe vepra" "Dituria Islame" nr. 64-70 [9] Dr. Ramiz Zekaj, "Zhvillimi i kulturës islame te shqiptarët gjatë shek. XX", Tiranë, 1997. [10] Miranda Vickers "Shqiptarët një histori moderne" pa vit botimi f. 77 [11] "Ne jemi një vend evropian, dhe si i tillë duhet të marrim nga qytetërimi perëndimor çka është e mirë, por jo çka është e keqe', "Zani i Nalt"[12] http://. dritaislame. al [13] http://noa. al

# Mali – lufta kundër ekstremizmit apo kthimi i neokolonializmit

Mr. Qemajl Morina

**Forcat perëndimore u habitën nga paraqitja e befasishme e qeverisë islamike në veri të Malit, që u përpoqën të kuptonin se ç'po ndodhte atje. Raportet thonë se bëhet fjalë për një qeverisje islamike, mirëpo konflikti, në esencën, është lëvizje separatiste me karakter etnik e Tavarikëve, të cilët u kidnapuan nga islamikët kohët e fundit.**

Për vite të tëra, Bashkësia Ndërkombëtare injoroi kërkesat e Tavarikëve për pavarësi, të cilët jetojnë në pjesën veriore të Malit, që njihet me emrin Ezavid. Tavarikët janë popull nomad që merren me bagëti. Numri i tyre arrin në 1. 5 milionë banorë, flasin gjuhën temashike, njëra prej gjuhëve berbere. Janë me origjinë arabe. Ndërkohë afrikanët, të cilët qeverisin vendin, banojnë në jug të Malit. Mali fitoi pavarësinë nga Franca në vitin 1960, kurse kryengritja e parë e Tavarikëve u mposht në vitin 1962. Kryengritja e dytë ishte në vitin 1990, pas së cilës iu premtua një autonomi, por qeveria e Malit nuk e realizoi kurrë premtimin e vet. Edhe pse SHBA shtoi ndihmën ushtarake për Malin, në emër të luftës kundër terrorizmit, këto ndihma u përdorën për shuarjen e kryengritjes së tretë të Tavarikëve, në të njëjtën masë sikurse u përdorën për luftë kundër ekstremistëve islamikë. Kryengritja e tretë e Tavarikëve, që ndodhi në vitin 2006, ishte paksa më e ndërlikuar si rezultat i paraqitjes së "al-Kaidas" në Magrebin Islamik, që do të thotë se kemi të bëjmë me konfliktin trepalësh në mes islamikëve, nacionalistëve tavarikë dhe shtetit të Malit. Tavarikët, në fillim formuan aleancë kundër islamikëve, mirëpo në vitin 2011 ndryshuan strategjinë e tyre dhe hynë në aleancë me islamikët. Kështu u themelua një front islamik i ri, që u quajt "Ansaru ad-din" (Mbështetësit e fesë), nën udhëheqjen e Ajad Ag Gali-t, i cili ishte njëri prej liderëve të revolucioneve të tavarikëve, gjatë viteve 1990 -2006. Gjatë muajit tetor të vitit 2011, Tavarikët dhe islamikët u kthyen në mënyrë masive prej Libisë, pas rënies së regjimit të Gadafit. Kështu, pra, u formua "Lëvizja Kombëtare e Bashkuar për Çlirimin e Ezavidit", e cila i shpalli luftë të përgjithshme qeverisë së Malit në janar të vitit 2012.



**Injorimi për pavarësinë e lëvizjes së Tavarikëve**

Pas një seri fitoresh ushtarake, ata arritën të realizonin qëllimin që kishin ëndërruar për dekada të tëra, - përzënien e ushtrisë së Malit nga Veriu i vendit. Disfata e turpshme e ushtrisë së Malit bëri që më 22 mars 2012 të ndodhte grusht shteti, kur ra qeveria e kryetarit Amadi Tumani Turre, e zgjedhur në mënyrë demokratike. Më 6 prill 2012 rajoni Ezavid shpalli pavarësinë. Mirëpo, grupimi "Ensarud-din" dhe disa grupe më të vogla u ndanë nga



Lëvizja Kombëtare e Bashkuar për Çlirimin e Ezavidit, duke shfrytëzuar përkrahjen ushtarake dhe ekonomike që u kishin ofruar atyre disa organizata islamike. Me vendosjen në fuqi të Sheriatit në ato qytete, ku ata kishin shtrirë pushtetin, prej andej ikën më shumë se 400.000 banorë. Disa vende perendimore dhe Bashkimi Afrikan injorojnë ende pavarësinë e lëvizjes së Tavarikëve dhe, në vend të saj, kërkojnë prej tyre demokratizimin dhe pajtimin në kuadër të Malit unik. Të gjitha përpjekjet e deritashme për formimin e një qeverie, ku do të merrnin pjesë edhe Tavarikët, dështuan. Përparimi i tyre i vazhdueshëm në drejtim të Jugut të vendit, për qeverisje islamike dhe sigurimin e pavarësisë së Tavarikëve, ishte shkak i ndërhyrjes ushtarake franceze në janar të këtij viti, pas dështimit të Unionit Afrikan për ta zgjidhur problemin ushtarakisht.

Ndërsa bota vështron, klasa politike franceze në parim ka arritur një marrëveshje, mbi ndërhyrjen ushtarake në Malin Verior kundër koalicionit të "Islamikëve", "Xhihadistëve" dhe ekstremistëve. Ndërhyrja ushtarake e Francës në Mali nuk u prit mirë nga shumë vende arabe dhe afrikane. Egjipti ishte prej vendeve të para që kritikoi "invazionin" ushtarak francez në Mali, duke e lidhur atë me të kaluarën kolonialiste në kontinentin e zi. Perëndimi - në përgjithësi dhe Franca - në veçanti, kishin harruar vuajtjet e popujve për dekada me radhë nën diktaturë në shtetet si Tunizia, Egjipti dhe Libia, para se të ndryshonin mendjen, duke i kënduar lavde "revolucionit" dhe "Pranverës arabe" për lirinë e fituar.

Për interesat ekonomike të Francës në rajon dhe në Mali, flasin të dhëna të shumta. Franca 80% të uraniumit e importon nga Nigeri, shtet fqinj i Malit. Ndërkohë që drejtori për operacionet në Afrikën e Veriut, Zhan Fransua Arrigi de Kazanova atë pjesë të Afrikës e përshkroi si një "Eldorado e re" me potenciale të mëdha të naftës dhe gazit. Rajoni ka jo më pak se pesë depozita premtuese, njëra prej më të mëdhave gjendet mu në luginën e Malit.

Andaj, me të drejtë, analisti zvicran me origjinë nga Egjipti, Tarik Ramadani konstaton: "Mali i Veriut është një thirrje zgjimi që e bën gjakun të rrjedhë ftohtë: Vini re një popull që pëson një formë të re të skllavërisë dhe asfiksisë ekonomike për çlirim politik; vini re se si politikanët afrikanë dhe arabë po zgërdhihen dhe duartrokasin. Hipokrizia dhe burracakëria e aktualëve është imazh i hipokrizisë dhe mashtrimeve të së kaluarës. Asgjë e re nën diellin kolonial"!

# Qëndrimi i Islamit për ndarjen e fesë nga shteti

**Dr. Muhamed Shame**

**Shoqëritë islame kanë përjetuar konflikte të shumta për një kohë të gjatë më shumë se 14 shekuj, konflikte me pabesimtarë, ateistë, idhujtarë, ithtarë të librit, materialistë, hipokritë dhe me të devijuar (nga rruga e drejtë).**

Në këto luftëra që shpërthenin herë nga një palë, herë nga pala tjetër, nganjëherë arritën të dilnin fitues kundër kundërshtarëve, me gjithë vështirësitë që u mësoi historia, dhe nga njëherë fitorja ishte e armiqve të Islamit. Megjithatë, rezultati është i qartë se shoqëritë islame kanë arritur të ruajnë karakterin islam në jetën e tyre.

Betejat më të reja (të fundit), që kanë zhvilluar shoqëritë islame dhe që i zhvillojnë ende, janë ato me ateistët; kjo ishte si rezultat prej se Revolucioni Frëng shpalli ndarjen e fesë nga shteti, që arriti sukses në masë të madhe në përhapjen e këtij parimi në shumicën e shoqërive ndërkombëtare. Ndërkaq, Bota Islame e vazhdon këtë betejë, edhe për faktin se në mesin e bijve të saj ka që besojnë këtë teori dhe ata edhe përpiqen që atë parim ta imponojnë në vendet islame. Kjo po ndodh, ndonëse shumica e refuzojnë këtë teori, duke vërtetuar se Islami nuk njeh këtë lloj ndarjeje të dy pushteteve. Në mësimet e fesë islame, dhe as në dispozitat e tij, nuk ekziston diçka që ndihmon krijimin e rrethanave që çuan në thirrje për ndarjen e fesë nga shteti në Evropë, ngase ajo që pati shtyrë Revolucionin Frëng që të bënte thirrje për ndarjen e fesë nga shteti, kishte për bazë mendimin e shenjtërisë së Papës dhe moslejimin e kundërshtimit të mendimeve të tij. Kjo u bë çështje debati i cili ishte bazë e demokracisë në shtete, që deri atëherë ishte e ndaluar. Kjo prodhoi një dinamizëm ndërmjet vendimeve të shtetit dhe ndryshimeve të vazhdueshme në zhvillimin e rrethanave të jetës. Madje jo vetëm kaq, po ky dinamizëm ndikoi edhe në klimën ndërkombëtare ndërmjet kombeve me sisteme të ndryshme të pushtetit, duke ua bërë të pamundur qeverisjen në rrethanat e reja. Kjo i goditi shtetet me status quo dhe pa aftësi për ritmin e zhvillimit.

Në Islam nuk ka mendim të shenjtë; askush nuk ka të drejtë të pretendojë se mendimi i tij është i padiskutueshëm. Kjo hapi rrugën për një mendim tjetër brenda kuadrit të përgjithshëm të Islamit. Thirrjen për ndarjen e fesë nga shteti në shoqërinë islame, krahasuar me atë që ka ndodhur në Evropë, nuk e mbështet asnjë argument, sepse situata me Islamin ndryshon prej asaj me kishën para paraqitjes së parimit laik. Por, edhe kur të kemi parasyshë faktin se Islami është përkujdesur për rregullimin e shtetit, përkujdesja e tij ka qenë për ndarjen e çështjeve të adhurimit, por nuk ka lënë pas dore asgjë, qoftë politike apo ekonomike, që i përket shtetit. Të gjitha i ka sistemuar në baza të përgjithshme, pastaj ato i kanë ndarë juristët islamë dhe dijetarë të tjerë në përputhshmëri me kërkesat e kohës dhe me kushtet e mjedisit.

Në fushën politike, Islami nuk ka vënë rregull të caktuar për qeverisje, por ka bërë plane të gjera, të cilat janë të përshtatshme për t'iu përmbajtur në çdo kohë dhe vend. Ka vendosur që çdo qytetar ka të drejtë të marrë pozita në shtet – nga më e ulëta deri tek më e larta- pa shikuar pozitën e tij shoqërore a financiare; kryesimi i shtetit dhe udhëheqja e tij nuk është monopol i një grupi të caktuar nga populli. Ai është për të gjithë, përderisa cilësitë e tij që posedon një person për këtë punë, plotësohen dhe njerëzit janë të kënaqur me sundimin e tij derisa është në gjendje t'i kryejë përgjegjësitë në

udhëheqjen e shtetit. Nëse është zgjedhur nga populli me zgjedhje të lira dhe po qe se Islami caktonte sistem të qeverisjes të zgjeruar dhe kjo formë bëhej e dobishme për një popull, atëherë do të bëhej e mundshme përkrahja e saj për një periudhë, po ndoshta jo edhe për një periudhë tjetër. Kështu Islami u mjaftua me skicimin e një plani të zgjeruar në fushën e qeverisjes, e cila nënkuptonte edhe vëmendjen e kundërshtive në periudha dhe vende të ndryshme, njëherësh duke ofruar mundësi e raste për botëkuptime të ndryshme dhe duke ushtruar metoda më demokratike me kuptimin e plotë të fjalës.

**Islami ka vënë baza të përgjithshme për çdo fushë të jetës**

Thirrja për ndarjen e fesë nga shteti në shoqërinë islame nuk ka argument dhe as mbështetje, ngase Islami ka vënë baza të përgjithshme për çdo fushë të jetës.

Ndërkaq, nga çështjet që i kundërshtojnë laikët, është sovraniteti i fesë në fushat e jetës. Ata i frikëson mosekzistimi i opozitës – ose mosmundësia për të kritikuar pushtetarët – kur pushtetari mbulohet me shenjtërinë e fesë dhe kur nuk i lejohet askujt ta kundërshtojë atë, siç ka ndodhur në Evropë gjatë mesjetës, kështu që në ato kushte vdes mendimi tjetër dhe pushtetari merr vetë vendim të padiskutueshëm, sepse nuk guxon ta kritikojë askush nga frika se do të akuzohej për dalje nga feja.

Është më e çuditshme se disa prej atyre që bëjnë thirrje kundër pushtetit islam, nuk kanë lidhje me lirinë e mendimit në fushën e qeverisjes. Ndërmjet tyre dhe ndërmjet parimit të lirisë për të kundërshtuar, ka pasur armiqësi të shumta, të cilat i ka regjistruar historia, rreth parimeve të tyre, programeve të tyre politike, po megjithatë, kjo nuk ka dhënë ndonjë shenjë se ata të jenë pinjollë të demokracisë, ose që ata të jenë përkrahës të ekzistimit të opozitës në shoqëri. Kundërshtimi që shekullarët i bëjnë sistemit të qeverisjes islame me pretekstin se ky sistem pengon lëvizjen e përparimit dhe progresin në shoqëri, është i papranueshëm nga faktet e përmendura më lart.

Në vazhdim po shpejgojmë më gjerësisht për mësimet islame, të cilat ndahen në dy pjesë:

Pjesa e parë ka të bëjë me ibadete - adhurime, dhe është e veçuar dhe e kufizuar, askujt nuk i lejohet të bëjë ndryshime. Myslimani është i detyruar t'i zbatojë ato ashtu si janë shpallur, pa shtuar dhe pa munguar gjë. Ndërkaq, për sa u përket degëzimeve, juristët (islamë) kanë mendime të ndryshme, madje për kryerjen e tyre ka ndryshime sipas kohës dhe vendit.

Pjesa tjetër: Është e ndarë nga ibadetet - d.m. th. ajo që ka të bëjë me punët e jetës, jashtë adhurimeve. Islami për këto çështje u ka lejuar myslimanëve të bëjnë përpjekje dhe, nëse e kërkon nevoja, edhe zhvillimin (ndryshimin) e tyre. Ata mund t'i bëjnë këto për sa kohë që respektojnë (u përmbahen) rregullat(ve) të përgjithshme.

Ajo që sqaron këtë drejtim, është ajo që ka vendosur Islami në fushën e qeverisjes, por me kusht që sistemi i qeverisjes të jetë këshillues, d.m.th. është e domosdoshme t'i jepet çdo njeriu mundësia për të shprehur mendimin e vet. Ata mund të zgjedhin atë që u përshtatet, dhe po ashtu mund të ndryshojnë atë që kanë praktikuar më përpara, nëse e shohin se ka mangësi në të, me kusht që sistemi që kanë vendosur – i cilitdo lloj a cilësdo formë qoftë – duhet të jetë i ngritur mbi baza këshillimesh dhe të ngërthej në vete parimin e mundësisë që çdo individ të shprehë mendimin e vet.

Ky është koncepti islam, i cili është i hapur për të gjitha mendimet dhe përvojat politike e ekonomike në botë. Njëherësh ky lejon të merret prej saj ajo që i mundëson shtetit islam, në mënyrë që të ngrihet dhe të përparojë duke u mbështetur në faktorët e ngritur shkencorë, politikë dhe ekonomikë. Në qoftë se kërkohet të zbatohet Sheriati islam, atëherë duhet të jetë e qartë për çdo mendjeprehtë se 'parimi i këshillimit - konsultativ' – 'shūrā' është baza e tij. Ndërkaq, nën hijen e tij mundësohet të zbatohet demokracia me kuptimin e saj ''liberal'', d.m.th. me një sistem shumëpartiak si dhe me ngritjen e instuticioneve kushtetuese, nëse ato janë në interes të shoqërisë. Kjo për më tepër ngase një prej parimeve të përgjithshme të legjislacionit islam është: 'Kudo që gjendet interesi-mirësia, aty është ligji i Allahut'. Kështu, nëse jepen mendime të shumta të fukahave për një çështje, ato nuk do të pranohen dhe as mund të bëhen një ligj të cilit duhet t'i përmbahen të gjithë, përveç nëse me to realizohet interesi i njerëzve, në bazë të asaj që kënaq shumicën në përputhje me parimin këshillues. Me këtë qëndrim demantohet ajo për se këmbëngulin laikët, të hutuar me mendime të shumta të juristëve islamë, rreth një çështjeje dhe njëkohëasisht zbehet frika e tyre nga imponimi i mendimeve me forcë nga ana e të fuqishmëve. Kjo, sepse parimi këshillues që ka vënë Islami, kundërshton detyrimin e mendimit me forcë dhe u jep rast mendimeve të cilat realizojnë interesin e njerëzve mbi mendimet e tjera.

Islami në fushën e ekonomisë nuk ka përcaktuar teori të qëndrueshme, të cilave do të obligohej t'u përmbahej çdo shoqëri, pa marrë parasysh kushtet shoqërore dhe kulturore. Në dallim nga kjo, Islami ka vënë kornizë bazë të ekonomisë, ku secili i ka të drejtat të mbrojtura, kurse e ka lënë të hapur mundësinë që çdo komunitet (popull) të bëjë përpilimin e programit ekonomik në mënyrë të detajuar, sipas të dhënave që ka dhe në përputhshmëri me marrëdhëniet e tij me shtetet me të cilat bashkëpunon në këtë fushë. Kjo edhe për

faktin që mënyra e bashkëpunimit me cilëndo organizatë financiare të mos e përjashtojë nga identiteti i tij, siç është Shteti Islam që ruan zbatimin e asaj që ka ardhur në Kur'anin famëlartë nga urdhrat dhe ndalesat në secilën prej sferave ndërkombëtare.

Ndërmjet kornizave të përgjithshme, të cilat i ka skicuar Islami në botën e financave: mosshfrytëzimi (i dikujt pa të drejtë), shpërdorimi, pra nuk i lejohet asnjë njeriu, shoqërie ekonomike apo sipërmarrjeje, me të cilat bëjnë aktivitet ekonomik, të shpërdorojë njeriun, duke i rrëmbyer pasurinë e tij, qoftë mundin fizik apo atë intelektual. Po ashtu nuk lejohet monopoli i ndonjë malli, për shfrytëzimin e popullatës që e përdor ose e konsumon atë mall. Prandaj nuk i lejohet askujt të luajë me çështjen e ofertës dhe kërkesës, për të arritur fitim të lartë me atë mall. Njëkohësisht nuk lejohet as të bëhet aktivitet tregtar me diçka që dëmton individin ose shoqërinë, pa marrë parasysh për çfarë dëmi bëhet fjalë.

**Përkujdesja shoqërore**

Në këtë drejtim duhet gjithashtu të respektohen kufizimet e përcaktuara nga Allahu i Lartësuar në çdo transaksion material. Kështu, nuk duhet të përdoren në marrëveshje trajta a formulime që mundësojnë përfitimin e pasurisë së njerëzve pa të drejtë, ngase Allahu e ka ndaluar atë në shumë ajete kuranore. I Lartësuari thotë: (Shih: El Bekare, 188,dhe En-Nisaë, 29), madje që është edhe qortim për ata që i shfrytëzojnë njerëzit në emër të fesë duke u grabitur pasurinë, për se Allahu i lartësuar thotë: (Shih:"Et-Tevbe, 34).Mësimet islame nuk kanë lënë në harresë parimin e përkujdesjes shoqërore, duke e bërë farz – obligim për të pasurit që të japin një pjesë të pasurisë së tyre për të varfrit e të vobektët. Për të argumentuar rëndësinë e këtij farzi, Allahu i Lartësuar këtë e ka krahasuar me farzin më të rëndësishëm të farzeve të Islamit, me namazin. I Lartësuari thotë në Kur'an (Shih: El Bekare, 43). Ky ajet kuranor tregon dy rregulla: E para: Se punët e fesë dhe të dynjasë janë një dhe nuk ndahen; dhe e dyta: Përkujdesja shoqërore është e domosdoshme në Islam si domosdoshmëria e ibadeteve. Kështu, për rëndësinë e kësaj pjese shoqërore, Islami ka ndarë grupet të cilave duhet t' u jepet nga fondi i zekatit, duke përdorur shprehjen që bën të kuptohet se ajo është e drejtë e tyre dhe nuk u jepet si privilegj. Për këtë Allahu i Lartësuari thotë: (Shih: Et-Tevbe, 60).

Nga kjo kuptohet se detyrueshmëria e zekatit ashtu sikur ajo e faljes së namazit, shton qetësinë dhe sigurinë në shoqëri, që është edhe synim të cilin e kërkojnë individët-njerëzit në jetën e tyre.

Shtetet gjithashtu bëjnë përpjekje për mundësi të tjera, të cilat i realizojnë në favor të popujve të tyre. Kur'ani fisnik parafytyron këtë kuptim, i cili është siguri e shpirtit dhe qetësi e mendjes. Në të thuhet: (Shih: El Mearixh,19-25).



Interesimi në këtë masë për fushën ekonomike në mësimet islame, e bën të qartë se sa të ngjizura janë çështjet fetare me çështjet e kësaj bote. Kjo i bën pasuesit e idesë së ndarjes së fesë nga shteti në shoqërinë islame, që kjo të jetë e papranueshme për vetë faktin e mosekzistimit të shkaqeve që bëjnë thirrje në këtë drejtim. Mësimet e Islamit nuk u kufizuan vetëm në urdhresa e ndalesa për rregullimin e çështjeve të ibadetit dhe sistemimin e riteve fetare brenda vendeve të shenjta, po tejkaluan atë, për të përfshirë çdo fushë të jetës në dukjet dhe format e tyre të shumta. Mësimet islame nuk e largojnë njeriun nga jeta qytetëruese bashkëkohore, kur besimtari të respektojë urdhëresat dhe ndalesat e obliguara nga Islami, si në sjelljet e njerëzve, të ngritura në nivelin më qytetërues, ashtu edhe brenda institucioneve. Kjo hedh poshtë pohimin e atyre që nuk kanë njohuri për mësimet islame,



se kjo është shumë larg nga juridiksioni fetar në shoqëritë islame.Në këtë rast mjafton të hedhim një shikim mbi parimet e përgjithshme që kanë lidhje me zhvillimin dhe qytetërimin, qoftë ajo në lëmin e prodhimit apo brenda kornizës së sjelljeve të njeriut, ose edhe në hijen e parimeve morale. Kjo vihet në pah, ngase Islami nxit myslimanin që të bëjë punë prodhuese dhe e paralajmëron të ketë kujdes nga përtacia dhe papunësia. D.m.th. nuk ia dëshiron atij të jetojë në kurriz të tjetërkujt, ngase kjo sjell paaftësinë e komunitetit, ngadalësimin e progresit dhe paraqet vështirësi për të ecur në rrugën e ngritjes dhe prosperitetit. Për këtë qëllim njerëzit përpiqen të punojnë derisa komuniteti zhvillohet dhe jeta njerëzore përparon në të gjitha fushat e jetës. Allahu i Lartësuar thotë: (Shih:Et- Tevbe, 105). Përmbajtja e këtij ajeti nuk është e veçuar vetëm për ibadete, por është e përgjithshme, përfshin të gjitha llojet e punës që ndikojnë në ngritjen e jetesës dhe përparimin e saj. Besimtari i vërtetë është ai që nuk jeton në kurriz të tjetërkujt, ky kuptim ka ardhur në hadithin e Pejgamberit a.s.: "Pasha atë,në dorën e të Cilit është shpirti im,- të marrë ndonjëri prej jush litarin e tij e tëmarrë një barrë dru në shpinë, është më mirë për të sesa të shkojë te një njeri e të lypë prej tij, (e të pres që) t'i japë ai ose jo". (Buhariu p.ll.f. 535. Nr. L401). Ky hadith dëshmon se Pejgamberi a.s. i ka nxitur myslimanët që të punojnë ç'të mundën pa marrë parasysh, të jetë një punë e vogël a e madhe. Qëllimi nga ky hadith është thirrje e çdo njeriu për punë përderisa është i aftë, që të hajë nga ajo që e fiton, e jo të shkëpusë një pjesë nga mundi i tjetërkujt.

Gjithashtu Islami i nxit punëtorët për të përsosur atë që punojnë, të mos nënvlerësojnë atë që punojnë, në mënyrë që të mos dalë puna që prodhojnë, e pavlerë, ose të marrë formën që nuk kryen qëllimin për të cilin e kanë punuar. Për këtë Muhamedi a.s.. thotë: "Vërtet Allahu do që kur të punojë ndonjëri prej jush një punë, ta përvetësojë (përsosë) atë". (Musnedi i Ebi Ja'la p. 7.f. 349 nr. 4386).Dhe nga ajo në të cilën nuk ka dyshim se dëshira e madhe për punë dhe përsosmëria e asaj që punohet, është nga mbështetjet themelore të rilindjes së çdo komuniteti dhe zhvillimit të tij. Edhe në shtetet e në shoqëritë që i kanë të ndara punët e dynjasë nga ato të fesë, kjo është prej çështjeve të cilave u jepet rëndësi. Kështu, zgjidhja e problemit sipas mësimeve islame argumenton se në Islam nuk ka ndarje ndërmjet asaj që është fetare dhe asaj që është e kësaj bote. Derisa ka shumë njerëz që kanë bindjen se disa çështje janë shumë larg nga fushëveprimtaria e fesë, hulumtuesi gjen se Islami i ka dhënë rëndësi të madhe edhe jetës në këtë botë, sikurse edhe Ahiretit. Në këtë vështrim kemi edhe fjalët e Pejgamberit a.s. që thotë: "Kur të bëhet kiameti e ndonjëri prej jush ka në dorë një fidan, nëse mund ta mbjellë para se të ndodhë kiameti, le ta bëjë". (Musnedi i Ahmed Ibni Hanbelit p. Lll.f. 191 nr. 13004). Ky është nga argumentet e dëshirës së Islamit për të mbjellë pemë dhe për pyllëzim edhe në çastet e kiametit, pra edhe atëherë kur e di se nuk mbetet asgjë tjetër në këtë jetë. E, për sa i përket pastërtisë, këtë Islami e ka në rend të parë, një gjë që nuk e ka pasur asnjë sistem para tij gjatë historisë njerëzore; duke e bërë farz abdestin pesë herë në ditë, larjen e tërë trupit për çdo rast ose tubim, madje duke konstatuar se pastërtia është nga punët që i do Allahu i Lartësuar. Ashtu siç thotë i Dërguari a.s.: "Vërtet Allahu është i mirë e do të mirën, është i pastër e do pastërtinë". (Suneni Et-Tërmidhi p. 5.111. Nr. 2799; dhe Musnedi Ebi Jali p. Ll. f. 121 nr. 790).

A nuk janë këto argumente se Islami nuk njeh ndarje ndërmjet fesë dhe shtetit?

Përktheu dhe përshtati: Prof. Bajrush Ahmeti. Marrë nga "Minberu-l-Islam", nr. 9, gusht – shtator, 2009

# Mrekulli Miraxhi

**Ali Vezaj**

Në natën e Miraxhit Xhibrili me Mustafanë
Në lartësinë e qiellit shumë muxhize panë.

Do ta lënë Meken e nderuar dhe shpellën Hira
Bashkë do të bëjnë udhë deri në Sidrei Munteha.

Muxhize të shumta do të shohin në qiell
Atje ku janë yjet dhe hëna bashkë me diell.

Një aromë të këndshme ndjeu profeti Muhamed
Do të kënaqej në këtë qiell me mikun e vet.

Më thuaj o meleku Xhibril ç'është kjo erë e mirë?
Që po më kënaq shpirtin dhe e mbuloi këtë qiell.

A nuk e di ti i tha profetit meleku Xhibril
Ndodhinë e një nënë që s'ka më të dëlirë.

Kjo është era e mirë e dados së vajzës së Faraonit
E ky me zullum e mbante veç majën e fronit.

Na ishte një nënë që në zemër kish iman
Veç fenë e Allahut e mbante me Hazreti Musanë.

Me shumë vuajtje po i rriste katër fëmijët e saj
Në pallatin e Faraonit po punonte si tajë.

Përkujdesej dhe e krihte vajzën e këtij sovrani
Vuajtjet ia solli jeta, po shumë e mbante imani.

Në një moment krahni i kish rënë në tokë
Sa u kërrus ta marrë bismilah do të thotë.

E vajza e Faraonit shumë e çuditshëm i tha
A në emër të babait tim ti the "bismilah"?

Jo i tha! Babai yt, unë dhe ti kemi veç Një Zot
Kështu do të them përherë, kështu zemra më thotë.

Për këtë që më the do t'i them babait tim
Me një shikim të tmerrshëm që kish veç trishtim.

Dhe për këtë ndodhi Faraonit do t'i shkojë haber
Që ka veç të këqija, mynxyrë dhe tmerr.

Tash do t'i vijë radha sovranit zullumqar
Kësaj nëne besimdrejtë hakun t'ia marrë.

Me një shikim të rëndë dhe plot mizori
Cilin zot e ke ti përveç meje fliste me tirani?

Po i tha, ti dhe unë dhe të tjerët kemi veç Një Zot
Kurrë s'do të largohem nga kjo, kështu dadoja i thotë.

Sa fëmijë ke ti e pyeti sundimtari i tërbuar
Katër i kam tha me gojën plotë kjo nënë e uruar.

Bile më të voglin akoma e kam në gji
Hiq s'po trembej besimtarja, fliste me krenari.

Mjaft u mundua ky përmbysës ta kthejë nga fe e drejtë
Nuk po i ecte fjala se ish një nënë e vërtetë.

Dhe kërkoi që nga bakri t'i ndizet një zjarr
Së pari në të do ta futë fëmijën më të madh.

Një britmë e papërmbajtur u shkri në atë zjarr
Kështu do ta pësojnë edhe të tjerët me radhë.

Sa të rënda qenë këto pamje kur i sheh me sy
Kush do të përmbahej nga lotët për fëmijën në gji.

Fort e kishte shtrënguar dhe e mbante në kraharor
Edhe më po tërbohej zullumqari më mizor.

Kurrë nuk do ta jap këtë djalë që e mbaj në gji
Ishin fjalët e fundit të nënës me dhembjen pa kufij.

Dhe foli fëmija; Oj nënë, qëndro se je në të drejtë
Që të dy i shkriu zjarri, ikën te Zoti i Vërtetë.

Tha Pejgamberi i Allahut ky fëmijë është si Pejgamberi Isa
Që foli në djep dhe të vërtetën e tha.

Kjo është era e mirë e xhenetit që mbuloi qiellin
Kështu u kënaq në Miraxh Hazreti Muhamedi me
Xhibrilin



# Trajnim dhe trajtim mbreslënës

**Kasam Muhameti**

**Shteti Turk na ka përkrahur gjithmonë: para, gjatë luftës dhe pas saj. Turqia ka dhënë kontribut të madh për vendin tonë, dhe anasjelltas, shqiptarët dhanë kontribut për Turqinë.**

Gjatë muajit prill 2013, BIK-ja, në bashkëpunim me Diyanet Işleri Başkanlığı, organizuan një vizitë në Bursa të Turqisë nga 30 imamë nga këshillat e BIK-së, me qëllim trajnimi. Në mesin e këtij grupi pata fatin dhe nderin të isha edhe unë (K.M.). kjo ndodhi për të parën herë për shumicën e kolegëve. Udhëtimi ishte planifikuar të bëhej me aeroplan . Nga aeroporti i Prishtinës "Adem Jashari" na përcollën Fatmir Iljazi-zyrtar i BIK-së dhe hfz. Idris Keskin-përfaqësues i Diyanetit në Prizren dhe imam në xhaminë e Sinan Pashës. Zumë vendet në aeroplan dhe, sapo u stabilizua aeroplani gjatë fluturimit, shërbyesit na ofruan për të ngrënë. Ajo që më bëri përshtypje që në fillim, para se të hanim, ishte se në secilën pako ishte vënë nga një tiketë, ku shkruante: "Vëmendje, ushqimi nuk përmban elemente të derrit". .

U mahnitëm, ndërtesa ku qëndruam plot një muaj, ishte ngritur në një vend shumë të përshtatshëm në këtë qytet, me të gjitha objektet e tjera shtesë: shatërvani për abdest, mesxhidi, kuzhina, sallat për mësim, dhomat e gjumit, amfiteatri, uji i ngrohtë pandërprerë, parkingu etj..

Aty na priti me zemërgjërësi drejtori i kësaj qendre Jusuf Sarëkaja, i cili na njoftoi për punën që zhvillohet në qendër. Ai na mundësoi gjithashtu që të bënim vizita të ndryshme edhe nëpër disa qytete dhe fshatra të tjera dhe në objekte të vjetra me rëndësi historike, pastaj na shoqëronte dhe na takonte me shumë personalitete dhe imam të këtij qyteti, të cilët na ligjëronin për çështje të ndryshme të jetës fetare, për raportet me xhematin, si dhe na shpjegonin për përvojat dhe të arriturat e tyre. Drejtori na mundësoi po ashtu që të bënim vizita nëpër xhami dhe na takoi edhe me myftiun e Bursës Dr. Mehmet Emin Aj. Myftiu na priti në xhaminë "Edeb Ali" dhe na mbajti një ligjëratë.Ndërtimi i bukur i xhamive, rregulli që mbizotëronte gjithandej, pastaj përkujdesja ndaj objekteve të vjetra,… janë shumë gjëra që bien në sy dhe të lënë gojëhapur. Ngado pamë vizitorë të shumtë nga vende të ndryshme, që do të thotë se Turqinë e lakmon kushdo, myslimanë ose jomyslimanë. Pastërtia në përgjithësi në Bursa dhe në qytete të tjera të Turqisë është e dukshme, parqe të mbjella me lule e bar dhe të mirëmbajtura, dhe një pastërti mahnitëse në mjedise të xhamive. P.sh. nuk lejohet hyrja në xhami këmbëzbathur ose me çorape të papastra! Nëpër hyrje të xhamive ka çorape të reja dhe aty shkruan: "Ju lutemi, mos hyni këmbëzbathur dhe me çorape të papastra, merrni këtë, nëse keni nevojë".

**Turqia-mike e fortë e Kosovës**

Shteti Turk na ka përkrahur gjithmonë: para, gjatë luftës dhe pas saj. Ai po ndjek me kujdes të madh edhe zhvillimet e shtetit tonë, që nga shpallja e Pavarësisë. Na ndihmoi dhe po na ndihmon përsëri. Tashmë është e ditur se ajo është forcuar në shumë aspekte dhe po zhvillohet përditë e më shumë. Një shtet i ri - Kosova, medoemos duhet të dijë se si është ndërtuar një shtet i vjetër-Turqia.Turqia po dëshmon se është një mike e vërtetë e vendit tonë-Kosovës dhe, si duket, këtë miqësi po e forcon më shumë. Për të mos thënë obligim, shteti turk ka arsye që të ketë miqësi me ne, për të na ndihmuar e për të



na përkrahur, ngase edhe populli ynë, që nga themelimi i Perandorisë Osmane, po dhe në formimin e Turqisë së re ka dhënë kontribut të madh. Ka nga ata shqiptarë, të cilët kishin pozita të larta, dhe nga ata që kanë luftuar dhe kanë dhënë jetën për themelimin e shtetit të Turqisë. Sot, nga konsiderata që ka Turqia ndaj vendit tonë, do të shohim se pranë varrit të Ertugrul Gaziut (1188-1281) në qytetin Sogyt, në mesin e "Nga një grushti dheu" (të vendosur nëpër kuti speciale, është edhe një grusht dheu nga Kosova që shkruan: "Kosova). Kjo është edhe një simbolikë e vendeve që ishin pjesë e Perandorisë Osmane.

**Jeta fetare organizuar shumë mirë**

Mësuam se në Turqi çdo gjë funksionon ashtu si duhet dhe gjërat zhvillohen paralelisht. Përveçqë feja mësohet në shkolla fetare, gjithashtu disa lëndë fetare mësohen edhe në shkolla fillore dhe të mesme shtetërore. Në punë dhe aktivitete të ndryshme, pamë se një numër i madh femrash janë të inkuadruara kudo. Mbulesës së trupit dhe moralit i kushtohet rëndësi e madhe nga shumica e popullsisë- qofshin meshkuj ose femra.Më herët, po edhe kohët e fundit shtrohen disa çështje e pyetje banale, si: Pse myslimanët kanë mbetur mbrapa? Pse nuk po zbulojnë asgjë? e të tjera. Ata që pyesin kështu, le të tregojnë p.sh. pse Turqia sot është shumë më përpara të tjerëve dhe gjithçka tashmë është në gjendje të bëjë dhe të prodhojë vetë?! Ose, cila fe në botë zbuloi ose zbulon?! Po kinezëve, a thua cila fe u zbuloi diçka që sot kanë pushtuar tregun, pothuajse në të gjitha vendet e botës?! Prandaj, duhet kuptuar edhe feja islame ndryshe (ata që i japin përparësi ndonjë feje tjetër), se edhe Islami të mëson, të këshillon, kurse njeriut Allahu ia ka dhënë mendjen: për të menduar, logjikuar, studiuar, gjykuar, zbuluar etj.. Asnjë fe në botë, dhe Islamin kurrsesi, nuk ka nevojë ta shantazhojmë me teori boshe të kësaj bote. Aspektet jetësore njeriu i arrin me intelektin e tij-mbarë ose mbrapsht. Kurse sa për fenë islame, duhet ta dimë ç'na mësoi e ç'na mëson. Duhet kuptuar qartë se, për të përparuar një popull, një vend, siç është Turqia, kjo varet nga shumë kushte e rrethana: pozita gjeografike, klima, zhvillimet politike e ekonomike. Prandaj Turqia, edhe për fatin tonë të mirë, i ka të gjitha: detin, ujin, tokën, fushën, bjeshkën. Në fakt, ajo të gjitha këto i ka arritur posepo duke e respektuar fenë, pastaj me luftë, me punë dhe me shkollë. Pra, me punë dhe sakrificë arrihet gjithçka. Është një popull që e do veten dhe punën. Turqia, veç të tjerash, është edhe shtyllë e fortë për Islamin dhe myslimanët e mbarë botës. Shpresojmë se ajo do të jetë një pasqyrë e mirë për gjithkënd edhe në të ardhmen.
Kur jemi duke bërë fjalë për këtë çështje, na pëshpërit në mendje diçka tjetër: Kohët e fundit po bëhet pak zhurmë edhe rreth propozimit të Qeverisë Turke për korrigjimin e disa detajeve historike që kanë të bëjnë me ne dhe Turqinë. Unë me këtë rast mund të them vetëm kaq: Turqia ka dhënë kontribut të madh për vendin tonë, dhe anasjelltas, shqiptarët dhanë kontribut për Turqinë. Duhet të kemi parasysh se një numër i madh shqiptarësh në periudha të ndryshme kohore gjetën strehë në Turqi dhe nga ata që kemi takuar ne, do të shohim se i kanë kushtet jetësore shumë të mira, zhvillojnë biznese të ndryshme. Pastaj emri i Mehmet Akif Ersojit që ishte me prejardhje shqiptare-nga Peja (1873-1936), është numër një në Turqi dhe puna e kontributi i tij. Me sytë tanë e pamë se në Fakultetin Islam në Bursa është një dhomë speciale dhe quhet "Salloni i Mehmet Akif Ersojit", ku janë të ekspozuara edhe veprat e tij. Ato, aty ruhen me kujdes dhe janë të mbyllura me dry. Ose nënkryetari i Bursës na ftoi në një darkë dhe na mbajti një fjalim në gjuhën shqipe-ishte me prejardhje nga Kamenica, etj…

# Impulsi i imanit dhe kritika ndaj vetvetes

**Mr. Orhan Bislimaj**

**Shembulli i ashabit Ebu Lubabe r.a.**

Imani, kur akomodohet plotësisht në zemrën e njeriut, reflekton entuziazëm konstruktiv. Ai njeriun e udhëzon veçse për të mirë dhe e ndalon nga çdo gjë që është e keqe për veten e tij, për fenë e tij, për atdheun, për kombin, për ymetin Muhamed dhe për mbarë shoqërinë në përgjithësi.

**Sahabiu Ebu Lubabe (r.a.) dhe kritika ndaj vetvetes**

Secili mysliman që ka një vetëdije normale për përkatësinë e tij fetare islame, ka një shoqërues të pandashëm të vetes së tij, bile gjatë gjithë jetës, i cili e përgëzon kur bën mirë, dhe e qorton kur bën keq. E motivon për adhurimin e Allahut dhe respektin ndaj prindërve, ndërsa e ndalon nga adhurimi i idhujve dhe besëtytnitë e kota. E stimulon për dashuri ndaj Allahut dhe dashuri ndaj Resulullahut a.s. . E përgëzon kur e kryen namazin, kur agjëron Ramazanin, kur kryen haxhin, kur i ndihmon vëllait të vet, ndërsa e qorton kur e përbuz jetimin e të varfrin dhe kur mbahet mendjemadh. E këshillon për mirësi ndaj bashkëshortes dhe përgjegjësi në edukimin e fëmijëve. E obligon për përgjegjësi në kryerjen e punës dhe ruajtjen e mallit të pronarit ku punon. E urdhëron që të fitojë dhe të ushqehet me hallall dhe e ndalon nga harami dhe ushqimi haram. E inkurajon që ta ruajë shëndetin e vet dhe të kujdeset për qetësinë e fqinjit të vet. E urdhëron për dashuri ndaj atdheut dhe besnikëri ndaj shokëve të idealit të përbashkët. Ky është imani i vendosur në zemrën e njeriut. Apo, të themi më mirë, kjo është ndërgjegjja e njeriut e brumosur me imanin e sinqertë në Allahun Fuqiplotë. Ai (imani) i mundëson njeriut qetësi dhe kënaqësi maksimale, atëherë kur e pason udhëzimin e Allahut të Madhëruar dhe rrugën e Muhamed Mustafasë (a.s. ), dhe nuk e lë të qetë atëherë kur tradhton Allahun dhe të Dërguarin e tij. Kështu i pati ndodhur Ebu Lubabes (r.a.), këtij ashabi (shoku) të Resulullahut a.s.. Ebu Lubabe, me një rast pati bërë një gabim, me vetëdije, po pa qëllim, të cilin ai vetë e kishte cilësuar dhe pranuar si tradhti ndaj Allahut dhe Pejgamberit a.s.. Ndërgjegjja e tij, e brumosur me iman të sinqertë në Allahun, nuk e pati lënë të qetë, deri në atë masë, sa u pajtua ta ndëshkonte veten e tij deri në vetëvrasje dhe pasurinë e tij ta linte vakëf. Më vitin 627 miladi, Pejgamberi (a.s. ) ishte detyruar të luftonte kundër fisit jehudij Benu Kurejdha, i cili jetonte brenda në Medinë, me të cilët kishte marrëveshje të paqes. Mirëpo, me rastin e luftës së Hendekut në vitin 627, pabesimtarët, të bashkuar nga fisi Kurejsh, Gatafanë dhe shumë të tjerë, patën organizuar ushtrinë më të madhe të mundshme, rreth 10. 000 trupa kundër myslimanëve që kishin rreth 3. 000. Në ato rrethana fisi Beni Kurejdha mendoi se i kishte ardhur fundi Pejgamberit dhe myslimanëve dhe theu marrëveshjen e paqes e u pozicionua në krahun e ushtrisë kundërshtare, që kishin ardhur afër Medinës. Ishte një moment shumë i vështirë për Pejgamberin a.s., madje ndër më të vështirët, sepse rrezikohej nga jashtë dhe nga brenda. Po ashtu ishte sprovë për besimtarët, sepse armiku ishte shumë i madh nga numri. Këtë e përmend edhe Allahu: “Atje, në atë vend qenë

sprovuar besimtarët, dhe qenë tronditur nga një dridhje e fortë. " (El Ahzab, 11). Pejgamberi (a.s. ) brengosej shumë për ndonjë disfatë të mundshme në betejë, për arsye se nuk mund të imagjinonte që edhe një herë të bënte hixhret, kësaj radhe prej Medinës. Jo sepse u druhej vështirësive të hixhretit, por dilemës ku mund të shkonte, ngase nuk shihte ndonjë vend më të përshtatshëm pas Mekës dhe Medinës. Në atë gjendje të vështirë, Allahu i premtoi Pejgamberit a.s. se do ta ndihmonte edhe në atë betejë. Këtë premtim Pejgamberi (a.s. ) ua konfirmoi shokëve të tij, por ç'e do që besimtarët e luhatur nuk i besuan premtimit të Pejgamberit a.s. dhe kërkuan të liroheshin nga lufta. Premtimi i Pejgamberit a.s. doli i vërtetë, dhe ai fitoi luftën e Hendekut me fare pak pasoja. Lufta e Hendekut mbaroi, por nuk mbaroi puna me fisin Beni Kurejdha, të cilët pa asnjë arsye kishin prishur njëanshëm marrëveshjen e paqes dhe ia kishin kthyer armën Pejgamberit a.s..

Transmeton hazreti Aisheja r. a., e cila ka thënë se Pejgamberi a.s., kur ishte kthyer nga beteja e Hendekut, i kishte hequr armët dhe ishte pastruar, e ndërkohë i kishte ardhur Xhibrili a.s. , dhe i pati thënë: "I paske lënë armët?! Pasha Allahun ne (melekët) akoma nuk i kemi lënë, dhe menjëherë shko tek ata? E, në ç'vend të shkoj? – pyeti Pejgamberi a.s.. Ja, këndej – u përgjigj Xhibrili a.s. dhe dëftoi në drejtim të fisit Benu Kurejdha. Atëherë – thotë Aisheja – Pejgamberi a.s. u nis në drejtim të tyre. "[1] Kur doli Pejgamberi a.s. bashkë me ushtrinë myslimane, Beni Kurejdha, burra e gra, i madh e i vogël, nga frika ishin mbyllur nëpër kështjella. Aty mbetën të ngujuar për më se 25 ditë. Kur u ngushtuan nga uria, shprehën interesimin për marrëveshje të re me Pejgamberin a.s., por u refuzuan. Pastaj u interesuan me Ebu Lubaben (r.a.), i cili ishte mysliman, porse kishte lidhje të hershme me ta, sepse fëmijët dhe çifligjet i kishte në territorin e tyre. Ata i thanë Ebu Lubabes, se, nëse do t'i dorëzoheshin Pejgamberit a.s., çfarë kishte ndërmend të bënte Pejgamberi a.s. me ta.

Këtu fillon intenca e rastit Ebu Lubabe. Ebu Lubabe, ndonëse i dinte pak a shumë planet e Pejgamberit a.s. se çfarë do të bënte me ta po t'i dorëzoheshin, ishte i porositur që në lidhje me to të mos u tregonte atyre asgjë, sepse ende nuk kishte ndonjë vendim të prerë rreth tyre, dhe priste që këtë ta merrte pasi të dorëzoheshin ata. Me atë rast, Ebu Lubabe, duke iu përgjigjur pyetjes së tyre se çfarë do të bënte Pejgamberi a.s. me ta, bëri me dorë se ata i priste vdekja, duke ua bërë me dije që të mos dorëzoheshin. Sapo e tha këtë fjalë, Ebu Lubabe e pa që rrëshqiti, po fjala i kishte dalë prej gojës.

Ebu Lubabe u pendua shumë për këtë që tha. Imani i tij i sinqertë nuk e linte të qetë. Ra në një gjendje tejet të rëndë, dhe u dëshpërua me vetveten. Nuk dinte ç'të bënte, ishte në gjendje që vetvetes së tij t'i jepte dënimin më të rëndë, për hir të asaj që Allahu t'ia pranonte pendim për atë tradhti. Në ata zavall, Ebu Lubabe vendosi ta lidhte veten e tij për njërën prej shtyllave të xhamisë së Pejgamberit a.s. në Medinë, dhe ashtu veproi. I vetëlidhur për shtyllë, qëndroi më se një javë, pa ngrënë e pa pirë. Ishte në një gjendje të mjerueshme dhe alivanosej nga uria. Ashabët i thoshin se Allahu ia kishte pranuar pendimin, dhe donin ta lironin, mirëpo ai nuk pranonte derisa atë ta bënte vetë Pejgamberi a.s. me dorën e tij. I Dërguari i Allahut e liroi, kurse Ebu Lubabe, në emër të pranimit të pendimit, i ofroi Pejgamberit a.s. tërë pasurinë e tij për në rrugën e Allahut, dhe tha se do të shpërngulej prej Medinës, por Pejgamberi a.s. i tha se mjaftonte 1/3 e pasurisë. Shtylla që kujton atë ngjarje historike, ndodhet edhe sot e emërtuar "Shtylla e Ebu Lubabes" në xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinën e Ndritshme. Për shkak të tij zbriti ajeti: (Shih: El Enfal, 27-28).[2] Ky është rasti i Ebu Lubabes që ka marrë një identitet të veçantë në historikun e qortimit ndaj vetvetes.

**Impulsi i imanit dhe pranimi i gabimit**

Shembullin e Ebu Lubabes nuk e kemi sjellë këtu për shkak se ai ofroi tërë pasurinë e tij sadaka, por për motivet që e shtynë ta ndëshkonte vetveten. Këto motive, mbase janë të rëndësishme. Në veten e tij ekzistonte diçka që nuk e linte të qetë. Fjalët e tij nuk i kishte dëgjuar askush nga ana e Pejgamberit a.s., dhe pabesimtarët as që e dinin se përgjigjja e Ebu Lubabes përbënte ndonjë gabim të tij. Por, ai vetë e dinte këtë dhe e cilësoi si një gabim. E, pra, ky është imani, që në kuptimin praktik do të thotë "kontrollim i vetvetes nëpërmjet vetvetes". Prej zemrës së njeriut fillojnë të gjitha të këqijat, po edhe prej saj të gjitha të mirat. Pejgamberi a.s. ka thënë: "… Në trupin e njeriut është një copë mishi, kur ajo përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi, e kur ajo prishet, prishet i tërë trupi, ajo është zemra".[3]

Në çastin kur imani zotëron zemrën dhe vetëdijen e njeriut, ai nuk e lë të keqen të zërë rrënjë në vetë njeriun. Reagimi i tij është i shpejtë dhe konkret. Jo vetëm tek Ebu Lubabja (r.a.), por tek secili besimtar, imani është mbrojtësi më i mirë i besimtarit nga tendencat e këqija dhe destruktive që ekzistojnë në vetë njeriun. Sepse njeriu vazhdon të jetojë në mes të mendimeve të këqija dhe atyre të mirave. Në këtë mes, imani jep fjalën e vet vendimtare. Imani i fuqishëm i vihet në mbrojtje besimtarit nga intrigat e mendimeve destruktive, në njërën anë, dhe në mënyrë të prerë i mbështet prirjet e mira tek njeriu, në anën tjetër. Edhe djalli (shejtani), si simbol i forcave amorale dhe

intriguese, ka një ndikim, madje të madh, në këtë drejtim. Për këtë arsye jemi të thirrur që në mënyrë të vazhdueshme të kërkojmë mbrojtje tek Allahu nga të këqijat e shejtanit të mallkuar. Si rezultat, mund të ndodhin ndryshime tek besimtarët, dhe kjo varet nga fuqishmëria e imanit.

Besimtari që nuk reflekton iman të fuqishëm, është më pak imun në kritikën ndaj vetvetes, dhe pranon më me lehtësi ndikimet rrëmbyese të epshit dhe kënaqësive egoiste të tij. Tek ky nuk mund të pritet ndonjë rezistencë konsistente ndaj mendimeve destruktive, veçse një konformizëm që krijon rutinë të natyrshme në vetë individin. Tipa të këtillë ka mjaft në mjediset e myslimanëve, dhe ne i hasim për çdo ditë.

Ndryshe nga kjo, besimtari që reflekton iman të fuqishëm, është kritikues i vetvetes sa herë që gabon. Humori i tij ndryshon dhe ai mërzitet për një mëkat që do të ketë bërë. Nuk ndihet i lumtur, ndihet i pikëlluar. Imani e akuzon për tradhti ndaj rrugës së Allahut dhe rrugës së Resulullahut (s.a.v.s.), ashtu siç e kishte akuzuar Ebu Lubaben (r.a.). Imani, këtë akuzë e artikulon nëpërmjet gjuhës së vet shumë elokuente. Këtë e ndien shpirti, e zemra tronditet nga qortimi. Nëpërmjet shpirtit dhe zemrës e ndiejnë të gjitha gjymtyrët, madje edhe qepallat e syve të njeriut, të cilat tregojnë brengën. Kjo gjuhë është më e drejtpërdrejt sesa gjuha që flasim. Për arsyen e thjeshtë se në mes të imanit dhe zemrës nuk ka perde dhe pengesa. Ai komunikon direkt dhe në çdo kohë, edhe në gjumë. Bile, në qetësinë e gjumit dhe në errësirën e natës, atëherë kur besimtarët ngrihen nga shtrati i tyre për të kujtuar Allahun e Madhëruar, gjuha e imanit vazhdon të flasë edhe më qartë, e shpirti i njeriut i dorëzohet. Ky është momenti kur kritika e imanit arrin kulmin dhe besimtari, me zemër dhe shpirt të pikëlluar, I drejtohet Allahut me pendim të sinqertë, ashtu siç iu drejtua Ebu Lubabe, i cili qe tronditur nga kritika e imanit. E pranoi gabimin, e pranoi edhe qortimin e zemrës dhe të shpirtit. E përjetoi edhe vetëndëshikimin. Ai kërkonte shtegdalje nga labirintet e zemrës së mërzitur për gabimin që kishte bërë.

**Impulsi i imanit dhe besnikëria**

Në çastin kur Ebu Lubabe (r.a.) vetëpranoi gabimin, ai tregoi se në zemrën e tij ishte një rojtar vigjilent që përjashtonte çdo të keqe që futej brenda. Mbi të gjitha, vetveten e shpëtoi nga pasojat e mëkatit. Pendimi i tij nënkupton kërkimfaljen ndaj Allahut, distancimin nga mundësia e përsëritjes së gabimit dhe, njëkohësisht, përmirësimin e vetes së tij në të ardhmen. Ky është rezultat i imanit aktiv, i cili e motivon njeriun që t'i qëndrojë besnik rrugës së Allahut dhe të Dërguarit të Tij.

Dhe, shembulli i Ebu Lubabes nuk ka mbaruar me vdekjen e tij. Jo, ai është shembull që flet në vazhdimësi dhe përgjithmonë. Myslimanët, kudo që janë, pra edhe tek ne shqiptarët, duhet ta dinë se besnikëria ndaj Allahut dhe Pejgamberit duhet të jetë konsistente, pavarësisht nga vendi dhe koha. Ai duhet të jetë besnik ndaj interesit të tyre të përgjithshëm, atëherë kur bëhet fjalë për atdheun, kombin dhe shoqërinë në përgjithësi. Ashabi i famshëm, Ebu Lubabe, ndoshta nuk kishte bërë ndonjë gabim shumë të madh, kur i kishte thënë fisit Benu Kurejdha se "ata i priste vdekja", po qe se do t' i dorëzoheshin Pejgamberit (a.s.), por ai, edhe atë e kishte cilësuar tragjike. Ku është arsyeja? Sepse atij iu duk sikur mbajti anën e armikut, dhe ashtu tradhtoi Allahun dhe Pejgamberin, pra sikur nuk i qëndroi besnik rrugës së tyre. Myslimanët, kudo në botë, sikur ta kishin parasysh këtë shembull, do t'i kishin punët shumë më mirë. Ne, shqiptarët e Republikës së Kosovës, e dimë më së miri se çfarë dëmi i kanë shkaktuar rrugëtimit tonë për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës, kolaboracionistët shqiptarë, myslimanë e katolikë, të cilët, pa fije turpi ndaj Zotit, bashkëpunonin me regjimin serb. Nëpërmjet tyre, regjimi serbo-sllav mbajti nën okupim të egër Kosovën tonë të dashur dhe shqiptarëve ua piu gjakun me pambuk. Sa e sa të rinj e të reja, djem e vajza, kanë qenë viktimë e pritave tradhtare?! Përsëri, sikur ne shqiptarët myslimanë të Republikës së Kosovës ta kishim parasysh këtë shembull të Ebu Lubabes (r.a.), sot nuk do të vinte puna që vajzat tona të përzihen nga shkolla vetëm për shkak të mbajtjes së mbulesës islame. Nuk do të vinte puna që motrat tona të largohen nga puna, për shkak të shamisë. Asnjëherë! Këtë tradhti ndaj shamisë – si një obligim i Allahut për femrat, nuk e kanë bërë jomyslimanët, sepse, ne e dimë, që qeveria jonë e Republikës së Kosovës udhëhiqet nga vetë myslimanët. Këtë e kanë bërë pikërisht myslimanët, respektivisht, ata që nuk e kanë brengë tradhtinë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Por, Allahu është Gjykues i të gjithë nesh. Shembulli i Ebu Lubabes, le të qëndrojë si një kurorë mbi kokat tona!

[1] Sahihul Buhari, el-kitabu: El-megazi, el-babu: merxhiun-nebij minel ahzabi ve mahrexhuhu ila beni kurejdha, nr. 3808. [2] Më gjerësisht për këtë ngjarje, përkitazi me komentimin e ajetit El-Enfal, 27-28, shih komentarët e Kur'anit: Iben Kethiri, Tefsirul Kur'anil adhim; Samerkandi, Bahrul Ulum; Alusi, Ruhul meani; Taberaniju "Et-Tefsirul kebir dhe komentarët e tjerë. Po ashtu shih: Bekir Topaloglu, Biseda fetare, Stamboll, 1999, fq. 210. Sefijurrahman El-Mubarekfuri, Nektari i vulosur i xhennetit, Urtësia, Shkup, 1997, f. 330-334; Bashkim Aliu, Muhamedi a.s. pishtari ndriçues, Furkan ISM, Shkup, 2000, f. 317-320. [3] "Sahihu'l-Buhari", Kitabu'l-imani, babu: Fadlu men istebree lidinihi, nr. 50.



Mr. Naim ef. Tërnava

## LIBËR QË VË NË PAH KONTRIBUTIN E ULEMASË SHQIPTARE PËR SHTETIN E KOMBIN*

Të nderua të pranishëm! Vëllezër e motra! Ju dashamirë të librit!

I Madhi Zot asgjë në këtë gjithësi nuk e krijoi rastësisht, pa qëllim të caktuar. Edhe zgjedhja e ajetit të parë të zbritur nga ana e Allahut xh.sh. tek Muhamedi a.s. nuk ishte rastësi. Ai iu drejtua Muhamedit a.s. përmes melekut Xhibril me urdhrin: "Lexo në emër të Zotit, i Cili krijoi çdo gjë".Prania jonë sot këtu është, para së gjithash, nder, respekt dhe obligim ndaj fjalës së shkruar dhe mundit e djersës së autorit për shkrimin e këtij libri.Në Islam nuk ka asgjë më të shenjtë se studimi, leximi, marrja me dije e shkencë në të gjitha fushat. Njeriun nga vetë natyra e tij gjithherë e tërhoqi dëshira për të lexuar e studiuar, në mënyrë që t'ia lehtësojë jetën vetes dhe të njoh veten, të kaluarën e tij, sukseset e dështimet, padrejtimet e mizoritë e shumta të ushtruara mbi të qenët njeri.I nisur nga ky parim, edhe autori i këtij libri, Dr. Fahrush Rexhepi, iu qas kësaj fushe që, përmes fakteve historike, të argumentojë e vërtetojë kontributin e hoxhallarëve –atdhetarëve islamë, një kontribut i cili, gjatë sistemit komunist ateist, ishte injoruar qëllimisht, pa asnjë të drejtë. Studiuesi Dr. Fahrush Rexhepi, pas një pune të palodhshme, tuboi argumente e fakte të shumta, të cilat vërtetojnë se shumë nga ulemaja shqiptare kishin dhënë kontribut të madh për çlirimin e vendit qysh nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit, 135 vjet më parë. Libri "Periodiku Shqiptar Islam" i Dr. Fahrush Rexhepit, të cilin po e promovojmë sot para kësaj audience të nderuar e të respektuar, na ndërgjegjëson edhe më shumë vetëdijen tonë deri në masën që të jemi gjithherë gjurmues të së mirës sonë. E kaluara jonë, pa pikë dyshimi, ishte përplot padrejtësi historike, të cilat duhen ndriçuar dhe u duhen ofruar brezave të rinj, në mënyrë që të dinë për të kaluarën dhe sakrificat e shqiptarëve nëpër shekuj.Politika përjashtuese e sistemit komunist, për dhe mbi fenë, bëri që të mbesnin të pastudiuar sa duhet shumë atdhetarë, si: Hoxhë Kadri Prishtina, Mulla Idris Gjilani, Daut Boriqi, Hoxha Tahsini, Ali Jakupi, Haxhi Ymer Prizreni, Hafiz Ali Riza Ulqinaku, Mehmet Akif Ersoj, Haxhi Vehbi Dibra, Mulla Hasan Masurica, Ismail Ndroçi, Hafiz Ali Korça, Imam Vehbi Ismaili, Ibrahim Dalliu e shumë të tjerë, të cilët dhanë nga vetja gjithçka për të mirën e atdheut. Këto e figura të shumta të tjera si këto, duhet të hulumtohen e të studiohen nga hulumtues, studiues e historianë të kombit tonë. Këta nuk ishin thjesht vetëm hoxhallarë, po ishin personalitete të rralla të përhapjes së kulturës, arsimit, ishin njerëz me vlera të shumanshme intelektuale, njerëzore e kombëtare. Këta hoxhallarë sollën forcimin e ndërgjegjes dhe ideologjisë kombëtare te shqiptarët, që u manifestua me ngritjen e vetëdijes së gjithmbarshme në shkallë shumë më të lartë të kombit në luftë për ardhmërinë dhe çlirimin e vendit.Autori sjell në pah, përmes këtij libri, edhe shumë kuvende të mbajtura, ku shqiptarët u zotuan për t'i dalë zot atdheut, po edhe shumë luftëra të zhvilluar në mbrojtje të identitetit fetar e kombëtar.Edhe prej këtij libri, sipas autorit Dr. Fahrush Rexhepi, mësojmë se në lidhje me këtë çështje - me kontributin e ulemasë shqiptare për çlirimin e vendit, nuk është shkruar mjaft. Kjo kërkon nga hulumtuesit e kësaj fushe, që, me punën shkencore e kërkimore, t'u japin të drejtën gjeneratave të ardhshme që të njihen me realitetin e nëpërkëmbur të shqiptarëve për afër një shekull. këtyre dhe shumë patriotëve të tjerë, dëshmorëve dhe gjakut të derdhur për liri pa pushuar, sot mund që ta lëvrojmë vetë të kaluarën tonë, të shohim se çfarë kemi mbjellë në të kaluarën, duke larguar pengesat e hekurta, të cilat të shumtën e rasteve shtrembëruan historinë tonë. Ta themi të vërtetën se e gjithë përpjekja e atdhetarëve tanë ishte për çlirimin e vendit dhe bashkimin kombëtar.Në këtë libër të Dr. Fahrush Rexhepit shohim përsiatjet dhe sfidat e tij, duke filluar nga vet lënda e studimit, i cili duhej pajisur me virtytin e lartë moral për të thënë të vërtetën historike. Një moral i cili pastron shpirtin e mendjen në raport me realitetin dhe fushën së cilës iu qas vetë autori i këtij libri, për t'i ngritur në vendin e merituar personalitetet fetare të dëshmuara e të respektuara të kombit tonë, një vendi i cili për afër një shekull ishte mohuar në historiografinë tonë. Autori këto "mistere dhe enigma" i bëri që ato të shoshiten, të hulumtohen e të studiohen pa paragjykim e qëllim të njëanshëm.

Fundi i shekullit –XX dhe fillimi i atij –XXI- dëshmojnë lindjen e një force të re, e cila do t'i rigjallëronte vlerat morale, në raport me hulumtuesit shqiptarë pas një përgjumjeje, e cila shkonte pjesërisht jo në favor të shqiptarëve. Po e përfundoj këtë fjalë duke uruar autorin për këtë libër dhe për suksese të reja në punën e tij të mëtutjeshme.

* Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava në promovimin e librit "Periodiku Shqiptar Islam (Gjysma e parë e shekullit XX)", të autorit Dr. Fahrush Rexhepi, mbajtur në Prishtinë më 15 maj 2013.





## MYFTIU TËRNAVA PRITI PRESIDENTIN E LIGËS SË MYSLIMANËVE EVROPIAN, ALFREDO MAIOLESE

Më 21 maj Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava priti presidentin e organizatës Europian Muslims League" Alfredo Maiolese me rezidencë në Bern (Zvicër). Në këtë takim Myftiu Tërnava njoftoi për së afërmi mysafirin për historikun e BIK-së, zhvillimin e jetës fetare si dhe sfidat me të cilat ballafaqohet ky institucion. Nga ana e tij presidenti Maiolese shprehu kënaqësinë për mirëpritjen dhe prezantoi para Myftiut Tërnava qëllimin dhe ecurinë mbi proceset dhe trendët nëpër të cilat po kalojnë myslimanët në Evropë. Nga ana tjetër z Maiolese premtoi se do të bëjë një ftesë zyrtare për Myftiun Tërnava për të marrë pjesë në konferencën ndërkombëtare "Islami dhe diplomacia" që do të mbahet më 9 qershor të këtij viti në Gjenova (Itali). Maiolese ka përvojë të gjatë në dialogun mes Italisë dhe Lindjes së Mesme. Ai u konvertua në islam para 20 vitesh dhe është ekspert në marrëdhëniet ndërkombëtare dhe ambasador i paqes. Ka gradën shkencore në marrëdhënie ndërkombëtare, ka një karrierë të bujshme politike e diplomatike, është përfaqësues i Ministrisë së Vakfit dhe çështjeve islame të Kuvajtit në qeverinë italiane. Është këshilltar fetar në qeverinë lokale të Gjenovasë, zëdhënës i komunitetit mysliman në Gjenova, President i akademisë diplomatike të Gjenovasë, anëtarë i akademisë diplomatike (Angli), anëtar i këshillit akademik të Universitetit të paqes (Zvicër). Ka mbajtur një sërë ligjëratash në universitete të shteteve të ndryshme si në Itali,Kuvajt e gjetiu. Zotëron gjuhën frënge, angleze dhe arabe si dhe gjuhën italiane si gjuhë amtare. (R. Suma)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION TË KËSHILLIT EGJIPTIAN PËR ÇËSHTJE TË JASHTME

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 15 maj priti një delegacion nga Egjipti të kryesuar nga Ambasadori Dr. Muhamed Shaker - drejtor i Bordit të Këshillit Egjiptian për Çështje të Jashtme, i cili shoqërohej nga Ambasadori Dr. Sayed Shalaby - drejtor ekzekutiv, dhe Ambasadori Dr. Sayed el - Masry- këshilltar i lartë i Sekretarit të Përgjithshëm të Organizatës së Bashkëpunimit Islamik, z. Ekmeluddin Ihsanoglu. Myftiu Tërnava, pasi u shprehu mirëseardhje në Kosovë dhe i falënderoi për vizitën, mysafirëve u tha se Egjipti është një vend me histori e kulturë të lashtë, djep i civilizimeve si dhe një vend mik, që zë vend të posaçëm në zemrat dhe mendjet e kosovarëve. Myftiu Tërnava i njohu mysafirët edhe me historikun e BIK-së, si me organizimin e jetës fetare në Kosovë, me institucionet e BIK-së, me planet, sfidat dhe vështirësitë.Ndërsa Ambasadori Shaker në takim me Myftiun tha se jemi vërtet të mahnitur nga përparimi dhe zhvillimi që ka bërë Kosova pas luftës dhe është për t'u admiruar optimizmi i popullit të Kosovës për të ardhmen, kur dihet që kanë vuajtur shumë për dekada. (R. Shkodra)

## MYFTIU PRITI SHEFIN E MISIONIT TË EULEX-IT NË KOSOVË, AMBASADORIN BERND BORCHARDT

Më 15 maj Myftiu Tërnava priti shefin e misionit të EULEX-it në Kosovë, Ambasadorin Bernd Borchardt dhe e falënderoi për vizitën në BIRK-së- vizitë kjo e para e tij pas emërimit në krye të këtij misioni. Fillimisht Myftiu tha se Bashkësia Islame vlerëson e çmon lart punën që bën EULEX në zbatimin e ligjit dhe rendit në Kosovë. Myftiu gjithashtu e njohu Ambasadorin Bernd Borchardt



për organizimin dhe funksionimin e BIK-së si dhe me sfidat, me të cilat ballafaqohet BIK duke pasur parasysh dhe në konsideratë mungesën e ligjit për pozitën juridike të bashkësive fetare në Kosovë. "Ky është ndër shqetësimet tona kryesore, - tha në mes të tjerash Myftiu Tërnava, për mungesë të të cilit dalin edhe probleme të natyrave të ndryshme. Gjatë takimit u diskutua edhe për marrëdhëniet ndërfetare në Kosovë si dhe për bashkëpunimin mes komuniteteve fetare. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADOREN TURKE ZNJ. SONGUL OZAN

Myftiu Tërnava më 15 maj priti Ambasadoren turke, znj. Ozan, të cilën e falënderoi për vizitën dhe për angazhimin e saj të madh në rrafshe të ndryshme në Kosovë. "Ju falënderoj edhe për praninë tuaj në Konferencën e organizuar nga BIK dhe UNFPA për rolin e Islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore, mbajtur javën që shkoi" –tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Myftiu po ashtu e njohu Ambasadoren për takimin e radhës të prijësve fetarë të shteteve të Ballkanit, që kësaj radhe mbahet në Tiranë me mbështetjen e DIJANET-it turk, ku do të marrë pjesë edhe vetë kryetari i DIJANET-it, Prof.Dr. Mehmet Gormez. Ambasadorja Ozan falënderoi Myftiun si gjithherë për pritjen vëllazërore dhe e falënderoi për ftesën në konferencën e fundit si dhe e përgëzoi atë për trajtimin që i ka bërë në referatin e tij dhunës mbi baza gjinore. Myftiu Tërnava luti Ambasadoren Ozan t'u përcjellë ngushëllimet qeverisë dhe popullit turk për ngjarjet e fundit në Turqi, ku humbën jetën nga sulme terroriste mbi 50 njerëz të pafajshëm. (R. Shkodra)





## U MBAJT TRYEZA "ROLI I ISLAMIT NË PARANDALIMIN E DHUNËS ME BAZË GJINORE"

Më 8 maj 2013 në Prishtinë, përfaqësues të Agjencive të Kombeve të Bashkuara (Fondi i Kombeve të Bashkuara për Popullsinë) UNFPA-misioni në Kosovë, bashkërisht me Kryesinë e Bashkësisë Islame organizuan tryezën e rrumbullakët "Roli i islamit në parandalimin e dhunës me bazë gjinore", ku u vlerësua se dhuna ndaj gruas vazhdon të jetë shqetësuese dhe lufta kundër saj duhet të jetë gjithëpërfshirëse. Gjatë debatit mbi rolin e Islamit në parandalimin e dhunës në baza gjinore, u tha se dhuna ndaj gruas bie ndesh edhe me qasjen e besimit islam. Në fjalën hyrëse, znj. Osnat Lubrani - përfaqësuese e UNFPA-së në Kosovë, tha se dukuria e dhunës gjinore tejkalon kufijtë kombëtarë, kulturorë, racorë e fetarë. Ajo mund të ndodhë në mesin e njerëzve shumë të pasur dhe njerëzve shumë të

varfër. Dhuna shkatërron jo vetëm jetën e grave, po edhe të fëmijëve të tyre, dhe është me pasoja shumë të mëdha për tërë shoqërinë – Ndërsa, duke folur për trajtimin që i bën Islami femrës, znj. Lubrani tha: "Islami vlerëson gruan si edhe burrin. Kur'ani i shenjtë gratë dhe burrat i paraqet si individë të barabartë".

Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, pasi u bëri një vështrim motiveve e shkaqeve që çojnë në dhunën ndaj femrës, u shpreh se Islami urdhëron për dashuri e respekt ndaj gruas e jo dhunë, urrejtje e sharje çfarëdolloj qofshin ato. Mirësjellja me gra është urtësi e urdhëruar nga i Madhi Zot. Më tutje Myftiu, duke folur për rolin që ka gruaja në shoqëri, tha: "Gruaja është elementi - struktura më e fortë brenda familjes, nëna-gruaja është ajo që gatuan një komb. Në këndvështrimin e Islamit ajo është aq e shenjtë, saqë Pejgamberi na thotë: "Xheneti është nën këmbët e nënës". Përpjekja për t'i dhënë asaj ndonjë vend apo trajtim tjetër, është ta vulgarizosh atë. Ajo është edhe një heroinë dhembshurie, ajo dridhet mbi kokën e fëmijëve të saj, me ndjenjën e madhe dhembshurie që i ka falur Allahu xh. sh.".

Mr. Besa Ismaili - ligjëruese në FSI, tha se Mësimet Islame kërkojnë që njerëzit të bashkohen dhe që harmonia, bashkëpunimi dhe prosperiteti të jetë për të dyja gjinitë. Dhuna thyen individin, familjet e bashkësitë dhe i pengon njerëzit të arrijnë kapacitetet e tyre shoqërore dhe shpirtërore. Thyen shoqërinë dhe prodhon marrëdhënie të bazuara në mosbesim, agresivitet dhe jotolerancë. Dhuna është në kundërshtim me Islamin, me mësimet e Muhamedit a.s. dhe praktikat e myslimanëve të dijshëm dhe të devotshëm!

Referuan edhe Visar Gjakova dhe znj. Nora Huseinoviç-Veliu. Pas një debati konstruktiv, qe konstatim i përbashkët se lufta kundër dhunës ndaj femrës kërkon një qasje gjithëpërfshirëse. Sipas organizatorit UNFPA kjo tryezë shënon fillimin e një vargu debatesh me bashkësitë fetare. (R. Shkodra)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI IMAMËT KOSOVARË QË QENË PËR TRAJNIM NJËMUJOR NË BURSA TË TURQISË

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora, më 6 maj priti imamët kosovarë që qenë për trajnim 1 muaj në Bursa (Turqi). Trajnimin e kanë ndjekur 30 imamë nga këshillat vendorë të BIK-së falë një Memorandumi të mirëkuptimit që kanë arritur dy institucionet: Kryesia e BIK-së dhe e DIJANET-it, që ka për qëllim ngritjen profesionale të imamëve. Në takim me Myftiun, imamët e falënderuan për mundësinë që patën të ndiqnin trajnimin, dhe u shprehën se kanë përfituar e janë njohur me metoda e përvoja të reja, të cilat do t'i praktikojnë në punën e tyre



të përditshme. Imamët, po ashtu, u shprehën se gjatë qëndrimit në Turqi, janë njohur edhe me organizimin dhe funksionimin praktik të xhemateve dhe me punën që bëjnë imamët. Ata vunë në dukje se atje u kanë rënë në sy përkushtimi, terbija, disiplina, angazhimi dhe motivi për punë.

Ndërkaq, Myftiu Tërnava u shpreh se BIK do të angazhohet që për imamët të sigurojë kushte sa më të mira, duke u ofruar atyre trajnime adekuate jo vetëm në Turqi, po edhe ne vende të tjera. Krejt kjo në funksion të ngritjes së rolit të imamit në xhemat e shoqëri.

Bashkëpunimin me DIJANET-in, Myftiu e cilësoi si të shkëlqyeshëm dhe të shumanshëm. Myftiu u shpreh se, në këtë drejtim, ky është vetëm hapi i parë, duke na e bërë të ditur se do vazhdohet me kurse të trajnimit edhe për imamët e tjerë.

## PROMOVOHET LIBRI "PERIODIKU SHQIPTAR ISLAM (GJYSMA E PARË E SHEKULLIT XX)"

Në prani të shumë studiuesve e dashamirësve të librit, ku qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, nënkryetari i Komitetit Mysliman Shqiptar, Bujar Spahiu, si dhe të ftuar të tjerë, më 15 maj u bë promovimi i librit "Periodiku Shqiptar Islam (Gjysma e parë e shekullit XX)", të autorit Dr. Fahrush Rexhepi, botuar nga shtëpia botuese "Dituria Islame". Në fjalën përshëndetëse, Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, ndër të tjera tha: "Prania jonë sot këtu është, para së gjithash, nder, respekt dhe obligim ndaj fjalës së shkruar dhe mundit e djersës së autorit për shkrimin e këtij libri. Ndërkaq Dr. Milazim Krasniqi, duke referuar për librin, tha: "Libri "Periodiku shqiptar islam" i autorit Fahrush Rexhepi,



sjell në vëmendjen e publikut një temë, e cila në kontekstin e një praktike që ka imponuar diskontinuitetin me vlerat islame ndër shqiptarë, ka mbetur e pastudiuar dhe madje e injoruar. Prandaj, trajtimi i kësaj teme është një punë fisnike, në përpjekjet për ta mbrojtur kujtesën tonë fetare, kulturore e kombëtare nga reduktimi i shumësisë së vlerave dhe nga zvetënimi që prodhon ky reduktim. Meqë gjeneza e librit është nga një projekt studimor akademik, ky fakt e ka kornizuar studimin brenda një standardi që vlen zakonisht për projekte të kësaj natyre. Ndërsa referuesi tjetër, studiuesi dr. Jusuf Osmani u shpreh: "Studiuesi e krijuesi Fahrush Rexhepi, me punën e tij hulumtuese dhe shkencore, gjithnjë me vështrim kritik, u nënshtrohet fakteve dhe ngjarjeve të kohës nëpërmjet të dhënave faktografike për periodikun islam shqiptar në trojet dhe diasporën shqiptare..
Në emër të KMSH-së, përshëndeti e përgëzoi nënkryetari Bujar Spahiu, i cili vlerësoi lart veprën e autorit Fahrush Rexhepi, për ndriçimin e kontributit të parisë islame dhe shtypit islam në gjuhën shqip për kombformim e shtetformim.

## KOMISIONI KËSHILLËDHËNËS PËR ÇËSHTJET E LIRIVE FETARE

Komisioni këshillëdhënës për çështjet e lirive fetare, i themeluar kohë më parë nga kryeministri i Kosovës, më 7 maj mbajti një konferencë shtypi, ku u shpalos puna e tij e deritashme, pas vizitave që ka bërë në disa vende të BE-së dhe në vende të rajonit. Amir Ahmeti, kryesues i komisionit, pasi foli për qëllimet e themelimit të komisionit, për punën e bërë deri tash, tha:

- Në të gjitha vendet që kemi vizituar, bashkësitë fetare shihen si partnere të institucioneve shtetërore dhe në të gjitha vendet statusi juridik i tyre është i zgjidhur me ligj të veçantë.

- Mosdiskriminimi fetar është shumë më i avancuar se tek ne dhe, me gjithë sanksionimin e shkeljes së lirive dhe të drejtave fetare me ligj tek ne, në praktikë ka shumë defekte të tilla që nuk mund t'i gjesh në shumicën absolute të vendeve të BE-së.

-Në vendet që kemi vizituar, kemi parë se në një mënyre a në një tjetër, bashkësitë fetare mbështeten financiarisht nga shteti. Me rëndësi është të përmendet edhe përkrahja morale që shteti u jep bashkësive fetare. Këtu mund të përmendim edhe protokollin e shtetit, i cili udhëheqësit fetarë i ka renditur në një shkallë të lartë në krahasim me protokollin e Kosovës.

- Po ashtu, në të gjitha vendet e vizituara nga komisioni ynë, kemi parë se në sistemin publik të arsimit organizohet lënda e edukatës fetare, diku si lëndë e detyrueshme e diku fakultative, përveç në Francë, ku Ministria e Arsimit nuk organizon drejtpërdrejt implementimin e kësaj lënde, po edhe aty nxënësit janë të lirë një ditë në javë për t'iu përkushtuar fesë.

- Edhe e për sa i përket bartjes së shamisë nga vajza myslimane gjatë procesit mësimor, përveç në Francë, nuk është e ndaluar askund me ligj ose me ndonjë akt tjetër nënligjor të nxjerrë nga Ministria e Arsimit, siç është rasti te ne.

- Në disa prej këtyre vendeve, përveçqë statusi juridik është i rregulluar me ligj, ato janë të njohura edhe zyrtarisht si fe duke i futur në kushtetutë. P. sh. në Austri, përveç fesë së krishterë e hebraike, është e njohur zyrtarisht edhe feja islame, e cila sivjet bën 101 vjet si fe zyrtare e shtetit austriak.

- Në universitete, spitale, kazerma ushtarake e aeroporte ka vende të posaçme për lutje, pra faltore për të gjithë besimtarët e të gjitha konfesioneve.



Anëtari i Komisionit, Sabri ef. Bajgora, tha se pret që Qeveria e Kosovës, në bashkëpunim me bashkësitë fetare të vendit, në mënyrë institucionale e në rrugë ligjore, duke i respektuar konventat ndërkombëtare, por edhe duke u bazuar në traditën e mirë e pozitive të vendeve të BE-së, të gjitha çështjeve që kanë të bëjnë me fenë e me bashkësitë fetare, duke u nisur nga definimi

i pozitës juridike të bashkësive fetare, pastaj mësimi i lëndës fetare në sistemin e shkollimit publik, vijimi i mësimit të nxënëseve me shami etj., të gjejnë zgjidhje sipas modelit të BE-së, ku aspirojmë edhe ne të integrohemi, gjithnjë duke i pasur parasysh edhe specifikat që ka vendi ynë. Kryeimami Bajgora tha se në këtë, s'ka dyshim, do të ndikojë edhe raporti i komisionit në fjalë, që do të përgatitet së shpejti për t'iu paraqitur Qeverisë.

Anëtar të këtij komisioni, përveç deputetit Amir Ahmeti e kryeimamit Sabri Bajgora, janë edhe zv./Ministri i Jashtëm Petrit Selimi dhe Habib Hajredini, nga Zyra e Kryeministrit. (R. Shkora)

## VENDOSET GURTHEMELI I XHAMISË SË FSHATIT GAJRE

Më 16.05.2013, në mënyrë solemne në prani të anëtarëve të Kryesisë së BIK-së, KBI të Kaçanikut , xhematlinjëve , përfaqësues të shoqatës humanitare për zhvillim KAD nga Kuvajti, u vu gurthemeli i xhamisë së fshatit Gajre (Kaçanik). Përfaqësuesit nga Kryesia e BIK, të kryesuar nga Kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora, ishte i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, z.Ahmet Sadriu, Fatmir Iljazi, Rexhep Luma dhe Salih Jashari. Në hapjen e këtij solemniteti, sekretari i KBI Kaçanik. Kryetari i KBI të Kaçanikut, Florim ef. Neziraj duke folur për nevojën e ngritjes së kësaj xhamie u shpreh se ishte nevojë e kohës dhe domosdoshmëri, jo vetëm për banorët e kësaj ane, por për gjithë komunitetin e kësaj komune. Ndërsa Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora tha se "Xhamitë i ndërtojnë ata njerëz që kanë besim në Zotin, e falin namazin dhe e japin zeqatin. Kontributi i besimtarit në këso lloj veprash, sigurisht se kërkon plotësimin e dy kushteve parësore që janë devotshmëria dhe ndjenja e sinqeritetit dhe dëlirësisë së shpirtit. Ai njeri që kontribuon në ndërtimin e një xhamie, padyshim që Allahu do t'ia ndërtojë atij një shtëpi në xhenet. Secili prej nesh të përpiqet të jetë hisedar i pallateve të përgatitura për ne në xhenet. Ky objekt fetar, le të mos shërbejë thjesht vetëm për lutje, por të jetë një vatër e nxënies së diturisë së mirëfilltë, një vatër nga ku do të rrezatojë gjithmonë drita e Islamit dhe edukimi i brezave dhe gjeneratave të reja, ashtu siç ishte në të kaluarën tonë të lavdishme, të kaluarën e afërt dhe të largët, kur populli ynë vendimet më madhore i merrte në shtëpitë e Zotit, pra, pikërisht në xhami. Le të jetë pra ky, vendtakimi ynë i përhershëm, ku bashkërisht, në mënyrën më të bukur e më modeste do t'i drejtohemi Krijuesit tonë Allahut xh.sh., duke e lutur përherë për mirëqenien tonë në të dy botët"-u shpreh kryeimami Bajgora. Vënien e gurthemelit e përshëndeti edhe Nënkryetari i Kaçanikut z.Misim Sopa dhe Kryeplaku i fshatit, z. Ukshin Qallaku, pas përshëndetjes së të pranishmëve në emër të fshatit dhe kryesisë së tij, u shpreh:"…deri vonë ritet fetare janë kryer nëpër shtëpi e konaqe



të fshatarëve të Gajres, e dikur më vonë 1985 pas adaptimit të objektit të shkollës së fshatit, ritet fetare kryheshin aty. Fshati ynë, i dhuroi Kosovës një atdhetar dhe imam të vyer, që shërbeu nga viti 1954-1968, M. Milaim Fetahu, që është një tregues i qartë se ne kemi pasur dhe kemi traditë në ruajtjen e fesë dhe atdheut. Dora e shtetit shtroi rrugën e fshatit, ndërsa dora e parisë sonë fetare po vendos gurthemelin e kësaj xhamie. Në emër të shoqatës KAD, përfaqësuesi i saj, Shaqir ef. Kçiku, uroi këtë fshat për vënien e gurëthemelit në këtë fshat të Kaçanikut. (Fatmir Iljazi)

## U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË STRELLC

Më 7 maj, në prani të shumë xhematlinjve, në mënyrë solemne u vu gurthemeli i xhamisë së re mbi themelet e xhamisë së vjetër të fshatit Strellc (Deçan). Në këtë eveniment fetar, nga Kryesia BIRK-së të pranishëm ishin z. Ahmet Sadriu - drejtor për shtyp dhe veprimtari botuese, Nexhmedin ef. Hoxha - anëtar i Kryesisë së BIRK-së për rajonin e Pejës. z. Rexhep Luma - ndihmëssekretar në BIRK dhe Mr. Rexhep Suma - kryeredaktor i revistës "Dituria Islame". Në pritje të mysafirëve ishte kryetari i KBI-së të Deçanit, Besim Halilaj me bashkëpunëtorët. Në emër të KBI-së të Deçanit, me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua Musa Uka , sekretar në këtë Këshill, i cili theksoi rëndësinë e institucionit të xhamisë në jetën e myslimanëve dhe i falënderoi të gjitha ata që u bënë sebep për fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, duke E lutur Allahun që kjo xhami të jetë në shërbim të popullit dhe të jetë qendër e edukimit të brezave të rinj, që të rriten në frymën islame. Në emër të Kryesisë së BIRK-së dhe në emër të Myftiut Mr. Naim Tërnava, fjalën e mori z. Ahmet Sadriu, drejtor për shtyp dhe veprimtari botuese, i cili,





duke uruar xhematlinjtë për këtë projekt, tha se kjo është dëshmi se këtu ka besimtarë dhe madhërohet Allahu xh.sh.. “Ky është një moment i shënuar për fshatin Strellc dhe për KBI e Deçanit, - theksoi ai për të vazhduar: “Kjo është edhe një dëshmi se ky popull dhe ky xhemat kanë besimin në Allahun xh.sh., zbatojnë urdhëresat e Tij dhe ndalohen nga haramet, pra këtu praktikohet Islami dhe nuk i frikësohen tjetërkujt përpos Allahut xh. sh.. Myslimanët në xhami e kanë ndërtuar shtetin dhe xhamia ka qenë vend i projeksioneve dhe për përgatitjen e gjeneratave të ardhme për sfida të jetës”. Vëllezërit tanë nga Kuvajti kanë ndarë kafshatën e gojës që neve të na krijojnë kushte dhe hapësirë për kryerjen e ibadeteve dhe ta adhurojmë Allahun këtu. Ne e lusim Zotit që t’i shpërblejë të gjitha ata që kanë ndihmuar në fillimin e këtij projekti dhe e lusim Zotin që sa më shpejt të përfundojë ndërtimi dhe të falemi bashkërisht në të. Po ashtu dua të falënderoj edhe autoritetet komunale që caktuan këtë vend për ngritjen e kësaj xhamie, si dhe Shoqatën KAD nga Kuvajti me përfaqësuesin e saj z. Rashid Xharrum”. përfundoi z. Ahmet Sadriu. Ndërtimin e kësaj xhamie e mundësoi Shoqata KAD nga Kuvajti, me përfaqësuesin e saj Rashid Xharrum, i cili uroi banorët për këtë projekt dhe tha: “Në koordinim të plotë me Kryesinë e BIK-së dhe në veçanti me Myftiun Tërnava, kemi një bashkëpunim shumë të ngushtë dhe do të vazhdojmë edhe me projekte të tjera”. Ky projekt u mundësua nga Bejtuz-zekat nga Kuvajti nëpërmjet shoqatës “Er-Rahmeh” në koordinim dhe bashkëpunim të plotë me BIK-në. (R. Suma)

## PETROVA E PRIZRENIT SË SHPEJTI ME XHAMI

Më 9 prill 2013, në Petrovë (Prizren) në një manifestim solemne u hodh gurthemeli i xhamisë ku përpos qytetarëve të Petrovës e rrethinës qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, nënkryetari i Prizrenit, Ruzhdi Rexha, pastaj udhëheqësit e KBI-së së Prizrenit, si dhe shumë të ftuar nga Prizreni e rrethina. Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, pasi uroi e përgëzoi për xhaminë e re, besimtarëve të Petrovës u tha: “Ju të nderuar xhamatlinjë keni bërë një punë jashtëzakonisht të madhe, se vetëm dëshira dhe vullneti për të ndërtuar një shtëpi të Zotit, vetëm për këtë, Allahu xh. sh. do t’ju shpërblej, e ju keni kontribuar që ne sot po vejmë gurthemelin e kësaj xhamie. Të ndërtosh një shtëpi të Zotit do të thotë shumë, do të thotë që ne jemi të vendosur të ruajmë identitetin tonë fetar, jemi të vendosur që këtë identitet ta përcjellim tek brezat që vien pas nesh. Në emër të Komunës përshëndeti e përgëzoi nënkryetari i Prizrenit, Ruzhdi Rexha, ndërsa në emër të KBI-së, kryetari Lutfi Ballëk e kryeimami Ali ef. Vezaj, ndërsa Xhevat Xhoxhaj në emër të Komunitetit nga Petrova. (R. Shkodra)

## NË XHAMINË E KRUSHËS SË MADHE U PËRKUJTUAN 207 DËSHMORË TË KËTIJ FSHATI

Për nder të muajit të dëshmorëve, më 26 mars 2013, në Krushën e Madhe në xhaminë e fshatit, KBI i Rahovecit ka organizuar një program me lexim të Kur’anit, ilahi, ligjëratë dhe dua hatme. Në këtë tubim pjesëmarrës ishin: kryetari i KBI-së të Rahovecit - Shani ef. Sylka me bashkëpunëtorët e tij, kryeimami i KBI-së të Prizrenit - Ali ef. Vezaj me bashkëpunëtorët, sekretari i medresesë “Alauddin” dega e Prizrenit - Fetah ef. Bekolli, kryetari i KBI-së të Malishevës - Xhevat ef. Kryeziu me bashkëpunëtorët e tij, sekretari i KBI-së - Esat ef. Rexha me bashkëpunëtorët, sekretari i KBI-së të Suharekës - Mejdi ef. Hoxha me bashkëpunëtor si dhe mysafirë tjerë. Halit ef. Shala –sekretar i KBI-së të Rahovecit, udhëheqës i programit, tubimin e hapi me Kur’an, me leximin

e një ashereje që e këndoi Agim ef. Gashi. Pastaj, në shenjë respekti, shehidëve nga të pranishmit iu lexua nga një Fatiha. Udhëheqësi i programit mysafirëve u shprehi mirëseardhje dhe, në emër të KBI-së dhe të xhematit, i falënderoi për pjesëmarrje. Kryetari i KBI-së të Rahovecit Shani ef. Sylka, njëkohësisht anëtar i Kryesisë së BIK-së të Kosovës mbajti fjalën përshëndetëse në këtë tubim dhe foli për vlerën e dëshmorëve. Ai tubimin e përshëndeti edhe në emër të Kryesisë së BIK-së të Kosovës. Për vlerën e dëshmorëve foli edhe kryeimami i Këshillit të BI-së të Prizrenit - Ali ef. Vezaj, ndërsa nga nxënësit e medresesë u kënduan ilahi. Në fund duanë e hatmeve për 207 dëshmorët e Krushës së Madhe e bëri Ali ef. Vezaj. Kjo është hera e parë në Kosovë, që KBI i Rahovecit organizoi një tubim me tematikë të këtillë, me synimin që tubime të këtilla në të ardhmen të bëhen tradicionale. (Halit ef. Shala)



## SHËNOHET DHJETË VJETORI I FORUMIT I TË RINJVE MYSLIMANË TË ZVICRËS

Më 18 maj 2013, me moton "10 vjet për Allahun, 10 vjet për ju" Forumi i të Rinjve Myslimanë (FRM) shënoi 10 vjetorin e themelimit të tij. Manifestimi u mbajt në Sallën e Operës "Tonnhalle" në qytetin e St. Gallenit (Zvicër) ku morën pjesë 200 mysafirë të ftuar ndër të cilët ishin edhe përfaqësuesit e Bashkësive Islame të Shqipërisë e Kosovës si dhe imamët e rreth 30 qendrave islame shqiptare në Zvicër. Nga BIK morri pjesë Mr. Ekrem ef. Simnica i cili në emër të Myftiut mr. Naim ef. Tërnava dhe të BIK-së e përshëndeti këtë manifestim duke theksuar se Kryesia e BIK-së vazhdimisht ka mbështetur dhe përkrahur qytetarët tanë që jetojnë në diasporë dhe në raportin që përgatit BIK për jetën fetare të diasporës, FRM me punën dhe angazhimin e treguar ndër vite zë vend të veçantë dhe pasi uroi FRM-në për arritjen e 10 vjetorit të veprimtarisë së tij, uroi që në të ardhmen FRM të luaj një rol ende më të rëndësishëm në mbarëvajtjen e jetës fetare tek shqiptarët. Në fund të këtij manifestimi u ndanë disa mirënjohje. (Sulejman Iljazi)

## DEPARTAMENTI I TË RINJVE MBAN TAKIMIN E RADHËS

Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së mbajti mbledhjen e radhës me përgjegjësit e të rinjve në këshillat e Bashkësisë Islame, të cilët në këtë detyrë janë caktuar më parë, me çka edhe behët shtrirja e Departamentit të të rinjve në terren. Në fjalën tij udhëheqësi i Departamentit për të rinj në BIK-ut Mr. Fitim Gashi i cili i përshëndeti të pranishmit duke u uruar mirëseardhje . Në takim ishte i pranishëm edhe Kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef. Bajgora i cili është njëherit edhe përgjegjës kryesor për këtë sektor. Përveç përkrahjes të pa rezervë që kryeimami ofroi për të gjithë përfaqësuesit të degëve, përgëzimeve dhe lëvdatave për punën e deritashme Kryeimami i njoftoi të pranishmit edhe për angazhimet e tij në lidhje me futjen e edukatës fetare nëpër shkollat publike, rreth angazhimit të tij në komisionin ndërqeveritar për liritë fetare të formuar nga Kryeministi i Kosovës z. Hashim Thaçi, ecurinë e punës së këtij komisioni, përvojat e fituara nga vizitat në shtetet Evropiane etj, si dhe zgjedhjen e problemit të mbulesës për nxënëset myslimane në shkollat publike, poashtu Kryeimami Bajgora njoftoi të pranishmit edhe për punën e kryesisë, për ndërtimin e xhamisë qendrore si dhe proceset e angazhimet e Kryesisë në përgjithësi. Në këtë takim ishin të pranishëm gjithsej 18 përfaqësues nga këshillat e BIK-së, ku u diskutuan raportet për vitin 2012 si dhe suksesi i planit për vitin e kaluar. Të pranishmit po ashtu diskutuan dhe hartuan një plan të veprimit për vitin 2013 – 2014. (Fejsal Spahiu)

## MAGJISTROI NAIM SKËNDERI

Në Universitetin Malaya të Kuala Lumpurit (Malajzi) në fund të vitit të kaluar përfundoi studimet master, kandidati Naim Skënderi. Naimi ka mbaruar M.M."Alauddin" në Prishtinë më 1992, pastaj vazhdon studimet në FSI në Prishtinë ku diplomoi më 2008. Po të njëjtin vit u regjistruar në Universitetin Malaya në degën e Usuluddinit me temë: "Pasojat e Sihrit (magjisë) te populli i Kuvajtit' , temën në lidhje me popullin e Kuvajtit studiuesi e ka zgjedhur për shkak se jeton atje një kohë të gjatë, gjë që i ka mundësuar të njihet mirë me këtë problematikë në atë vend dhe në të njëjtën kohë ka qenë më afër burimeve të dorës së parë. Studimi është i organizuar në atë mënyrë që trajton sihrin (magjinë) në aspektin gjuhësorë, trajtimi i sihrit sipas ajeteve Kuranore dhe sunnetit dhe pasojat materiale dhe morale të sihrit tek popujt e ndryshëm por në veçanti tek populli kuvajtian. (I. Hasani)




**Mr. Sadat Rrustemi**

## KANDILI I RRUGËS - LIGJËRATA DHE HYDBE

Libri "Kandili i rrugës-Misbahu Tarik-Ligjërata dhe hytbe" është libër që iu kushtua biografisë dhe veprimtarisë së H. Sylejman ef. Mustafës, i njohur në opinion si mulla Sylë Rimanishta, i cili u shkrua dhe u kompletua në momentet kur shoqëria jonë kosovare ka më së shumti nevojë për t'i përkujtuar sakrificat e burrave stoikë, të cilët e kishin mbajtur gjallë Islamin në Kosovë, dhe pas vetes lanë gjurmë të pashlyera në shoqërinë tonë. Ashtu siç është imperativ i kohës ky libër edhe për thirrësit shqipfolës, i cili do të kontribuojë sado pak në frymëzimin e tyre, ngritjen e motivit për të vazhduar këtë rrugë ditë e natë, e për të mos u lodhur asnjëherë, siç vepruan thirrësit e të parëve tanë, karvanit të cilit i qe bashkëngjitur me kohë edhe hoxha, mësuesi, pedagogu, intelektuali, Sylejman ef. Mustafa-Allahu e mëshiroftë! Autori i këtij libri Mahmud Abdulkadir Arnauti, i shtyrë nga përvoja e tij shumëvjeçare, me një elan të madh dhe i entuziazmuar nga thesari i diturisë së trashëguar prej babait të tij, dijetari me famë botërore, hoxha Abdulkadir Arnauti-Allahu e mëshiroftë, nxori në pah në mënyrë koncize një pjesë të kontributit të Sylejman ef. Mustafës, që pothuaj për vite të tëra e kishte mbuluar petku i pluhurit. Libri në fjalë fillimisht kristalizon biografinë e hoxhës së nderuar Sylejman ef. i cili posedonte dituri, mençuri, mprehtësi, largpamësi, e mbi të gjitha sinqeritet, dhe jo vetëm kaq, po biografia e hoxhës së nderuar na shfaqet shumëdimensionale. Prandaj themi se titulli i librit është shumë përmbajtësor, i përgjigjet në mënyrë ekuivalente realitetit dhe bagazhit të veprimtarisë së personalitetit në fjalë, prandaj dhe është tejet e vështirë për mua që, me pak rreshta, të përshkruaj kontributin e tij të sinqertë karshi komunitetit-xhematit dhe detyrës që kishte marrë përsipër ta kryente, fillimisht në fshatin Barilevë, e më pastaj në kryeqytet, si imam, vaiz, hatib dhe mualim në xhaminë Hatunije. Më pastaj për disa vite kryetar i KBI-së të Prishtinës, kryetar i Vakëfit të Prishtinës, dhe, nga fundi i viteve tetëdhjetë, për të ushtruar detyrën e Myftiut, Kryetarit të BIK-së, për një vit. Edhe pas daljes së tij në pension nga puna administrative në vitet nëntëdhjetë të shekullit të kaluar, prapë vazhdoi të shërbente si imam në xhaminë Çelebije deri në fund të jetës së tij. Ky libër ka ardhur si rezultat, po e them përsëri, i sinqeritetit të Sylejman ef. (se përndryshe nuk do të kishte shpëtuar pa humbur materiali), ngase është tubuar nga dorëshkrimet e tij personale që kishte të nxjerrë nga thesari i literaturës origjinale në gjuhën e pastër arabe, nga biblioteka e tij personale-modeste, nga kishte përgatitur ligjërata, këshilla, hytbe etj. Mund të themi lirisht se libri në fjalë, në mënyrë eksplicite, sjell materiale burimore islame, gjë që vërteton se hoxha i nderuar, gjatë ligjërimit të tij, u referohej Librit fisnik-Kur'anit, thënieve profetike të Muhamedit a.s., bashkëkohësve të tij si dhe dijetarëve eminentë nga Bota Islame gjatë shekujve. Në të njëjtën mënyrë hoxha i nderuar gjatë ligjërimit komenton edhe hadithe të shumta të Muhamedit a.s., të cilat bartin në vete mesazhe të shumta të natyrave të ndryshme islame, për të specifikuar me theks të veçantë ato hadithe që flasin mbi kriteret e përsosjes së moralit të njeriut, durimin, drejtësinë, bamirësinë, përzgjedhjen e shoqërisë së mirë, tolerancën etj..Sikurse flet për shumë ndalesa fetare, si: pirja e alkoolit, kamata, bixhozi, vjedhja, prostitucioni, përgojimi, etj. dhe dukuri të shumta negative si: lakuriqësia, dhuna, përçmimi i të tjerëve etj..Nga temat në këtë libër janë joshëse për lexuesin edhe ato porosi të mulla Sylës, që inkurajojnë besimtarin për të përmirësuar raportet në mes njeriut dhe Zotit të tij, në mes tij dhe familjes, farefisit dhe mbarë shoqërisë. Inkurajon për kryerjen e veprave të mira, të cilat e fisnikërojnë shpirtin e myslimanit, të cilat i sjellin lumturinë atij në këtë botë dhe në Botën tjetër. Përfundimisht them që libri në fjalë është edhe një margaritar, i cili vë në pah kontributin e njërit nga kolosët e këtij Ymeti, i cili do të pasurojë po ashtu literaturën islame, një libër që zgjon një kërshëri të madhe tek të gjitha kategoritë e shoqërisë sonë, sidomos thirrësit në fenë islame. Uroj që autori i librit dhe studiues të tjerë të vazhdojnë këtë rrugë, në hartimin e biografive të hoxhallarëve, të nxjerrin në pah kontributin e paçmueshëm të të gjithë dijetarëve-islamologë shqiptarë, që t'i shërbejnë vendit dhe shoqërisë sonë.

## NË TIRANË U MBAJT KONFERENCA VI E PRIJËSVE MYSLIMANË TË BALLKANIT

Në Tiranë, zhvilloi punimet Konferenca VI e Kryetarëve të Bashkësive Islame të Ballkanit (BIB), e organizuar nën kujdesin e Presidentit të Republikës së Shqipërisë, z. Bujar Nishani. Konferenca që për diskutim pati temën "Roli i Islamit dhe përfaqësuesve të fesë në zgjidhjen e problemeve sociale dhe shpirtërore", u organizua paraditen e 18 majit 2013. Qenë të pranishëm prijës dhe personalitete fetare e publike nga vendet e rajonit, përfaqësues të trupit diplomatik të akredituar në Tiranë si dhe të ftuar të tjerë. Në konferencë qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët.

Fjalën e hapjes e mbajti kryetari i KMSH-së, h. Selim Muça, i cili, pasi falënderoi të pranishmit për pjesëmarrjen, bëri një ekspoze të veprimtarisë 22-vjeçare të KMSH-së.Në vijim z. Muça u shpreh: "Islami shumë shekuj më parë, nëpërmjet burimeve të tij autentike, Kuranit dhe Traditës Profetike, u ka dhënë zgjidhje jo vetëm teorike, por edhe praktike të gjitha problemeve. Mjafton që ne si përfaqësues të tij, të gjejmë çelësin dhe ilaçin e duhur për t'i kuruar sëmundjet dhe problemet sociale që na rrethojnë"..Në këtë pikëtakim të prijësve të rajonit foli edhe kryetari i Diyanet-it, Prof. dr. Mehmet Gormez, i cili, përveçse shprehu kënaqësinë për pjesëmarrje të gjerë në këtë konferencë, vlerësoi rolin e KMSH-së në shërbim të shoqërisë shqiptare dhe kontributin e tij të vazhdueshëm në ruajtjen dhe kultivimin e vlerave të larta morale e njerëzore. Z. Gormez theksoi se në kushtet ku ne jetojmë, feja luan rol të rëndësishëm në procesin e socializimit dhe, rrjedhimisht, të edukimit të individit."Feja, është shumë e rëndësishme në jetën e njeriut për paqen shpirtërore, për krijimin e vlerave humane dhe moralin. Besimi dhe feja kontribuojnë në të mirën e shoqërisë. Feja është një disiplinë që ndikon në mendimet dhe sjelljet e individit. Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, në fjalën e tij përshëndetëse nënvizoi se mesazhi universal i fesë Islame duhet të lexohet dhe të shpjegohet qartë dhe, duke ecur rrugës së profetit Muhamed (a.s.), të bëhet e mundur zgjidhja e problemeve shpirtërore të individëve dhe shoqërisë.Myftiu Tërnava për gjendjen sociale e shpirtërore në vendet tona, tha se Kosova, si një nga shtetet më të reja në Evropë, me gjithë rezultatet e arritura në shtetndërtim dhe në konsolidimin e institucioneve, që është për t'u përshëndetur, për shkak të shumë faktorëve përballet me një gjendje të rëndë sociale. Më tutje, Myftiu tha: "Megjithëqë Kosova ka një popullatë të re me një potencial të madh për punë, shkatërrimi i bazës ekonomike, moshapja e vendeve të reja të punës, kanë bërë që në Kosovë të kemi 50 % të popullatës së aftë, të papunë. Kjo gjendje ka krijuar një situatë të rëndë sociale. Në këtë situatë BIK, me të gjitha institucionet e saj, është angazhuar



që të jetë pranë popullit, me të vetmin qëllim që besimtarët tanë të tejkalojnë sa më lehtë gjendjen e rëndë sociale.Më pas Myftiu foli gjatë mbi kontributin social e shpirtëror që ka dhënë BIK në Kosovë, për të përfunduar: "Në fund, më lejoni të them se në tejkalimin e problemeve sociale, BIK, respektivisht imamët tanë kanë një rol vendimtar, ngase, siç dihet, Islami është sistem jete, ndërsa imamët dhe prijësit fetarë janë shpjegues dhe interpretues të fesë-Islamit. Imamët janë ata që njohin nga afër xhematin, njohin mirë hallet e tyre, dinë problemet me të cilat përballen, andaj edhe e dinëçka duhet dhe si duhet vepruar. Njohin mirë gjendjen ekonomike të xhematit-popullit, njohin mirë edhe gjendjen shpirtërore, aq më tepër kur xhematlinjtë t'u shprehin shqetësimet e tyre imamëve e rrjedhimisht edhe institucioneve fetare, ndaj të cilëve kanë besim të veçantë.Për këtë qëllim në BIK, me gjithë vështirësitë, prej kohësh kemi shoqatën humanitare që merret me tejkalimin e gjendjeje të rëndë sociale.Tubimi i sotëm mund të ndihmojë në organizimin tonë më të mirë, në këmbimin e përvojave dhe në ndihmën reciproke. Në vijim foli kryetari i BFI të Maqedonisë, h. Sulejman Rexhepi. i cili vuri theksin në rëndësinë e kësaj konference që po zhvillohet në Shqipëri, një vend ku liria e besimit u mohua për disa dekada, çka solli edhe rrënimin moral e shpirtëror të popullit shqiptar. Ai shtoi: "Njerëzit e çdo feje, gjuhe dhe kombi, jetojnë prej shekujsh në këto troje në paqe dhe harmoni, kjo e arritur përmes përjetimit të fesë së lartë islame, e cila është bërë shkas për krijimin e kushteve të bashkëjetesës midis popujve tanë".Konferenca vijoi me fjalët e krerëve të komuniteteve myslimane të shteteve të tjera pjesëmarrëse si: Mali i Zi, Greqia, Bosnja e Hercegovina, Kroacia, Sllovenia, Bullgaria, Rumania dhe Qiproja. Ata theksuan se Zoti i Lartësuar i ka atribuuar njeriut cilësinë e

mëkëmbësit të tij në Tokë, dhe e ka pajisur atë me intelekt, i ka shpallur libra hyjnorë për ta orientuar në kryerjen e misionit të tij, për të ndërtuar një shoqëri vëllazërore të shëndoshë shpirtërisht.
Në fund të konferencës, të pranishmit dolën me një deklaratë të përbashkët, në thelb të së cilës shprehej angazhimi i tyre i hapur për të shtuar ndihmesën dhe rritur kontributin e tyre në rrafshin social e shpirtëror.Konferenca e Kryetarëve të BIB zhvillohet për çdo vit në shtete të ndryshme të rajonit, për të diskutuar mbi probleme të ndryshme me karakter fetar e social. Është hera e parë që kjo konferencë i zhvilloi punimet e saj në kryeqytetin shqiptar.



## PRESIDENTI NISHANI SHTRON DARKË PËR LIDERËT MYSLIMANË TË BALLKANIT

Presidenti i Republikës, z. Bujar Nishani shtroi një darkë për drejtuesit e bashkësive islame të Ballkanit, në kuadër të konferencës së 6-të të zhvilluar në Tiranë. Në fjalën e tij, kreu i shtetit vlerësoi rolin e Komunitetit Mysliman ndër vite teksa u shpreh: "Komuniteti Mysliman ndër vite ka qenë promotor i zhvillimit dhe përparimit të shoqërisë në aspektin e edukimit fetar, moral e shpirtëror të shoqërisë, por edhe në atë atdhetar."Z. Nishani u ndal edhe në tolerancën fetare të shqiptarëve, vlerë të cilën, sipas tij, myslimanët kanë ditur ta ruajnë dhe ta kultivojnë ndër breza. Presidenti i Republikës vlerësoi gjithashtu krerët e komuniteteve islame të rajonit, që zgjodhën Shqipërinë për zhvillimin e kësaj konference, duke pasur si qëllim promovimin e vlerave që Islami i ka, i mishëron dhe i përcjell për të tjerët. Presidenti Nishani uroi kreun e KMSH-së H. Selim Muça dhe nëpërmjet tij të gjithë myslimanët shqiptarë për fillimin e punimeve të xhamisë së madhe të Tiranës për të cilën ai u shpreh se ata kanë vite që e meritojnë. (R. Shkodra)



## KRYEMINISTRI BERISHA PRITI PRIJËSIT FETARË ISLAMË TË BALLKANIT

Kryeministri Sali Berisha priti kryetarët e BIB. Pasi u uroi mirëseardhjen dhe suksese në konferencën VI të tyre në Tiranë, Kryeministri Berisha theksoi rëndësinë e madhe të dialogut me njëri-tjetrin, nga i cili nuk duhet të lodhet askush, ndërsa veçoi shembullin e Shqipërisë, besimet fetare të së cilës nuk e përçanë për asnjë moment këtë komb. "Edhe Ballkani mund të jepet si shembull në botë për bashkekzistencën paqësore të besimeve fetare", tha Kryeministri Berisha.Kryeministri Berisha u tha kryetarëve të BIB se homologët e tyre në Tiranë e nisën nga zero ringritjen, pas batërdisë që bëri komunizmi, me prishjen e gjithë infrastrukturës së këtij besimi, e cila sot, e rindërtuar tërësisht, do të kurorëzohet me Xhaminë e madhe të Tiranës. Prof. Dr. Mehmet Gormez, kryetar i Diyanetit turk, falënderoi personalisht, në emër të kryetarëve të BIB, Kryeministrin Berisha, për mbështetjen e gjithanshme që i ka dhënë komunitetit mysliman, ndërsa u shpreh se mezi prisnin lëvizjen e kamionëve në sheshin e ndërtimit të Xhamisë së madhe të Tiranës, të cilën, ai tha se do ta mbështesnin fort.Prof. Dr. Gormez tha se e kishin falur namazin një ditë më parë në Shkodër, ku fare pranë xhamisë ishte kisha. Evropa ka 300 vjet që nuk e mëson dot këtë leksion që jep Shqipëria për harmoninë fetare", tha ai. (R. Shkodra)

## DEKLARATË PËRMBYLLËSE E KONFERENCËS SË 6-TË TË KRYETARËVE TË BASHKËSIVE ISLAME TË BALLKANIT

Konferenca e Kryetarëve të Bashkësive Islame të Ballkanit tashmë është kthyer në traditë që nga viti 2007, kur u organizua për herë të parë në Sofje (Bullgari). Konferenca e dytë u mbajt më 8 mars 2008 në Podgoricë (Mali i Zi), e treta më 4 shtator 2009 në Bukuresht (Rumani), e katërta

më 12 maj 2010 në Prishtinë (Kosovë), e pesta më 29 mars 2011 në Shkup (Maqedoni), dhe këtë vit, e gjashta, më 18 maj 2013 në Tiranë (Shqipëri), organizuar nga KMSH, nën kujdesin e Presidentit të Republikës SHTZ. Bujar Nishani. Kjo konferencë tashmë prej vitesh mbart një detyrë të rëndësishme mbi vete.

Në konferencën e organizuar në Tiranë me temën: "Roli i Islamit dhe prijësve fetarë në zgjidhjen e problemeve sociale dhe shpirtërore", ne si Kryetarë të Bashkësive Islame të Ballkanit duam të ndajmë me opinionin publik vendimet që morëm sot bashkërisht:

1. Si përfaqësuesit më të lartë të bashkësive islame bëjmë me dije se, rruga që duhet të ndiqet nga ana e prijësve islamë në shërbimet e tyre fetare, është rruga e Profetit a.s. dhe e shokëve të tij, rrugë e cila nuk nxit urrejtje dhe nuk vështirëson, por vetëm përgëzon, lehtëson, si dhe ofron zgjidhje për problemet e shumta sociale dhe shpirtërore.

2. Si përfaqësues dhe liderë të fesë islame, u bëjmë të ditur dhe u rikujtojmë edhe një herë komuniteteve (shoqërive) tona, se njerëzit e çdo feje, gjuhe dhe kombi, kanë jetuar prej shekujsh në këto troje në paqe dhe harmoni, e arritur kjo përmes përjetimit të fesë së lartë islame, e cila ka qenë një faktor shumë i rëndësishëm për krijimin e kushteve të bashkëjetesës midis popujve tanë.

3. Ne besojmë se prijësit fetarë, në shërbimet e tyre në çdo fushë, do të bëjnë të mundur zgjidhjen e problemeve shpirtërore dhe sociale, duke u edukuar mirë, sipas Traditës Profetike dhe duke mbartur mbi vete cilësi të tilla, si: dashuria, mëshira, dhembshuria dhe toleranca, si dhe duke qenë të hapur për të dialoguar lehtësisht me çdo njeri.

4. Do të bëhen investime në burimet njerëzore të punonjësve fetarë, duke pasur parasysh se ata mbartin profesionin profetik dhe si të tillë pranohen edhe nga komunitetet tona. Kështu që, ata do t'i kontribuojnë shoqërisë me shembullin e tyre personal për të bërë të mundur që ata të jenë personat e parë tek të cilët njerëzit do të kërkojnë rrugëdalje për problemet e tyre. Për të arritur këtë, do të investohet në kualifikimin e tyre teologjik dhe profesional në nivelet më të larta.

5. Nga ana jonë do të tregohet një kujdes i veçantë që prijësit fetarë (myftinjtë dhe imamët) jo vetëm të përzgjidhen, por edhe të edukohen e arsimohen me dije të tilla si shkencat islame, shkencat ekzakte, të dinë gjuhë të huaja, pedagogji, dhe të kenë njohuri të thella sociale, në mënyrë që t'u përgjigjen nevojave të shoqërisë dhe realitetit të sotëm bashkëkohor.

6. Vlerat e pranuara sot botërisht, siç janë principet e të drejtave të njeriut dhe zbatimi i tyre, janë aplikuar dhe i janë përçuar mbarë botës, shekuj më parë nga Profeti Muhamed (a.s.). Kështu që, mesazhi universal i fesë Islame, duhet të lexohet dhe shpjegohet qartë dhe, duke ecur nëpërmjet kësaj rruge, të bëhet e mundur zgjidhja e problemeve shpirtërore të individëve dhe shoqërisë. Gjithashtu do të bëhet e mundur që, nëpërmjet punonjësve tanë, të përçohet mesazhi i Islamit, si një mesazh i dashurisë, paqes e harmonisë dhe të bëhet e ditur se, dhuna në përgjithësi dhe ajo ndaj gruas në veçanti, si dhe çdo sjellje tjetër devijante, nuk kanë lidhje aspak me Islamin.

7. Bëjmë të ditur se, përpjekjet e viteve të fundit për të njësuar me terrorin fenë e madhëruar Islame, e cila është fe e paqes dhe e harmonisë, janë të papranueshme. Prandaj, deklarojmë se është e padrejtë që të hiqen vija paralele mes Islamit dhe terrorit.

8. Ne do të bëjmë të mundur që, librat dhe veprat Islame që janë shkruar gjatë historisë së kulturës islame në fushat teologjike si: tefsir, fik'h, hadith dhe disiplina të tjera të rëndësishme islame, të pasurohen me komente të reja, duke iu përgjigjur nevojave të kohës në të cilën jetojmë. Kështu, këto vepra do të shfrytëzohen nga punonjësit fetarë, për t'iu përgjigjur nevojave të komunitetit dhe shoqërisë ku ata ushtrojnë aktivitetin e tyre.

9. Ne mendojmë se vepra të tilla, si: "Enciklopedia Islame", "Islami me Hadithe" dhe "Rruga e Kur'anit", të hartuara nga qindra studiues me emër të fushave përkatëse dhe të botuara nga DIYANET-i, të përkthehen në gjuhët tona, për t'u shërbyer lexuesve dhe studiuesve të ndryshëm.

10.Ne denoncojmë dhunën e ushtruar muajt e fundit në Myanmar dhe disa vende të tjera ndaj myslimanëve, objekteve të kultit islam, vrasjen e prijësve fetarë dhe civilëve të pafajshëm. Ne kërkojmë që këto akte të shëmtuara të marrin fund dhe personat përgjegjës për to, të gjenden sa më parë dhe t'i dorëzohen drejtësisë.

11.Ne kërkojmë sot edhe një herë që, bashkëjetesa që vjen nga shekujt midis myslimanëve, të krishterëve dhe hebrenjve, të forcohet edhe më tej në dobi të vendeve tona, sepse bashkëjetesa dhe harmonia e Ballkanit përbën një faktor të rëndësishëm për paqen në botë.

12.Ne vëmë re se problematika e Bashkësisë Islame të Sanxhakut, i sjell dëm komunitetit të myslimanëve atje, kështu që lutemi dhe shpresojmë nga thellësia e zemrës, që të arrihet konsensusi dhe vëllazërimi, duke bërë të mundur që edhe përfaqësia islame e këtij vendi të jetë e pranishme në takime dhe konferenca të tilla.

13.Shprehim falënderimet dhe konsideratat më të larta ndaj Presidentit të Republikës së Shqipërisë SHTZ. Bujar Nishani, Kryeministrit të Shqipërisë SHTZ. Sali Berisha, si dhe ndaj të gjithë faktorëve të tjerë për mbështetjen në realizimin e kësaj konference.

14.Falënderojmë Komunitetin Mysliman të Shqipërisë dhe Diyanet-in për kontributin e dhënë në organizimin e konferencës së 6-të të Kryetarëve të Bashkësive Islame të Ballkanit, si dhe shprehim falënderimet tona për të gjithë liderët islamë të rajonit.

## BASHKIMI EVROPIAN HEQ SANKSIONET NDAJ MIANMARIT

Bashkimi Evropian hoqi të gjitha sanksionet ekonomike dhe tregtare të vendosura deri më tani ndaj Mianmarit, në shenjë miratimi të reformave që po bën ky vend i Azisë Juglindore për demokratizimin e jetës politike. Sanksionet ishin vënë në kohën kur raportet e organizatave ndërkombëtare për të drejtat e njeriut theksonin qartë se qeveria e Mianmarit ka pasur vazhdimisht dorë në vrasjen dhe masakrimin e myslimanëve të këtij vendi. Sanksionet u hoqën përkohësisht vitin e kaluar dhe kushti për heqjen e përhershëm të tyre ishte vazhdimi i reformave. Ministrat e Jashtëm të Bashkimit Evropian ranë dakord unanimisht për heqjen e përhershme të sanksioneve ekonomike dhe tregtare, por lanë në fuqi embargon e armëve. Në deklaratën shoqëruese të vendimit, Bashkimi Evropian i kërkon Birmanisë të përballet me sfidat, sidomos për sa i përket respektimit të të drejtave të pakicës fetare myslimane. Pikërisht për shkak të dhunës ndaj këtyre të fundit, disa organizata për të drejtat e njeriut i bënë thirrje Bashkimit Evropian që të mos hiqte sanksionet, por ta kushtëzonte këtë derisa të pushonte dhuna ndaj myslimanëve.

## LONDRA ORGANIZON KONGRESIN E IX GLOBAL PËR EKONOMINË ISLAME

Kongresi në fjalë, i cili deri tashti, përveç në Malajzi, është organizuar edhe në vende të tjera islame - në Pakistan, Kuvajt, Indonezi dhe Kazakistan. Këtë vit ky kongres do të organizohet në Britaninë e Madhe. Musa Hitam, president i Fondacionit të Kongresit Global për Ekonominë Islame, ka thënë: "Ky kongres për herë të parë do të organizohet në një shtet joislam dhe në qendër të tregtisë së botës, do të thotë në qytetin e Londrës, ndërsa qeveria e Britanisë së Madhe ka treguar interesim të madh për organizimin e këtij kongresi në Londër". Ai ka shtuar: "Tregimi i një imazhi pozitiv nga Islami dhe vërtetimi i faktit se Islami posedon kapacitetin e duhur për progresin dhe prosperitetin e myslimanëve, si dhe për të vërtetuar faktin se Islami është një fe globale dhe e pranuar nga komuniteti botëror. Kongresi botëror për Ekonominë Islame për herë të parë është organizuar në vitin 2003 si një samit tregtar i Organizatë së Konferencës Islamike gjatë zhvillimit të samitit të dhjetë kësaj organizate. Pastaj, kongresi në fjalë është organizuar në mënyrë të rregullt për çdo vit nga ana e Malajzisë, me qëllim të përmirësimit të gjendjes ekonomike dhe shoqërive islamike në tërë botën dhe zgjerimin e marrëdhënieve në mes shoqërive islame dhe joislame.

## HARVARDI ORGANIZON MUAJIN PËR T'U NJOHUR ME ISLAMIN

Në Universitetin e Harvardit po zhvillohen programe me temën një muaj për ta njohur Islamin nga Shoqata Islamike e Harvardit. Programi vjetor "Muaji prill, muaji për t'u njohur me Islamin" ka filluar me 1 prill gjatë një konference speciale me ligjërata rreth Hazreti Muhamedit a.s. në Universitetin e Harvardit. Gjatë këtij muaji organizohen programe të ndryshme për të prezantuar sa më drejt Islamin dhe myslimanët. Hasan Shahavi, drejtori për arsim islam në Shoqatën Islamike të Harvardit, në lidhje me këtë, deklaroi: "Me organizimin e këtyre programeve, dëshirojmë t'u tregojmë studentëve se një pjesë e madhe e vlerave islame ekzistojnë edhe në jetën e qytetarëve amerikanë. Dëshirojmë të tregojmë për të gjithë se Islami nuk është pika e kundërt e Perëndimit apo e shkencës dhe një gjë e tillë është vetëm një mendim dhe paragjykim i gabuar dhe i përhapur në mënyra të ndryshme". Me këtë rast është mbajtur një ligjëratë me titull "Muhamedi, për çfarë ideali është ngritur", e cila është prezantuar nga Lesley Hazleton, autor i librit "Myslimanët e parë: tregimi rreth Muhamedit". Hazleton gjatë kësaj ligjërate ka vënë në dukje se Hazreti Muhamedi a.s. ka theksuar shumë herë zbatimin e drejtësisë sociale. Shahavi në vazhdim ka thënë: "Kjo ligjëratë është prezantuar me qëllim të prezantimit të Profetit të nderuar të Islamit a.s. për studentët dhe veçanërisht për ata jomyslimanë dhe me këtë rast kemi ftuar një gazetar dhe një intelektual jomysliman, me qëllim që të krijojmë një atmosferë sa më të përshtatshme për studentët jomyslimanë. Njëri prej objektivave kryesorë të këtij evenimenti është eksplorimi i të përbashkëtave të kulturës islame dhe amerikane" - ka shtuar Shahavi.

## THEMELOHET NJË QENDËR ISLAMIKE NË BARNAUL TË RUSISË

Kjo Qendër Islamike është duke u ndërtuar nga Drejtoria për Çështje të Myslimanëve në qytetin Barnaul të Rusisë. Përgjegjësi për informim i drejtorisë për çështje të myslimanëve në këtë territor, ka bërë të ditur se punimet për ndërtimin e kësaj qendre islamike kanë filluar 9 vjet më parë dhe tani po përfundon faza e fundit. Kjo qendër islamike përfshin një xhami, një shkollë islame, dhoma për lexim, një bibliotekë dhe një vendbanim për mysafirë dhe ndërtohet në bashkëpunim me prefekturën e qytetit Barnaul për ngritjen e mirëqenies së

qytetarëve dhe për kryerjen e ritualeve fetare për myslimanët.

## PËRKTHYESIT E KUR'ANIT FISNIK DUHET T'I KUSHTOJNË MË SHUMË VËMENDJE VLERËS KUPTIMORE TË FJALËVE NË KUR'AN

Ahmed Jusuf Al Daravish, rektor i Universitetit të Islamabadit në fjalimin e tij në ceremoninë e hapjes së simpoziumit "Problemet e përkthyesve të Kur'anit gjatë përkthimit", ka shtuar: Përkthimi i librit të shenjtë të Kur'anit është një punë shumë e ndjeshme dhe ka nevojë për një përkushtim të madh. Umeti islam ka një libër të rëndësishëm siç është Kur'ani fisnik, udhëzues për jetën e njeriut i cili përgjatë gjithë kohës i përgjigjet nevojave të njeriut. Ne duhet t'i parandalojmë përkthimet e gabuara të Kur'anit fisnik deri në atë masë saqë për njeriun është e mundshme sepse gabimet në përkthime të Kur'anit fisnik bëhen shkak për krijimin e mospajtimeve dhe shtrembërimeve të ndryshme. Në këtë simpozium ishin të pranishëm edhe konsulli kulturor i Iranit në Pakistan z. Ali Dusti; Anam Al-Haku Ghazi, kryetar i departamentit për përkthim në universitetin e Islamabadit; Saxhad Errahman, prorektor i këtij universiteti si dhe një numër i konsiderueshëm i profesorëve dhe studentëve të shkencave të ndryshme të këtij universiteti. Simpoziumi ndërkombëtar "Problemet e përkthimeve të Kur'anit fisnik" është zhvilluar përgjatë dy ditëve të kaluara dhe është organizuar nga Instituti i Hulumtimeve Islamike (IRI), departamentit të komentimit dhe shkencave kur'anore pranë universitetit ndërkombëtar islam të Islamabadit në xhaminë Fajsal të këtij universiteti. Në këtë simpozium janë diskutuar dimensione konceptuale dhe teorike të përkthimit të Kur'anit fisnik, stili i Kur'anit dhe problemet e përkthimit si dhe analiza krahasimtare e përkthimeve aktuale të Kur'anit fisnik.

## ORGANIZOHET TAKIMI PËR SHQYRTIMIN E PROBLEMEVE TË MYSLIMANËVE TË GJERMANISË

Takimi për shqyrtimin e problemeve të myslimanëve të Gjermanisë organizohet me pjesëmarrjen e 300 funksionarëve të qendrave islamike si dhe autoriteteve qeveritare të këtij vendi dhe pritet të zhvillohet javën e ardhshme. Arul Parlo, drejtor i qendrave islamike të Gjermanisë, në lidhje me këtë ka deklaruar se ky takim organizohet me qëllim të shqyrtimit të problemeve të myslimanëve të Gjermanisë të tilla si të drejtat dhe çështjet e tjera për arsimim, çështje të kulturës si dhe çështje që lidhen me të drejtat e xhamive. Duke pasur parasysh aktivitetet anti-islame që po kryhen në mënyra të ndryshme në Gjermani si dhe faktin që myslimanët në këtë vend jetojnë vetëm si një minoritet fetar, qeveria gjermane deri më tani nuk ka treguar ndonjë përkushtim të veçantë deri në atë masë saqë prej vitit 2006 e deri më tani nuk ka organizuar asnjë takim për shqyrtimin e problemeve të myslimanëve. Organizimi i këtij takimi në realitet lajmëron se qeveria gjermane do të përkushtohet më tepër ndaj problemeve të këtij vendi në vend që t'i kundërshtojë ata, prandaj në këtë takim do të jenë të pranishëm edhe qeveritarët gjermanë.

## NË SANPETERSBURG NDËRTOHET XHAMIA MË E LARTË NË RUSI

Për ndërtimin e kësaj xhamie do të shpenzohen rreth një miliard dollarë dhe pritet që minaret e xhamisë më të lartë në Rusi të jenë rreth 200 m. Vlen të theksohet se donacioni për ndërtimin e xhamisë qendrore në qytetin Sanpetersburg do të sigurohet nga qeveria ruse, Katari dhe Emiratet e Bashkuara Arabe. Punimet për ndërtimin e kësaj xhamie do të fillojnë në muajt e ardhshëm.

## ORGANIZOHET PANAIRI I KATËRT NDËRKOMBËTAR PËR PRODHIME HALLALL NË MOSKË

Panairi i katërt ndërkombëtar për produkte hallall zhvillohet me 13 dhe 14 qershor në Moskë, kryeqytetin e Rusisë i cili organizohet nga Këshilli i myftinjve të këtij vendi.

Në këtë panair do të marrin pjesë prodhuesit e produkteve hallall nga e gjithë Rusia si dhe nga vende të ndryshme të botës të cilët do të prezantojnë produktet dhe shërbimet e tyre hallall në fusha të tregtisë dhe të investimeve. Ky panair do të zhvillohet katër ditë rresht dhe në kuadër të programeve të tij do të zhvillohet edhe konferenca e katërt për investim dhe ekonomi islame si dhe edicioni i dytë i konferencës së të rinjve myslimanë me fokus mbi zhvillimin e dhe progresin e gjeneratës së të rinjve myslimanë. Panairi në fjalë organizohet me një bashkëpunim në mes institucioneve të brendshme të Rusisë siç është Ministria e Ekonomisë së Rusisë, Ministria për Zhvillim Rajonal, Ministria e Bujqësisë, Dhoma për Industri dhe Tregti e Rusisë si dhe institucione ndërkombëtare të tilla si Dhoma për Industri dhe Tregti Islame (ICCI), Qendra për Zhvillimin e Tregtisë Islame (ICDT) si dhe Qendra për Arsim dhe Hulumtim Islamik. Pritet që në panairin në fjalë të marrin pjesë mbi 300 kompani nga Rusia dhe nga vende të tjera të botës.

(Mr.Rexhep Suma)

| **AUTOR: AGIM GASHI** | BANOR I NJË SHTETI MESDHETAR | AI QË MERRET ME EDUKIMIN E DIKUJT | BONJAKE | LAZARE KAPLAN INTERN. | ELEKTRUMI | VEND SI KODRINË | ELEMENT KIMIK | FOSHNJE DJEPI | PALLTO E LEHTË GRASH | ZEMËRIMI | REPUBLIKA | GRIMCA ME E IMËT E ELEMNTIT KIMIK | INÇIZIME ME KAMERË | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NATË E MADHE ISLAME | | | | | | | | | | | | | | DEGË E BIOLOGJISË |
| I SHPALLUR | | | | | | | | | | | T.I.G.J. / INSTITUCION KULTUROR | | | |
| TINARI, LLOJ VOZE DRURI | | | | | FARMACI / XH.Z. | | | | | | | | | |
| AGJENCIA E KOSOVËS PËR INTE-LIGJENCË | | | | PARAJSË / E ARABISË | | | | | | EMËR M. / AZOTI | | | | |
| DETYRIM I MUSLI-MANIT | | | | | | VEPËR PIKTURE | | | | | | MIJA (ang.) / EDUKIMET E SËRISHME | | |
| LLOJ LËNGU I PANGJYRË E I DJEGSHËM | | | | |  | | | | | SHKRU NË UJE | | | | |
| LLOJ VETURE I RENOSË | | | AMPERI / VEGËL MUZIKORE ME FRYMË | | | | | | | DY ZANORE | | | 1 ROMAK / LËNDË SHUMË E ËMBËL | |
| | BULKROB / MARRJA PENG | | | | | | | | | LESH DELEJE I ASHPËR | | | | |
| SPITALI | | ÇELËS MUZIKE / MUAJI I AGJËRIMIT | | | | | | | | | DUBLIN AIR AUTHORITY / DISKUTIM I GJALLË | | | |
| SHTET ARAB | | | | | | | | | | KRUSPULL, GËRMUQ | | | | RIFILLOVA |
| PARA | | | | | | | | | | QË ZË NJË OKË | | | | |
| NJËSIA E REZIST. ELEKTRIKE | | | | ZILIS | | | | | | KËNGËTARJA RASHA | | | | |
| NË KËTË KOHË | | | | | SESIMI | | FERID AGANI | EXLUSIVE RIDE TIME | PJESË ANATOMIKE E TRUPIT | HERO: DURAKU / OKSIGJENI | | | | |
| THIRRJA PËR NAMAZ | | | | | | DUKURIA / GUXIMTAR | | | | | | | | |
| DEM MBI TRE VJEÇ | | | AMËNORE / ËE R.A | | | | | | | VEND NË NIGERI / GJYMTYRË (ang.) | | | | |
| PJESËTAR | | | | | | | TRAKË / PËREMËR VETOR | | | | | NË Ç'MASË? | AUSTRIA / AI (fr.) | |
| | QESËNDIA | | | | | | | VRASJE / LITRI | | | | | | INDIA |
| | | HUMBJA E TIPAREVE, SHKRIRJA | | | | | | | | | NJË NGA SHOKËT E MUHAMEDIT a.s. | | | |

DR. ISLAM HASANI

# EKONOMIA DHE BANKIMI ISLAM

## KONCEPTE THEMELORE





PRISHTINË
2013